# DITURIA ISLAME

NUMER 238 | VITI 25 | MAJ 2010 | XHUMADEL-UHRA 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

MUHAMED SEID RAMADAN EL-BUTI

## SHKAKU I PRAPAMBETJES DHE PËRPARIMIT

HAMDI NUHIJU

## NJERIU I MIRË – SHOK I PEJGAMBERËVE!

KUJTIM KASAMI

## ISLAMI DHE DITURIA

ARTA TAHIRI

## ISLAMI DHE DEMOKRACIA

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI LIBANIN



www.dituriaislame.net




**EL EVVEL**

**"Ai është i PARI (EVVEL) që s'ka fillim dhe i Fundit (Ahir) që s'ka mbarim,**
**i Dukshmi (Zahir) dhe i Padukshmi (Batin), dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë."**

**EL HADID, 3**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A'RAF, 180**









Fërkimet e kamotshme historike në administratën e Perandorisë Romake rezultuan me ndarjen e kësaj perandorie në dy pjesë në vitin 395. Në të vërtetë ndarja e Perandorisë Romake u bë në Lindore - ku u përqendrua zhvillimi i kulturës krishtere-proveniencë helene, dhe në atë Perëndimore - ku u përqendrua zhvillimi i kulturës së krishtere-proveniencë latino-romane).
Megjithatë, epilogu i fërkimeve brendakishtare dhe perandorake nuk përfundoi me kaq. Kontradiktat dhe armiqësia brendakishtare ashpërsohet me intensitet më të madh veçanërisht në shekullin V, kurse ndarja përfundimtare bëhet në gjysmën e dytë të shekullit XI, gjegjësisht në vitin 1054, kur ndarja e Kishës krishtere u bë në dy rite: në ortodokse dhe në latino-katolike.



Dëshmia Islame (Shehadeti) që kur shkruhet në arabisht është në formë shpate, është ajo që i ka këputur idhujt e rremë të injorancës dhe të padijes në zemrat e atyre që kanë pranuar të vërtetën hyjnore. Goditja e parë e saj ka qenë fatale për të gjitha ideologjitë dhe të gjitha fetë që ishin korruptuar dhe kishin humbur origjinalitetin e tyre". (Sejid Naser)




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

“ATYRE QË DUAN JETËN E KËSAJ BOTE DHE BUKURITË E SAJ, NE DO T'UA SHPËRBLEJMË KREJTËSISHT PUNËT E TYRE DHE NË TË NUK DO T'U LIHET GJË MANGUT”.
(HUD, 15)

# NAMAZI, EUDAIMONIA E BESIMTARIT

*Krijimi i njeriut në formën më të bukur nga ana e Allahut xh.sh., është një nga veprat më madhështore të Tij. Parimisht, krijimi i njeriut kishte për qëllim që kjo krijesë të madhërojë dhe njohë Allahun si të Vetmin Zot, Krijues dhe Furnizues. Në kuadër të falënderimit është edhe namazi (lutja), me të cilin, me bindje e respekt të plotë, besimtari i përulet Zotit, Sunduesit të gjithësisë. Namazi si lidhje dhe komunikim i drejtpërdrejtë në mes të krijuarit dhe Krijuesit, në këtë formë dhe në këtë numër, nuk mund të gjendet në asnjë fe tjetër. Ky adhurim i veçantë shtrëngon dhe forcon dashurinë në mes besimtarëve në shumë rrafshe dhe në shumë dimensione. Ai mbetet një faktor stabiliteti e progresi dhe bashkim i qëndrimeve e lehtësim për ballafaqim me sfidat që kanë kapluar këtë dynja. Në rrafshin fetar, feja islame namazin e konsideron si lutje që s'mund të kompensohet as me para e as me mjete të tjera. I dërguari i fundit i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., porosit e urdhëron në shumë hadithe dhe inkurajon besimtarin, që të mos e ndërpresë këtë lidhje dhe komunikim me Krijuesin e tij. “E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet Allahu, u rrëqethen zemrat e tyre, kur u lexohen ajetet e Tij - u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm tek Zoti i tyre. Dhe të cilët falin (rregullisht) namazin dhe nga ajo, me se i furnizuam Ne, ata japin. Të tillët janë besimtarë të vërtetë dhe për këtë kanë vende të larta te Zoti i tyre, kanë falje dhe kanë furnizim në mënyrë të ndershme”. (El-Enfalë, 2-4)*

*Namazi është shenjë e pastërtisë së përditshme. Resulullahu ka thënë : “Çka mendoni, sikur të ishte një lumë para derës së ndonjërit prej jush, në të cilin do të lahej për çdo ditë nga pesë herë, a do të mbetej në të ndyrësi? Thanë: -Nuk do të mbetej kurrfarë ndyrësie. Lajmëtari a.s. tha: - Ky është shembulli i pesë kohëve të namazit. Allahu, me faljen e namazeve i shlyen mëkatet. Namazi, po ashtu pastron dhe shlyen mëkatet”. Pejgamberi a.s., po ashtu deklaron se Pesë namazet prej njërit deri te tjetri, namazi i xhumasë prej njërit deri tek tjetri dhe prej një ramazani gjer në ramazanin tjetër, janë pastrues të mëkateve në mes tyre, nëse ruheni prej mëkateve të mëdha. Falja e namazit, mbjell dhe ushtron dashurinë që fëmija duhet të ketë karshi prindërve, familjes, farefisit, shoqërisë dhe shtetit. Abdullah ibn Mes'udi r.a. ka thënë: -“E kam pyetur të Dërguarin a.s.: Cila punë është më e dashur tek Allahu i Madhëruar? Tha: Namazi në kohën e vet. -I thashë: Pastaj cila? Tha: -Bamirësia ndaj prindërve. -I thashë: Pastaj cila? Tha: -Xhihadi në rrugë të Allahut. Po ashtu, namazi është mjeti më i sigurt dhe më garantues që, nëse kryhet me përpikëri dhe me përmbajtje, shpie drejt e në Xhenet”. Një njeri ka thënë: -O i Dërguar i Allahut, më trego për një punë që do të më shpjerë në Xhenet dhe do të më largojë nga Xhehenemi! I Dërguari a.s. tha: -Ta adhurosh Allahun dhe të mos i shoqërosh asgjë, të falësh namazin, të japësh zekatin dhe t'i mbash lidhjet farefisnore A dëshironi t'ju tregoj se me se shlyen Allahu mëkatet tuaja dhe me se i lartëson gradat tuaja? Të pranishmit i thanë: -Po, o i Dërguari i Allahut! I Dërguari a.s. u tha: -Marrja e abdestit edhe atëherë kur është vështirë, shkuarja e shpeshtë në xhami dhe pritja e namazit. Kjo është fortifikatë, kjo është fortifikatë”. Me namaz Muhamedi a.s, shprehte falënderimin dhe madhërimin e tij ndaj Allahut Fuqiplotë. Nëna e besimtarëve dhe njëherazi bashkëshortja e Muhamedit a.s., Aisheja r.a. ka thënë: “I Dërguari a.s. çohej natën (dhe falej) aq gjatë, saqë këmbët i qenë ënjtur, prandaj unë i thashë: Përse po vepron kështu, o i Dërguar i Allahut, kur t'i ka falur ty Allahu mëkatet e mëparshme dhe të pastajmet? Ai tha: A të mos jem rob falënderues”? Këtë obligim, e kemi amanet nga i Dërguari Allahut, Muhamed Mustafaja, që ta mbjellim dhe përcjellim tek gjeneratat e reja me dashuri dhe respekt. Ai ka porositur që t'i urdhërojmë fëmijët tanë për namaz kur t'i kenë shtatë vjet, kurse të bëjmë presion përherë nga pak edhe duke i rrahur pak, kur t'i bëjnë dhjetë vjet. Namazi, për myslimanin mbetet eusebia në çdo kohë dhe vend.*

*Mr. Rexhep Suma*

# FETARE

Prof. Dr. Muhamed Seid Ramadan El-Buti

# Shkaku i prapambetjes dhe përparimit

Disa njerëz, me qëllim të sqarimit, mund të pyesin: nëse shkaku i prapambetjes së myslimanëve dhe llojllojshmërisë së sprovave dhe fatkeqësive që i godasin ata, është largimi i tyre nga feja islame dhe largimi i tyre e mosrespektimi i parimeve dhe dispozitave të tij, atëherë çfarë mund të themi për shtetet që nuk i përkasin kësaj feje fare dhe janë të stërzhytura në mosbesim dhe absolutisht refuzuese në tërësi të parimeve dhe mësimeve të kësaj feje?! Çfarë mund të themi për ato shtete të cilat janë zhvilluar, kanë përparuar dhe assesi nuk vuajnë nga prapambetja-dekadenca, nuk vuajnë nga llojllojshmëria e sprovave dhe fatkeqësive të ndryshme që në mesin e myslimanëve janë të shpeshta?!. Kësaj pyetjeje, të

nderuar lexues, në rreshtat në vijim do të mundohem t'i jap përgjigje të merituar, për se E lus të Madhin Zot që të ma bëjë këtë të mundshme. Lexues të nderuar, libri të cilin Allahu xh.sh. i ka shpallur të Dërguarit të Tij për të na e kumtuar neve, përmban në vete rregulla dhe ligje me të cilat i Madhi Zot e ka angazhuar-obliguar Madhërinë e Tij në realizimin e tyre karshi robërve të Tij. Andaj, ai person që i vështron këto rregulla dhe ligje me përpikëri, nuk gjen vështirësi për t'iu përgjigjur këtyre pyetjeve. Por, fatkeqësisht, shumica e njerëzve nuk janë në gjendje t'i kuptojnë ose i injorojnë këto rregulla dhe ligje të Zotit xh.sh.. Ekzistojnë dy rregulla, ose të themi dy ligje, me të cilat Allahu xh.sh. e ka angazhuar-obliguar madhërinë e Tij: me njërin ligj karshi robërve të Tij besimtarë, ndërsa me tjetrin ligj karshi robërve të Tij jobesimtarë.

**ATYRE QË DUAN JETËN E KËSAJ BOTE DHE BUKURITË E SAJ, NE DO T'UA SHPËRBLEJMË KREJTËSISHT PUNËT E TYRE DHE NË TË NUK DO T'U LIHET GJË MANGU..( HUD,15)**

Ligji i parë është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Atyre nga mesi juaj, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si pati bërë zotërues ata që ishin para tyre dhe fenë që Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t'u dhurojë siguri". (En-Nur, 55). Ndërsa ligji i dytë, me të cilin Allahu xh.sh. e ka angazhuar-obliguar Madhërinë e Tij karshi robërve të Tij, të cilët nuk i respeketojnë parimet dhe Urdhrat e Tij, është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangu. Këta janë ata për të cilët në botën tjetër nuk do të ketë kurrgjë, përveç zjarrit. Do t'u shembet çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë dhe do t'u zhvlerësohet ajo që kanë punuar". (Hud,15-16). A mund t'u hidhni një vështrim këtyre dy ligjeve? Të ndalemi së bashku dhe t'i hedhim një vështrim ligjit të parë, në të cilin Krijuesi ynë, Allahu xh.sh., thotë: "Atyre nga mesi juaj, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si pati bërë zotërues ata që ishin para tyre...", d.m.th. Allahu xh.sh. do të bëjë që udhëheqja dhe civilizimi njerëzor të jenë në duart e tyre "dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t'u dhurojë siguri". D.m.th. Allahu xh.sh. do të largojë prej tyre të gjitha rreziqet që mund t'u vijnë nga armiqtë dhe zullumqarët, dhe më pastaj, si rezulta i kësaj, ata do të jetojnë të qetë dhe të sigurt në vendet e tyre duke i shfrytëzuar të mirat dhe dhuntitë e Zotit. Mirëpo, për kë është ky premtim? Është për atë që ka besuar Zotin me bindje të thellë, dhe për atë që këtë besim të thellë e tregon duke zbatuar Urdhrat e Zotit dhe duke u larguar nga gjërat e



ndaluara, këtë domethënie ka ajeti kuranor "dhe bënë vepra të mira", pra, duke vepruar sipas parimeve të fesë dhe duke qenë i bindur se ajo rrugë është rruga e lumturisë, është rruga e vetme e cila i mundëson njeriut një jetë të lumtur në këtë dhe në botën tjetër. Prandaj, çdonjërin që vepron sipas parimeve të pastra të fesë islame, patjetër Allahu xh.sh. do ta bëjë përparimtar në vend të prapambetjes dhe gjithsesi Allahu xh.sh. do të bëjë që ky ymet të ketë në duart e tij udhëheqjen dhe civilizimin njerëzor, do të bëjë që ky ymet të ketë një jetë të qetë dhe të sigurt, larg nga çdo frikë dhe tirani. Mirëpo gjithsesi shtrohet pyetja - a u jemi përmbajtur ne Porosive dhe Urdhrave të të Madhit Zot xh.sh.?

**"...NAMAZI ËSHTË OBLIGIM (PËR KOHË) I CAKTUAR PËR BESIMTARËT". (EN-NISA, 103).**

Dikush prej nesh mund të thotë: Falënderimi i qoftë Allahut, sepse gjendja e myslimanëve sot është e mirë. Myslimanët janë të përpiktë ndaj fesë së tyre dhe këtë më së miri e argumenton numri i madh i myslimanëve që i mbushin xhamitë gjatë namazeve, e sidomos gjatë namazit të xhumasë. Por, megjithëkëtë, problemet



vetëm sa janë duke u rritur dhe duke u shtuar pa gjetur ndonjë zgjidhje për to? Pyetësit të tillë unë i përgjigjem duke i thënë: Mos u përqendro vetëm në pamje dhe në formë, mos i ndal sytë e tu vetëm në pamjen e jashtme. Kapërceji pamjet e jashtme dhe format e futu thellë në brendësi, pa do të gjesh të kundërtën e asaj që thua. Çfarë do të shohësh nëse kapërcen formën e jashtme të xhamive të stërmbushura me namazlinj? Çfarë do të shohësh nëse kapërcen formën e jashtme të njerëzve që vizitojnë shtëpinë e Zotit për ta bërë Haxhin apo Umren? S'ka dyshim se në mesin e tyre do të gjesh një numër shumë të madh që nuk dinë as gjërat më elementare të kësaj feje me të cilën Allahu xh.sh. i ka nderuar. Nëse pyet ndonjërin prej tyre për ndonjë çështje elementare të kësaj feje, do të përgjigjet me krenari: Unë nuk jam i specializuar në çështjet e fesë! Sikur çështjet e fesë janë të caktuara për disa njerëz e për të tjerët jo! Sikur ne nuk hyjmë nën domethënien e ajetit kuranor ku Allahu xh.sh. thotë: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër, pos që të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim dhe as dëshiroj të më ushqejnë ata". (Dharijat, 56-57). Megjithatë, mund të pajtohemi dhe të themi se xhamitë janë të mbushura, dhe kjo është shenjë e mirë. Mirëpo kemi një numër disa herë më të madh të myslimanëve, Islami i të cilëve është vetëm formal. Kemi një numër shumë të madh që janë larguar nga parimet më elementare të kësaj feje, siç është namazi, ndërsa Allahu xh.sh. thotë: "...namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët". En-Nisa, 103). Pastaj është një numër i madh i myslimanëve që u referohen arritjeve bashkëkohore duke injoruar historinë e ndritshme islame dhe duke e quajtur rikthimin në bazat e shëndosha islame, si prapambetje! A nuk është kjo e vërtetë?! Prandaj, ky është shkaku pse Allahu xh.sh. nuk e ka realizuar ndaj nesh atë për se e ka angazhuar-obliguar Madhërinë e Tij. Ku janë veprat e mira? Vepër e mirë është një fjalë e cila në vete përmban çdo rregull, urdhër apo ndalesë në Librin e Zotit.

Ligji i dytë është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangu". Vështrojeni me kujdes fjalën e Allahut xh.sh. "Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre", d.m.th. të gjithë atyre që bëjnë mund për të arritur një qëllim. Çdo njeriu që derdh djersë ose angazhon veten e tij për të arritur një qëllim, patjetër Allahu xh.sh. do t'ia mundësojë realizimin e atij qëllimi për të cilin ka punuar, pa marrë parasysh a është mysliman apo jo. Çdo popull që orvatet dhe bën përpjekje ditë e natë për të arritur civilizimin, ose për të arritur ndonjë pozitë më të mirë për jetesë, çfarëdo qoftë ajo, duke derdhur mund për një gjë të tillë, - atëherë s'ka dyshim se Allahu xh.sh. e ka angazhuar-obliguar Madhërinë e Tij që atë popull ta ngrejë në këtë botë, në atë vend që e kërkon. Nëse ai popull është mysliman, kjo do të jetë një begati për këtë botë dhe premtim për mirësi në Botën tjetër, ndërsa nëse janë jomyslimanë, atëherë Allahu xh.sh. ua shpërblen mundin e tyre në këtë botë dhe thotë: "Këta janë ata për të cilët në Botën tjetër nuk do të ketë kurrgjë, përveç zjarrit. Do t'u shembet çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë, dhe do t'u zhvlerësohet ajo që kanë punuar". (Hud, 16).

Lexues të nderuar, mendoj se përgjigjja tashmë u kuptua. Popujt që jetojnë në Perëndim dhe që i vërejmë se përparojnë, s'ka dyshim se ky është si rezultat i mundit të tyre dhe të paraardhësve të tyre. Civilizimi romak është produkt i përpjekjeve, produkt i shkencave dhe produkt i një mundi që kanë dhënë ata popuj dhe e kanë trashëguar sot pasardhësit e tyre, por është edhe produkt i vetë atyre. Atëherë përse të kundërshtohen ata njerëz ndaj të cilëve Allahu xh.sh. ka premtuar se do t'i realizojë qëllimet e tyre në këtë botë, për se kanë vepruar? "Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangu". (Hud, 15).

### ALLAHU U PREMTOI SE DO T'I BËJË ZOTËRUES NË ATË TOKË ASHTU SI PATI BËRË ZOTËRUES ATA QË ISHIN PARA TYRE". (EN-NUR, 55)

Ndërsa, për sa na përket neve, ejani dhe të pyesim: Civilizimi njerëzor, me të cilin mburret historia jonë e lavdishme, si rezultat i çkaje ka qenë? A ishte si rezultat i përpjekjeve dhe mundit që kishin dhënë arabët e Gadishullit Arabik ashtu siç kishin dhënë mund romakët dhe grekët? Ky civilizim, i cili për një kohë shumë të shkurtër shndriti Gadishullin Arabik dhe më pastaj u përhap në tërë rruzullin tokësor, a ishte si rezultat i përpjekjeve dhe studimeve shkencore që ndërmorën arabët injorantë? Jo assesi. Të gjithë ne e dimë se Gadishulli Arabik ishte shembull i injorancës dhe dekadencës. Mirëpo, atëherë kur shndriti misioni i të Dërguarit të Allahut xh.sh. për ta ripërtërirë mesazhin islam, të cilin Krijuesi Fuqiplotë e ka zgjedhur për njerëzimin, ata së pari i besuan atij misioni, së dyti e zbatuan me sinqeritetin më të madh dhe, së treti, u përkushtuan që ta mbronin atë me çdo çmim. Me këtë rast caktimi dhe mirësia e Allahut xh.sh. bëri që ata të kalonin në pikën më të lartë të përparimit dhe prosperitetit. Për një kohë të shkurtër, gjatë njëzet vjetësh, ata arritën kulmin e civilizimit, a thua me çfarë fshehtësie? S'ka dyshim se kjo u arrit me fshehtësinë e respektimit dhe nënshtrimit ndaj Urdhrave të Allahut xh.sh., me fshehtësinë e bindjes së tyre të thellë në vërtetësinë e mesazhit islam të shpallur nga Allahu xh.sh., - atëherë ata sigurisht që ishin më të merituarit që Allahu xh.sh. të realizonte premtimin e Tij ndaj tyre: "Allahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si pati bërë zotërues ata që ishin para tyre". (En-Nur, 55). Po sot në çfarë gjendjeje kanë arritur këta njerëz, ose më mirë të themi, pasardhësit e këtyre njerëzve?

### SHUMË NJERËZ, NGA MESI I MYSLIMANËVE, JANË DUKE ETIKETUAR MESAZHIN HYJNOR ME LLOJ-LLOJ ETIKETIMESH, SI I PRAPAMBETUR, RIKTHIM NË DEKADENCË

Sigurisht, ju jeni duke dëgjuar dhe duke shikuar se një numër i madh i njerëzve (myslimanë) e nënçmojnë këtë mesazh (Islamin), i cili e ka shndritur historinë tonë dhe të parët tanë. Sigurisht ju jeni duke dëgjuar se shumë njerëz, nga mesi i myslimanëve, janë duke etiketuar këtë mesazh me lloj-lloj etiketimesh, si i prapambetur, rikthim në dekadencë etj. etj.. Atëherë nuk është e çuditshme që gjendja jonë të rikthehet ashtu siç ka qenë para ardhjes së të Dërguarit të Allahut xh.sh..Sikur gjendja faktike e ligjeve të Zotit thotë: Ju realisht keni parë një civilizim të mrekullueshëm dhe keni jetuar me të atëherë kur ishit të sinqertë ndaj mesazhit hyjnor. Keni vërejtur se si Allahu xh.sh., gjatë njëzet vjetësh, ju ngriti në piedestalin e civilizimit njerëzor dhe në përparim të lloj-llojshëm. Ndërsa sot, meqenëse keni anashkaluar këtë ligj përmes të cilit jeni ngritur, dhe meqenëse jeni duke e nënçmuar atë, atëherë ejani dhe "Kthehuni atje, në luksin tuaj dhe në pallatet tuaja, se do të pyeteni". (El-Enbija, 13). Nëse ju keni bërë ndonjë mund për të arritur në civilizim, atëherë duhet të gjeni forcë dhe ta mbroni civilizimin tuaj. Por, nëse përparimi dhe prosporiteti juaj janë rezultat i nënshtrimit, respektimit dhe sinqeritetit tuaj ndaj Zotit xh.sh., dhe sot dëshironi ta eliminoni këtë nder e krenari që jua ka dhuruar Allahu xh.sh., - atëherë ju duhet të riktheheni aty ku keni qenë, dhe për këtë nuk duhet të habiteni?!.

Nëse dikush pyet: Atëherë përse perëndimorët, të cilët janë shumë larg mësimeve hyjnore dhe të cilët janë kundërshtues më të mëdhenj të mesazheve hyjnore sesa ne, nuk po rikthehen në dekadencë dhe prapambetje? Përgjigjja është: Kthehuni tek ligji i dytë, përmes të cilit Allahu xh.sh. e ka obliguar Madhërinë e Tij ndaj robërve të Tij. Ata njerëz kanë derdhur mund derisa kanë arritur aty ku janë. Ata njerëz e kanë trashëguar këtë civilizim nga paraardhësit e tyre gjatë një historie shumë të gjatë dhe është e drejtë e tyre që t'i shfrytëzojnë frytet e mundit të tyre. - "Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangut". (Hud, 15). Krejt në fund do të sjell një shembull, i cili mund ta bëjë më të përafërt këtë që desha të thosha. Një njeri i pasur dhe bujar takoi një familje që jetonte në kushte shumë të vështira ekonomike, ai u prek nga kjo gjendje dhe, nga zemërgjerësia e tij, u dhuroi një shtëpi e cila i plotësonte të gjitha kushtet për një jetë të rehatshme. Nuk u mjaftua vetëm me kaq por u caktoi edhe një shumë parash, të cilat i merrnin rregullisht nga ky njeri. Kaloi një kohë mjaft e gjatë dhe banorët e shtëpisë nuk i harruan të mirat e këtij njeriu. Mirëpo, kur të mirat filluan të shtoheshin, kjo familje filloi t'i harronte të mirat e njeriut dhe filluan të tregoheshin mendjemëdhenj dhe arrogantë ndaj atij që u kishte bërë mirë. Kur ky njeri e kuptoi këtë gjendje, u tha: Si duket, ju nuk keni më nevojë për mua, atëherë dilni nga shtëpia ime dhe shkoni e jetoni në pronat tuaja, për të cilat keni bërë shumë mund derisa i keni bërë. Nëse ndonjëri prej tyre thotë: Mirë, por për se banorët e tjerë që janë duke banuar në shtëpitë përreth nuk po i braktisin ato shtëpi? Ai do t'ju përgjigjet: Jo, ata janë munduar shumë dhe e kanë bërë për vete atë tokë dhe më pastaj i kanë ndërtuar ato shtëpi, që është rezultat i mundit të tyre dhe nuk mund t'i përzë. Ndërsa ju realisht nuk posedoni asgjë nga kjo, ndoshta posedoni diku tjetër, prandaj duhet ta braktisni shtëpinë time dhe të shkoni në pronën tuaj! ●

Marrë nga: www.bouti.com, 11.12.2009.
Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe. Vedat Shabani



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir” 5



فَلَا أُقْسِمُ بِالْخُنَّسِ . الْجَوَارِ الْكُنَّسِ
وَاللَّيْلِ إِذَا عَسْعَسَ . وَالصُّبْحِ إِذَا تَنَفَّسَ
إِنَّهُ لَقَوْلُ رَسُولٍ كَرِيمٍ . ذِي قُوَّةٍ عِنْدَ ذِي الْعَرْشِ مَكِينٍ . مُطَاعٍ ثَمَّ أَمِينٍ



**15. Betohem fuqimisht në yjet që tërhiqen (ditën, e ndriçojnë natën),**

**16. Që udhëtojnë e fshihen (si dreri në strofkë),**

Allahu xh.sh. në ajetet kuranore është betuar shumë herë në qiellin, yjet, planetët dhe galaktikat, me qëllim të argumentimit se kjo ekzistencë i nënshtrohet një sistemi të përkryer hyjnor, të cilin Ai Vetë e ka përcaktuar. Ky argumentim është njëkohësisht tërheqje e vërejtjes për njerëzit, që t’i vrojtojnë këto shenja të mëdha të Allahut në gjithësi e të mos lajthiten a devijojnë nga besimi i pastër, për t’u zhytur në ujërat e turbullta të idhujtarisë e pabesimit, duke lënë anash adhurimin e Atij që është i Vetmi i denjë dhe meritor për adhurim.

Në të kaluarën, po dhe tash, banorët e shkretëtirave si dhe lundruesit nëpër dete, gjatë udhëtimeve të tyre, natën, orientoheshin vetëm në bazë të pozitës së yjeve, prandaj edhe është i njohur fakti se shumë popuj të lashtë, po edhe arabët, adhuronin disa prej këtyre yjeve, siç ishte ylli “Sirius”, i cili natën ka shkëlqimin më të fortë. Për këtë arsye, Zoti xh.sh. ua tërhoqi vërejtjen njerëzve se ai është edhe Zoti i “Siriusit” për ç’gjë flet në suren “En-Nexhm”, ajeti 49: “Dhe se Ai është Zoti i Shi’rasë (Siriusit-yllit polar që e adhuronin)”. Pastaj edhe në suren Fusilet, 37, Ai sqaron e thotë:“Nga faktet e madhështisë së Tij janë nata, dita, Dielli e Hëna. Mos i bëni sexhde as Diellit, as Hënës! Sexhde bëni vetëm Allahut, i Cili i krijoi ato, nëse adhuroni vetëm Atë!”

Pra, kjo është një thirrje e hapët hyjnore që njerëzit t’u shmangen besimeve të kota në yjësitë e krijuara nga Krijuesi Fuqiplotë, i Cili u ka dhënë atyre dritën dhe shkëlqimin.

Ajeti fillon me betim, duke përdorur “lamin” mohues, i cili nënkupton përforcim të betimit, dhe është një prej betimeve më madhështore në Kuran. Një prej betimeve të tilla me “lamin” mohues kemi edhe në suren “El-Vakiatu”, ku Allahu xh.sh. thotë:

“Betohem në shuarjen (perëndimin) e yjeve. E ai është betim i madh, sikur ta dini!” (El-Vakiatu, 75-76) Fjala “El-Hunnesi” në këtë ajet nënkupton yjet që lëvizin, por që gjatë ditës, nga shkëlqimi i dritës së Diellit, fshihen dhe bëhen të padukshëm për syrin e njeriut, ndërsa në kuptimin gjuhësor kjo fjalë nënkupton vonimin, kthimin mbrapa, fshehjen apo zhdukjen nga të pamit.

Mu për shkak se fshihet dhe vepron me ngacmime e intriga të fshehta, edhe shejtani është quajtur "el-hannas". Disa nga dijetarët kanë shfaqur mendimin se me fjalën "Hunnesi" nënkuptohen planetët e sistemit tonë diellor, si Marsi, Saturni, Jupiteri etj., të cilët sillen vazhdimisht nëpër orbitat e tyre të përcaktuara, por mendimi më i fuqishëm është se kjo fjalë nënkupton të gjitha yjet që duken në kupën e qiellit tonë dhe lëvizin pa ndërprerë. Ndërsa fjala "Kunnesi" ka për qëllim po ashtu yjet, të cilat fshihen nën dritën e Diellit, duke qenë vazhdimisht në lëvizje.Ndoshta mu për këtë, disa dijetarë kanë shfaqur mendimin se fjala "Kunnesi" nënkupton drerin (drenushën), që gjatë ditës struket në strofkën e vet, për të mos iu ekspozuar ndonjë rreziku të mundshëm, dhe në këtë rast kemi të bëjmë me një alegori kuranore, sepse fjala është saktësisht për yjet që ndriçojnë si kandila dhe që shfaqen e fshihen. Mendimin se në këto dy ajete Allahu është betuar në yjet në tri gjendjet e tyre: lindjen, lëvizjen dhe fshehjen e tyre, e përkrahin Aliu r.a.. Ibn Abbasi, dhe shumica dërrmuese e dijetarëve.[1] Ibn Kajjim el Xhevzij, në lidhje me kuptimin e fjalëve "hunessi" dhe "xhevaril kunnesi", pasi paraprakisht refuzon mendimin e disa tefsirologëve që kanë thënë se këto dy fjalë nënkuptojnë lopën e egër apo drerin, thotë se Allahu xh.sh. në Kuran në asnjë vend nuk është betuar në kafshë, por qëllimi i betimit janë yjet, si argumente të mjaftueshme për njerëzit që të udhëzohen dhe të kuptojnë Fuqinë e Allahut.[2]

**17. Pasha natën kur ajo ia beh me errësirë.**
**18. Pasha agimin kur ia shkrep!**

Betimet e radhës nga i Plotfuqishmi, janë në natën kur ajo vjen, me errësirën e saj të plotë, dhe në agimin kur ai fillon të zbardhë. Fjala "as-ase" në kontekst të ajetit na vjen me dy kuptime. Njëri kuptim është kur nata ia beh me errësirën e saj trishtuese pas dritës së ditës, kurse tjetri flet për pjesën e fundit të natës dhe errësirën e plotë të saj. Megjithatë, nga vetë konteksti i ajetit, mendimi i dytë është më i pranueshëm, sepse, pas përfundimit të natës të errët, vjen agimi dhe drita e mëngjesit, që e cek ajeti vijues."Pasha agimin kur ai ia shkrep".

Ndërsa në lidhje me fjalën "teneffese", kjo nënkupton shkreptimën e dritës së Diellit, e cila shpërndan errësirën e natës.

Disa kanë thënë se fjala "teneffese" nënkupton aromën dhe frymën që freskon çdo gjë, e në këtë kontekst figurativisht nënkuptohet aroma dhe fryma e mëngjesit që përhumb errësirën.

Në këto dy ajete, ashtu si thuajse në tërësi në këtë sure, ka një metaforë dhe alegori të mahnitshme, sepse ashtu sikur toka gjallërohet me lindjen e diellit dhe dritën e tij, duke dalë nga errësira e ngrysur, po ashtu edhe Kurani për jetën njerëzore simbolizon mëngjesin e ndritur të saj, i cili kishte pritur një kohë të gjatë për t'u shfaqur e për ta dëbuar errësirën e injorancës e të kufrit, ku ishte zhytur bota atëherë.Në kohën e zbritjes së Kuranit, mëkatet, shirku dhe kufri kishin mbërthyer mendjet e njerëzve, por deshi Allahu nga mëshira e Tij, që me rrezet e Dritës së Tij t'i ndriçonte horizontet e Mekës dhe të kësaj bote, duke përndjekur e shkatërruar hijet dhe ushtritë e kufrit e të errësirës, në rrugën e tyre pa kthim. Ishte ky një përgëzim i madh se njerëzimi nën dritën e Islamit do të ngrihej në piedestalin më të lartë të moralit dhe të udhëzimit.Megjithatë, në kontekst të këtyre ajeteve spikat edhe komentimi bashkëkohor i kolosit të tefsirit – Sharaviut, i cili thotë se fjalët "Hunnesi" dhe "Xhevaril Kunnesi", në dy ajetet paraprake, që flasin për yjet që shfaqen e zhduken, në fakt në formë metafore dhe alegorie simbolizojnë shpalljet paraprake të Allahut, të cilat për një periudhë të caktuar kohore kanë qenë udhërrëfyese të rrugës së Allahut, por më pastaj, për fajin e njerëzimit, ishte zhdukur drita e tyre nga kujtesa e njerëzve. Ndërsa me ajetin: "Pasha natën kur ajo ia beh me errësirë.", simbolizohet koha e injorancës më të errët të njerëzimit, koha para ardhjes së Shpalljes së fundit të Allahut - koha e xhahilijetit, ndërsa ajeti vijues: "Pasha agimin kur ia shkrep!", simbolizon ardhjen triumfuese të Islamit - të mesazhit të fundit të Allahut në tokë, i cili i dha gjallëri çdo gjëje, pas vdekjes shpirtërore që kishte përjetuar njerëzimi. Dhe, vërtet, ardhja e Islamit gjallëroi mendjet dhe zemrat e fjetura të njerëzve, për ta kapur mesazhin e Krijuesit të tyre, që njëherë e përgjithmonë të shpëtonin nga errësira e injorancës ku ishin katandisur.[3]

**19. S'ka dyshim se ai (Kurani) është thënie e të dërguarit fisnik (që e pranoi prej Zotit).**
**20. Që është i fortë dhe që ka vend të lartë te Zoti i Arshit.**
**21. Që është i respektuar atje (në mesin e engjëjve) dhe besnik.**

Ajetet në vazhdim, të cilat janë përgjigje për të gjitha betimet e mëparshme, flasin për Kuranin famëlartë si Fjalë hyjnore, të cilin e ka bartur e përcjellë me besnikërinë më të madhe krijesa më madhështore në botën e engjëjve – Xhibrili a.s..

Këto ajete, thuajse janë një vazhdim i përshkrimeve të Xhibrilit a.s., të përshkruara në suren "En-Nexhm" dhe në disa sure të tjera kuranore.

Xhibrili a.s. është quajtur "i dërguar fisnik", i cili ka për detyrë vetëm të përcjellë mesazhin hyjnor tek i dërguari i Tokës, krijesa më madhështore e ekzistencës-Muhamedi a.s., e ky tek mbarë njerëzimi.Është quajtur "Fisnik", sepse është melek i afërt tek Allahu, e nuk është shejtan, siç shpifnin idhujtarët mekas, sa kohë që dihet se cilësitë e shejtanit janë: i keq, me pamje të shëmtuar, intrigant, mosmirënjohës dhe, mbi të gjitha,



simbol i së keqes në këtë ekzistencë, kurse i Dërguari Fisik- Xhibrili a.s. është një melek i afërt, i bukur në pamje, me mirësi të shumta dhe, mbi të gjitha, besnik, të cilit Allahu ia besoi zbritjen e Shpalljeve nga qielli në Tokë.Po këto ajete, Xhibrilin a.s. e përshkruajnë edhe me katër cilësi të tjera, përveç asaj së parës si fisnik, të ndershëm e të dashur të Allahut. Cilësia e dytë e Xhibrilit a.s., e cekur në ajetet vijuese, është " i fortë", që e ka cekur edhe në ajetet e sures "En-Nexhm", kur thotë:

"Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili), që ka mendje precize..." - (En-Nexhm, 5-6)

Cilësimi i Xhibrilit si "i Forti" sqaron forcën dhe fuqinë e tij në disa aspekte:

1. Ai me fuqinë e tij ka mundësi t'i largojë djajtë dhe të mos i afrohen, që të shtojnë apo pakësojnë diçka nga Shpallja e Zotit të botëve. Madje, edhe vetëm po ta shohë nga larg, shejtani largohet prej tij pa bërë zë. Një rast të tillë e kemi të portretizuar në luftën e Bedrit, kur shejtani, i trupëzuar në formë njeriu, teksa marshonte në betejën e Bedrit kundër myslimanëve, përkrah idhujtarëve, e pati lënë fushëbetejën, duke u thënë: Unë po e shoh atë që ju nuk po e shihni, d.t.th. kishte parë Xhibrilin në krye të melekëve të Allahut, të cilët kishin zbritur për të përkrahur moralisht myslimanët në këtë betejë.

2. Xhibrili është përkrahës i të Dërguarit të Allahut në Tokë- Muhamedit a.s., të cilin idhujtarët po e refuzonin dhe përndiqnin. Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "... E nëse bashkëveproni kundër tij, ta dini se All-llahu është Ai mbrojtësi i tij si dhe Xhibrili dhe besimtarët e ndershëm; e kur është kështu, edhe engjëjt i dalin në ndihmë." – (Et-Tahrim, 4)

Prandaj, ai njeri që ka këtë përkrahje nga Allahu i Gjithëpushtetshëm dhe nga Xhibrili me këtë forcë të paimagjinueshme nga ana e Allahut, i cili në çdo kohë, me Urdhrin e Allahut mund të kthejë çdo gjë mbrapsht, siç pati vepruar me popullin e Lutit dhe me popujt e disa pejgamberëve të tjerë, - atëherë, sigurisht që ai njeri do të jetë ngadhënjyes në përcjelljen e mesazhit të tij qiellor tek njerëzit.

3. Xhibrili është i aftë dhe ka mundësi të zbatojë me përpikëri çdo urdhëresë që i vjen nga Allahu, duke mos pasur asnjë pengesë në realizimin e këtij urdhri, për shkak të fuqisë që i është urdhëruar nga i Plotfuqushmi.

Cilësia e tretë e Xhibrilit a.s. është se ai ka një vend dhe pozitë të lartë nderi tek Allahu, madje krejt pranë Arshit madhështor.

Cilësia e katërt e Xhibrilit a.s. është se ai është i respektuar në mesin e engjëjve të tjerë, duke u nisur nga fakti se është më madhështori prej tyre. Disa nga mufessirët, sjellin një rast të tillë të respektit nga ana e melekëve për të, kur në natën e Miraxhit, kishte urdhëruar rojën e Xhenetit që t'i hapte dyert e tij për t'i lejuar Muhamedit a.s. të hynte në të dhe shikimin e mirësive e bukurive të tij, dhe po ashtu kishte urdhëruar rojën e Xhehenemit që t'i hapte dyert e tij, që Muhamedi a.s. t'i shikonte tmerret e tij.[4]

Dhe cilësia e pestë e Xhibrilit a.s. është cilësimi i tij me fjalën "besnik".

Ky pra është besniku i qiellit, i cili ia përcolli besnikërisht Fjalët e Krijuesit besnikut të Tokës-Muhamedit a.s., vulës së pejgamberëve, për ta nxjerrë njerëzimin nga errësirat në dritë.

Siç theksuam më parë, Allahu e ka quajtur Xhibrilin a.s. edhe me disa emra e cilësi të tjera, si: "Rruh-Shpirt", "Rruhul emin-Shpirt Besnik", "Rruhul kudus-Shpirt i Shenjtë" etj..

Emërtimi i Xhibrilit me emrin "Rruhul kudus-Shpirt i shenjtë" duke i bashkëngjitur pas edhe emrin e Allahut: "El-Kuddus"- "I Shenjti" – nënkupton fisnikërimin e tij me fisnikërimin hyjnor nga ana e Allahut Fuqiplotë, meqë Emrit të Tij ia ka bashkëngjitur emrin e Xhibrilit a.s..(vijon) ●

(1) Abdulhamid Kishk, "Fi Rihabi-t-tefsir", vëll. 30, f. 7880(2) Ibn Kajjim el Xhevzij "Ed-Dav'ul munir ale-t-tefsir" vëll. VI, f. 282-283, Rijad, pa vit botimi. (Këto komentime të Ibn Kajjimit të përzgjedhura nga libra të ndryshëm, i ka tubuar në një tefsir Ali ibn Hamd ibn Muhamed es-Salihij dhe ka emërtuar "Ed-Dav'ul munir ale-t-tefsir")(3) Sharaviu, "Tefsirul Kur'anil Adhim", f. 142-143. (4)Izzuddin Abdurrazik el hanbelij "Rumuzul kunuz fi tefsiril kitabil aziz" vëll. VIII, f. 512

Dr.Sulejman Osmani

# Postieri i Djallit

عَنْ حُذَيْفَةَ أَنَّهُ بَلَغَهُ أَنَّ رَجُلًا يَنُمُّ الْحَدِيثَ فَقَالَ حُذَيْفَةُ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ
عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ لَا يَدْخُلُ الْجَنَّةَ نَمَّامٌ

*Hudhejfes i kishin treguar për një njeri i cili bartte fjalë, e ai kishte thënë:*
*"Kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: Ai që bart fjalë, nuk do të hyjë në Xhenet"*[1]

## PËRGJEGJËSIA PËR ATË QË THEMI

Nga synimet esenciale të Islamit është përmirësimi i moralit të besimtarit, duke e udhëzuar atë për çdo të mirë dhe duke e ndaluar nga çdo e keqe. Transmetohet nga disa prej tabiinëve, se vetëdijen mbi adhurimin (el ibadetu) nuk e matnin me shkallën e kryerjes së namazit apo agjërimit, veçse atë e matnin me vlerat morale dhe ndikimin e Islamit në këtë aspekt. Islami i myslimanit identifikohet nga sjelljet e tij dhe ato janë dëshmia konkrete. Shumë herë obligimet bazë, si namazi e të tjera, nuk kalojnë rrethin e ndikimit individual. Në këto raste mund të mos reflektojë ndonjë veprim të caktuar dhe të mos njihet karakteri i tij, por cilësia e Islamit të tij do të bëhej publike kur bashkëvepron e bashkëpunon me të tjerët. Tani bëhet e qartë sa është i përkushtuar ndaj parimeve të besimit dhe sa ndikojnë ato në jetën e tij, sa e respekton kodin moral islam, mbi të cilin ngrihet e tërë feja. Është e vërtetë se shumë herë, mund ta ndalim lehtë dorën apo këmbën e gjymtyrët e tjera nga e keqja, po përkundrazi, gjuha është shumë e zonja dhe shpesh reagon pa vend e pa rend. Aliu r.a. kishte thënë se, po të ishte e mundur, gojën do ta trajtonte si një keqbërës i cili, si i burgosur, është më i sigurt. Të tjerët, në aspektin e sigurisë, gojën e përshkruajnë si një mekanizëm që është sforcuar me dy nofulla, me eshtër, që mbyllen fort, dhe, po nuk i hape vetë, këtë vështirë se mund ta bëjë dikush tjetër. Shtesë të kësaj, buzët paraqesin një mbyllje të dyfishtë. Kjo tregon për nevojën e kontrollit të asaj që kalon nëpërmes një daljeje të tillë. Mbylle gojën, shtrëngo nofullat, bashko buzët dhe kurrsesi mos fol shkel e shko. Njeriu nuk mund të flasë asnjë fjalë e të mos ketë përcjellësin nga melekët, që nuk i ndahet kurrë. Pastaj, Ditën e Gjykimit do të habitet nga libri i tij, ku ka shënuar çdo detaj dhe nuk ka lëshuar asgjë.

## MORALI I ATYRE QË NUK KANË MORAL

Me gjithë argumentet e qarta, porositë e shumta dhe këshillat shumë domethënëse, përgojimi (el gijbetu) dhe bartja e fjalëve (en nemijmetu) thyejnë kodin moral dhe individi e bën të veten duke përlyer të tjerët me karakterin e ulët të tij. Bartja e fjalëve me qëllim keqbërjeje është morali i atyre që nuk kanë moral, dhe pasuria e atyre që nuk kanë vlera njerëzore, që kanë shpirt të prishur, dhe fjalët e bartura nga njëri tek tjetri, u përngjajnë fekaleve që shpërndahen gjithandej e kundërmojnë erëra të pakëndshme. Masa minimale e kësaj shujte është t'i thuash dikujt se filani ka thënë për ty kështu e ashtu, pa marrë parasysh nëse e ka dëgjuar vetë apo e bart nga dikush tjetër. Edhe në këtë rast Islami konfirmon ndalimin e masës minimale të së keqes dhe asaj që është haram, e paraqitur si një nga arsyet kryesore për vuajtjen e dënimit shumë të rreptë në Botën tjetër.

## NDENJJET DHE SEKRETET E TYRE

Është e natyrshme që njerëzit të tubohen dhe të bisedojnë së bashku për çështje e probleme të ndryshme, duke trajtuar tematika me interes, qofshin ato të karakterit individual ose shoqëror. Është e sigurt se gjithmonë kemi hapësirë të mjaftueshme për biseda produktive, pa pasur nevojë të hapim derën e përgojimit ndaj të tjerëve, dhe bartjes së fjalëve me qëllim keqbërjeje. Por, në shumë raste, është e mundur të marrim pjesë në biseda kur merret në shenjë personaliteti i dikujt që nuk është i pranishëm dhe flitet rreth tij në përmasa të ndryshme, duke vlerësuar punën, sjelljen dhe karakterin e tij. Këto komunikime ndonjëherë ndoshta edhe janë të nevojshme? Nuk mund të themi se ky është veprim i mirë, ngase, në çfarëdo situate, kjo formë e vlerësimit paraqet përgojimin e dikujt që nuk është i pranishëm dhe kjo është e ndaluar. Por, në anën tjetër, ndodh shkelja e sekreteve të ndenjjes dhe bisedave rreth çështjeve të caktuara, të cilat ndoshta i përkasin një rrethi me interes të veçantë. Nëse është biseduar në një zonë të ndaluar, kurrsesi nuk bën të thyhet ndalesa tjetër dhe të përhapen sekretet e biseduara, po gjithsesi duhet të mjaftohemi me masën e parë. Shumë herë biem viktimë e asaj që dikujt i themi diçka në besim, e më pastaj ballafaqohemi me të në mënyrë të hapur, dhe vuajmë pasojat. E tëra ngjan ngase dikush nuk ka ruajtur sekretet, ka bartur në pabesi fjalë tek të tjerët. Gjithsesi, mexhliset kanë amanetet e tyre që patjetër duhet të ruhen, dhe sekretin duhet ta mbajmë në besë.



## GIBET E VASALITET

Kjo e keqe nuk është dukuri e një shtrese të caktuar njerëzish, të pashkolluar e të pa arsimuar, por, në këtë ngushticë gjenden edhe shtresa intelektuale që përdhosin dinjitetin e tyre. Ndoshta nuk e teproj nëse konstatoj se bartja e fjalëve dhe përgojimi, krijojnë viktima të shumta, që pësojnë pa fije mëkati. Bartja e fjalëve reflekton moralin e ulët dhe besimin e dobët, që nuk mund të ngrihet në masën e ndikimit dhe të aktivizohet me qëllim të ndalimit nga e keqja që dëmton atë. Këtë mekanizëm të keq e përdorin shumëkush për të arritur qëllimet e veta. Ushqehen me të ata që nuk ngopen me të këqijat e të tjerëve, gjallërojnë mbi baza të përgojimit e bartjes së fjalëve. Vlera e tyre ndërtohet mbi pushtetin e përgojimit. Përfoljet në vesh ndërtojnë imazhin e njerëzve dhe rezultojnë qëndrimet ndaj tyre. Praktika të tilla nuk u lënë vend njerëzve të devotshëm, ngase në parim paraqesin konceptin e gabuar mbi ndërtimin e një shoqërie të shëndoshë, ku vlerat formojnë kriteret. Kjo nuk mund të arrihet në rastet kur veprohet mbi baza të përgojimit, ngase, vesi i tillë krijon vasalitet dhe rreth pa vlera, duke i menduar të gjithë hyzmeqarët si njerëz të devotshëm të tij, e në realitet ata janë hunjtë e kalbur që prezantojnë rënien e gardhit në çdo rast. Është dobësi e madhe nëse mendojmë që përgojuesi na e do të mirën dhe është duke bërë punë të ndershme. Pa dyshim që pushteti duhet të ketë "veshin e vet", por kurrsesi ky nuk mund të jetë përgojuesi apo ai që bart llafe. Askush nuk mund të ngrihet duke shkelur mbi moralin dhe dinjitetin e të tjerëve; këto janë shtigje shumë afatshkurtra. Nuk ka dyshim se kjo paraqet praktikën e mentaliteteve totalitare. Nga jeta e përditshme jemi dëshmitarë se shumë njerëz ndryshojnë karakterin e sjelljes dhe qëndrimit ndaj të tjerëve vetëm në bazë të njohurive që u servohen nga prapaskena, ku hukatja e përgojimit i ngre temperaturën e veshit. Të pafajshmit dëmtohen nga "ecejaket e mizës", e cila, duke shëtitur nga një ndyrësirë në tjetrën, bart mikrobet shkatërruese. Gjithnjë, në jetën e përditshme, shohim se shtresa përgojuese ushtron ndikimin në masë të madhe duke mbyllur rrugën e sinqeritetit. Është shumë vështirë që para dikujt të paraqitesh me një mendim tjetër, ngase mund të dalësh në anën e kundërshtarëve. Po nuk e pate të njëjtën mendje, nuk mund të jesh i vijës së njëjtë, prandaj mund ta pësosh. Përgojimet e përfoljet e shumta kanë krijuar një imazh të paragjykuar, i cili në situata të mendimit tjetër rrëshqet edhe më poshtë. Fitohet përshtypja se ky lloj ushqimi i ndaluar, për shumëkënd është bërë idare, pa të cilën assesi nuk mund të jetohet.

## ETHET E PËRGOJIMIT

Kur dikë e kapin ethet e frikës nga përgojimi, nuk mund t'i besojë askujt dhe karakterizohet nga një shkallë e lartë e pasigurisë. Nuk mund t'u besojë as ndenjieve të zakonshme familjare, ngase e shoqëron ndjenja se janë tubuar për të folur kudër tij. Apo, në mendjen e vet gjithmonë i sillet paragjykimi se dikush është duke i kurdisur ndonjë të keqe. Jeton në stres të vazhdueshëm dhe kurrsesi nuk bëhet rehat. Kjo ndjenjë na dëmton shumë. Dëmton marrëdhëniet familjare, zbeh shoqërinë dhe respektin për njëri-tjetrin. Shumë herë, njëri tjetrin nuk mund ta shikojmë drejt në sy, ngase kemi bartur një mal fjalësh dhe tashmë ai nuk na duket njeri i rëndomtë. Dashakëqijtë shkatërrojnë miqësinë dhe respektin në mes njerëzve, bëhen shkak për urrejtje e mosbesim, krijojnë përçarje dhe ngatërresa.

## SHEMBUJ TË FRIKSHËM

Allahu në Kuran ka sjellë si shembull për ata që nuk besojnë, gratë e Nuhut dhe Lutit, të cilat kishin tradhtuar burrat e tyre[2]. Është interesant se në komentin mbi tradhtinë që bënë ato, ndër të tjera është cekur fakti se ato bënë tradhti, ngase tregonin, përgojonin burrat e vet e bartnin fjalë jashtë shtëpisë, për ato që bisedoheshin në shtëpitë e tyre, dhe komunikonin me pabesimtarët. Gruaja e Lutit, kur vinte ndonjë njeri për të besuar, ndizte zjarrin dhe tymi e njoftonte publikun se kishte ardhur dikush.[3] Ai që bart fjalë, hyn në dosjen e mynafikut, të spiunit, dhe rangohet në kategorinë e atyre që punojnë për masivizimin e së keqes në shoqëri. Bartja e fjalëve shkatërron ndërgjegjen e njerëzve, dëmton nderin dhe karakterin e individit dhe shoqërisë. Përgojimi (el gijbetu) dhe bartja e fjalëve (en nemijmetu) paraqesin dy fragmentet e një të keqeje dhe ato Islami i radhit në kategorinë e mëkateve të mëdha. Përgojuesi dhe ai që bart fjalë, janë të zhveshur nga vlerat njerëzore dhe, para se t'i shërbejnë dikujt nga njerëzit, i shërbejnë djallit dhe qëllimeve të tij. Andaj, me të drejtë, të parët e këtij Ymeti, atë që bartte fjalë me qëllim keqbërjeje, e quanin postieri i djallit. ●

(1)Muslimi vëllimi 1 f. 101.(2) Et Tahrimë 10(3) Tefsiri i Taberiut vëllimi 18 f. 201-202

Dr.Fahrush Rexhepi

# Zgjedhja e Umerit r.a. halif i myslimanëve

Ekziston edhe diçka tjetër që ndërlidhet me rolin e Umerit r.a. në luftëra. Pas përfundimit të luftës në Uhud, kur myslimanët ishin ngjitur në kodrën e Uhudit, Ibni Kamie kishte përhapur lajmin se gjoja Pejgamberi a.s. kishte pësuar së bashku me Ebu Bekrin dhe Umerin, në fushëbetejën e Uhudit. Për ta siguruar lajmin, Ebu Sufjani kishte shkuar poshtë kodrës dhe kishte bërtitur: "A është Muhamedi në mesin tuaj"? Umeri kishte insistuar t`i përgjigjej, por, Pejgamberi a.s. i kishte thënë të mos i përgjigjej. Pastaj Ebu Sufjani bërtiti: "A është Ebu Bekri në mesin tuaj"? Sërish Muhamedi a.s. u tha të mos i përgjigjeshin. Pastaj ai pyeti: "A është Umeri në mesin tuaj"? Muhamedi a.s.. prapë u kishte thënë të mos i përgjigjeshin. Ebu Sufjani kishte thënë: "Nëse nuk gjenden këta të tre, ju të tjerët nuk na interesoni".[1] Umeri r.a. nuk mundi të duronte pa iu përgjigjur dhe tha: "O armiku i Allahut, që të tre jemi gjallë. Allahu i ka lënë në jetë ata, për shkak të të cilëve ti do të pikëllohesh". Ebu Sufjani tha: "Disa prej të vdekurve tuaj janë masakruar, unë nuk e urdhërova këtë, po kjo nuk më pikëllon". Pastaj tha: "Hubeli është i madh". I dërguari i Allahut i pyeti shokët e vet: "A nuk do t`i përgjigjeni?" E ç't`i themi?" Thuani: "Allahu është më i Madhi dhe më i Fuqishmi". Ebu Sufjani tha: "Ne kemi Uzanë e ju e nuk keni". I dërguari i Allahut u tha shokëve: "Thuani Allahu është Zoti ynë, e ju nuk keni Zot". Ebu Sufjani tha: "Tani u hakmorëm. Kjo ditë është për ditën e Bedrit. Lufta është me fat të ndryshueshëm". Umeri u përgjigj: "Nuk jemi të barabartë, të vrarët tanë do të hyjnë në Xhenet, kurse tuajt do të hyjnë në zjarr". Ebu Sufjani bërtiti: "Dil para meje, o Umer!" I dërguari i Allahut i tha Umerit: "Shko e shih ç'po do". Umeri doli, e Ebu Sufjani e pyeti duke i thënë: "Të përbej në Allahun, o Umer, a e kemi mbytur Muhamedin?" Umeri bërtiti: "Pasha Allahun, jo! Ja tek është këtu, është duke të dëgjuar se ç`je duke thënë". Ebu Sufjani tha: "Për mua ti je më i sinqertë e më i ndershëm se Ibni Kumei".[2]

## PËRPARËSITË E UMERIT DHE POLITIKA E TIJ

Kur Muhamedi a.s. ndërroi jetë , atë e zëvendësoi Ebu Bekri, dhe njerëzit i thoshin - zëvendësi i të Dërguarit a.s.. Mirëpo, kur vdiq Ebu Bekri dhe në vend të tij u caktua Umeri, njerëzit filluan të thoshin: "Zëvendësi i zëvendësit të Pejgamberit". Pas kësaj periudhe myslimanët filluan të mendonin se si të quanin atë që do të vinte pas Umerit r.a.. Ta quanin zëvendësi i zëvendësit të zëvendësit të Pejgamberit?! Sigurisht që kjo do të ishte tepër e gjatë, kështu që duhej gjetur një emër tjetër për të. Atëherë shokët e Pejgamberit a.s. thanë: "Ne jemi besimtarë dhe Umeri është prijësi ynë, kështu që do ta quajmë Prijësi i besimtarëve".3 Umeri nga ky çast u quajt kështu duke u bërë i pari që mori këtë emër. Umeri r.a. është i pari që shënoi kalendarin sipas hixhretit (emigrimit) nga Meka në Medinë. Po ashtu në kohën e tij u vendos falja e namazit të teravive me xhemat. Kjo ndodhi në Ramazanin e vitit 14. Umeri r.a ishte i pari që caktoi ndëshkimin me 80 shkopinj për ata që pinë alkool. Ai arriti të shtinte në dorë tokat e Gadishullit Arabik dhe të Egjiptit (Kajron dhe Aleksandrinë). Umeri ishte i pari që tokat e çliruara ua la vendësve, me kusht që të paguanin haraçin, ndërsa për jomyslimanët caktoi xhizje.[4] Musa El-Eshariu thotë: "E kërkova Pejgamberin a.s. në xhami dhe nuk e gjeta. Pyeta gratë e tij në mos ishte në shtëpi, por nuk e gjeta…Shkova në drejtim të pusit dhe Pejgamberin a.s. e gjeta aty, kishte marrë abdes dhe po qëndronte në gurin e pusit…Ebu Musa El-Eshariu tha me vete që atë ditë do të bëhej portier i Pejgamberit a.s.. Ai mori qëndrimin e portierit dhe qëndroi te hyrja e pusit. Pas pak erdhi Ebu Bekri dhe kërkoi leje të hynte te Pejgamberi a.s. me ndërmjetësimin e Ebu Musa El-Eshariut. Pejgamberi a.s. i dha leje që të hynte Ebu Bekri të cilin e përgëzoi me Xhenet…Pastaj erdhi Umeri r.a., i cili kërkoi leje të hynte te Pejgamberi a.s.. Ebu Musa El-Eshariu i kërkoi leje Pejgamberit a.s. se Umeri dëshironte të vinte tek ai. Pejgamberi a.s. i dha leje dhe i tha ta përgëzonte Umerin me Xhenet.[5]

## ZHGJEDHJA E UMERIT HALIF

Kur Ebu Bekri ndjeu që po i afrohej vdekja dhe myslimanët mund të mbeteshin shumë shpejt pa udhëheqës, ai filloi të këshillohej me ashabët për caktimin e halifit të myslimanëve pas tij. Umer Ibnul Hatabi ishte personi më i afërt për Ebu Bekrin. Umeri ishte njeriu i dytë në Ymet pas Ebu Bekrit. Në një rast kur Pejgamberi a.s. ishte në xhami së bashku me ashabët e tij, ai kishte pyetur se ku ishin Ebu Bekri dhe Umeri. Në atë çast qenë afruar ata të dy te Pejgamberi a.s. - Ebu Bekri ulet në anën e djathtë, kurse Umeri në të majtën. Pejgamberi a.s. i mori për dore të dy dhe tha: "Kështu do të ringjallemi në Ditën e Kiametit".[6] Në



një rast tjetër Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Burri më i mirë është Ebu Bekri, dhe burri më i mirë është Umeri". Kur e pyetën Muhamedin a.s. se kush ishte njeriu më i dashur për të, ai kishte tënë: "Aishja" I thanë: "Jo prej grave, po prej burrave", e ai tha: "Babai i saj". Pastaj kush? Pejgamberi a.s. tha: "Umeri".

Pejgamberi a.s. para vdekjes i kishte paralajmëruar myslimanët me isharete që Ebu Bekri do ta merrte halifatin pas tij, kurse Ebu Bekri kishte lënë amanet me të cilin i porosiste që duhej ta trashëgonte Umer ibni El-Hatabi. Ebu Bekri kërkoi mendimin e njerëzve në lidhje me këtë, dhe ata e autorizuan që të caktonte pasardhësin. Në të vërtetë, ai kishte urdhëruar që të tuboheshin të gjithë dhe me atë rast kishte deklaruar: "O njerëz, siç po shikoni, më erdhi përcaktimi i Allahut, e ju keni nevojë për një njeri, i cili do t'ju udhëheqë dhe t'ju prijë në namaz, do të luftojë kundër armikut tuaj dhe do t'ju urdhërojë . Nëse doni, unë do të mendoj dhe do të jap mendimin tim. Për Allahun përveç të cilit nuk ka tjetër, gjithnjë kam menduar për të mirën tuaj. Atëherë ia plasi vajit dhe njësoj vepruan edhe të tjerët, duke thënë: "O pasardhës i Pejgamberit të Allahut, ti je më i miri dhe më i dituri prej nesh, prandaj na e zgjidh ti halifin". Ai u përgjigj : "Unë do të mendoj dhe do t'ja jap mendimin tim. Do të zgjedh më të mirin prej jush, nëse do All-llahu."[7] Kështu porosit Ebu Bekr ibni Kuhafe, në fund të jetës së tij në këtë botë dhe në fillim të jetës në Ahiret, në mënyrë që këtë ta besojë jobesimtari dhe i ligu, dhe që gënjeshtari të dijë se kjo është e vërtetë. "Unë si pasardhës, pas meje do ta lë Umer ibni Hatabin, prandaj dëgjojeni dhe bindjuni. Unë gjithnjë jam munduar të mos lëshoj ndonjë të mirë për Allahun, për Pejgamberin e Tij, fenë e Tij, veten time dhe ju. Nëse ai është i drejtë, atëherë kjo është që mendoj dhe di për të, por, nëse nuk është kështu, secili njeri përgjigjet për mëkatet e veta. Unë vetëm dëshiroj mirësi dhe fshehtësitë nuk i di. Ata që bëjnë zullum, me siguri do ta dinë në çfarë vuajtjesh do të zhyten, ves-selamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu. Pas kësaj fjale, Ebu Bekri r.a. e ftoi vetëm për vetëm Umerin dhe ia komunikoi vendimin e vet e më pastaj u largua nga ai, ngriti duart dhe tha: "O Zoti im, me këtë unë kam shprehur vullnet të mirë për ta, ngase kanë frikë nga hutia. Prandaj veprova atë që veprova, e Ti e di më së miri. Unë ua paraqita propozimin tim, dhe si prijës e zgjodha më të mirin dhe më të fortin nga mesi i tyre…"

## PROKLAMATA E UMERIT NË LIDHJE ME MËNYRËN E UDHËHEQJES

Ebu Bekri r.a. vdiq të martën në mbrëmje, tetë net para përfundimit të muajit Xhemadel-Uhra, të vitit XIII h. Pas vdekjes së tij, Umeri edhe praktikisht e mori pushtetin e hilafetit, dhe shpalli metodat dhe strategjinë e tij për qeverisjen e myslimanëve. Ai pati deklaruar: "Jam vënë në sprovë me ju, dhe ju me mua. Jam emëruar udhëheqës juaji pas dy shokëve të mi pararendës, prandaj kush është me ne këtu, ne do të kujdesemi për të, e kush është në vende të tjera, do t`ua dorëzojmë atyre që janë më të fortë se amaneti. Kush vepron mirë, ne do të rritim raportin e mirë ndaj tij, ndërsa kush bënë kundërvajtje, do ta ndëshkojmë e Allahu na faltë edhe ju edhe ne".Kur u bë Umeri halif, njerëzit menduan se ai do të ishte i ashpër, ngase njihej për vrazhdësinë e tij; i tillë ishte edhe në kohën e Pejgamberit a.s. bile edhe më i ashpër në kohën e Ebu Bekrit. Por, tani si do të jetë në pozitën e halifit? Njerëzit, ndoshta me arsye, kishin frikë nga ashpërsia dhe trimëria e Umerit, dhe ai e dinte këtë, prandaj një ditë ngriti duart drejt qiellit dhe tha: "Zoti im, unë jam i ashpër, pra më bëj më të butë;unë jam i dobët, pra më forco; unë jam koprrac, pra më bëj bujar".[8] Kur pushteti kaloi në duart e tij, Umeri u ishte drejtuar edhe ashabëve me fjalët: "Mos më konsideroni të ashpër, ngase gjatë kohës së Pejgamberit të Allahut kam qenë polic i tij, e i tillë kam qenë në kohën e Ebu Bekrit, mirëpo tani, pasi pushteti kaloi në duart e mia, jam bërë më i dobëti nga ju para peshës së drejtësisë". Këshilla e fundit në ligjëratën e tij ishte që, nëse nuk e urdhëronin për të mirë, nuk e ndalonin nga e keqja dhe nuk e mësonin, do të ankohej tek Allahu xh.sh.. Për Umerin, të ishte halif nuk ishte thjesht pozitë udhëheqëse, pasi tek ai ekzistonte frika se të qenë halif dhe përgjegjës i myslimanëve, mund të ishte pengesë për të hyrë në Xhenet.[9] Njësitë e ushtrisë islame në kohën e Umerit r.a. luftonin në tri fronte: në frontin e Perandorisë Persiane, në frontin e viseve të Shamit kundër Bizantit, dhe në frontin e tretë drejt Egjiptit. Në të gjitha këto fronte ai kishte arritur të korrte suksese të mëdha. ●

1. Saffiu Rrahman El-Mubarekfuri, Err-Rrahikul Mahtum, 1416h.-1977. f.278. 2. Ibni Hisham, II, f.93-94.. 3. Hasan Ejub, Katër Halifët e Drejtë, Shkup, 1424.-2003 f.92-93. 4.. Po aty, f.93. 5Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.82. 6. Po aty, f.85. 7. Ed-Dinuri, El-Emanetu ves-sijase, 1/25. 8.Tabekat Ibni S`ad, 3/274; shih edhe: Menakibu Umer nga ibnul-Xhevzi, f.25. 9.Amr Halid, Ibdi.. f87.

Sedat Islami

# Butësia dhe vetëpërmbajtja

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Robërit e sinqertë të Allahut edhe sot janë protagonistë kryesorë të ligjëratës sonë. Edhe në këtë hutbe ata kanë pushtuar hapësirën tonë, dhe vëmendja, e tëra, është e përqendruar tek ata. Nëse javën e kaluar patëm filluar përshkrimin e tyre, një përshkrim që kufizohej, thënë disi, brenda vetvetes; patëm folur për modestinë, e cila, siç nënvizon Kardavi[1], ka të bëjë vetëm me njeriun dhe vetveten e tij, - sot do të flasim për tiparin e dytë të tyre, që është i një rëndësie jashtëzakonisht të veçantë, jo vetëm sepse në aspektin e marrëdhënieve tejkalon njeriun, por edhe për faktin se ka të bëjë me një shtresë njerëzish, që kanë karaktere të ulëta: arrogantë, sharlatanë, huliganë, etj.. Më konkretisht, lëndë shtjellimi e ligjëratës sonë sot është pjesa e dytë e ajetit 63 të kaptinës el-Furkan:"… e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: "Paqe!".Por të rikujtojmë më parë rëndësinë e moralit në Islam. Islami moralin e ka bërë sinonim. Salimi, i biri i Abdullahut, transmeton prej babait të tij (Ibni Umerit), se Pejgamberi, alejhi's selam, kishte kaluar pranë një medinasi që këshillonte vëllanë për turp-moral, të cilit i kishte thënë:"Lëre, sepse turpi është pjesë e besimit". (Buhariu) Ndoshta këtu qëndron edhe sekreti pse besimtari më i mirë është ai që e ka moralin më të mirë. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Besimtarët me besim më të përkryer janë ata që janë më të moralshmit"[2].

**Besimtarë të dashur!**

(Botëkuptimet reale të butësisë dhe vetëpërmbajtjes)

Përvetësimi i karakterit dhe cilësive të robërve të Allahut është moral, që për bazë ka fuqinë. As modestia, për të cilën folëm në hutben e kaluar, por as butësia, të cilën jemi duke e shtjelluar tani, nuk janë imazhe të dobësisë, por të fuqisë dhe dinjitetit. Ky (përshkrim) është një lavdërim për ta – sqaron Sa'diu në tefsirin e tij[3] – për arsye se ata nuk e kthyen të keqen me të keqe dhe as që ranë në shkallën e injorantëve. Prandaj, butësia (në arab. El hilmu) është shpjeguar si vetëpërmbajtje nga hidhërimi. Butësia, në fakt, është mesatarja e dy ekstremeve: hidhërimit, ku ashpërsia tejkalon kufijtë, dhe budallallëkut, ku butësia më nuk ka kuptim. Se me butësi synohet fuqia shpirtërore dhe zhveshja nga vetitë e urryera, dëshmojnë tekste të shumta fetare. Kur përdoret si cilësi e Allahut, ajo vjen paralelisht me cilësi të tjera, që dëshmojnë për ekskluzivitetin e saj si tipar morali e fuqie, dhe assesi e kundërta. Mu për këtë, në Kuran, ajo është shoqëruar edhe me cilësi të tjera, si: gafur, alim, ganijj, shekur. Thotë Allahu: "... All-llahu është i butë dhe fal shumë." (El-Bekare, 225).Kurse Pejgamberi, alejhi's selam, duke folur për këtë moral, kishte thënë: "Nuk është i fortë ai që ka fuqi fizike në mundje, por i fortë është ai që vetëpërmbahet gjatë hidhërimit". (Transmetim unanim) Dr. Kardavi, duke folur për këtë tipar të lartë morali, jep komente shumë të mira, një pjesë prej të cilave do t'i shkëpusim këtu për t'jua sjellë juve –të dashur vëllezër- si një buqetë parimesh, me të cilat besimtari do të duhej të ndërtonte personalitetin e tij.

1- Nuk e kthejnë të keqen me të keqe, po me të mirë, edhe pse kjo në fakt është e drejtë e tyre dhe kanë mundësi hakmarrjeje. Allahu ka thënë: „Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt." (Fussilet, 34)

Enes b. Maliku qe pyetur për domethënien e këtij ajeti dhe pati thënë: "Kjo është kur njeriun e fyen vëllai i tij, ndërsa ky ia kthen: Nëse jam kështu, atëherë Allahu më faltë, e nëse ti je duke gënjyer, edhe ty Allahu të faltë"!

2- Fjalori i tyre është i pastër, i zhveshur nga banalitetet dhe shprehjet që sjellin dënimin në zjarre të Xhehennemit. Ata thonë: Paqe! Paqe!

3- Rrugët janë të ndara. Besimtarët janë të ndryshëm jo vetëm nga jobesimtarët, por edhe nga mëkatarët. Rruga e tyre nuk të shpie kurrë tek arrogantët.

4- Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, janë pjesë e jetës së besimtarit. Të motivuar nga Kurani dhe Syneti, ata urdhërojnë namazin, agjërimin, haxhin, zekatin, kurse të këqijat i ndalojnë në tërësi.

5- Besimtari është kureshtar për kohën e tij. Duke e ditur se vdekja është e pashmangshme dhe se pas saj më kthim nuk ka, ai nuk ndalet të humbasë kohë me tekanjozë e moralprishur, por shfrytëzon çastet dhe bën diçka për të qenë sa më afër Allahut.

(Kush janë injorantët?)

Kështu, nëse i kemi të qarta sado pak këto, atëherë përfundimisht mund të konstatojmë se Xhahil (injorant, arrogant) është çdokush që kundërshton Allahun, çdokush që teka i ka mbizotëruar mbi të vërtetën dhe epshi ka ngadhënjyer mbi mendjen e tij.



**Muslimanë të respektuar!**
(Rëndësia e butësisë)
Se sa e rëndësishme është prania e këtij tipari moral në personalitetin e besimtarit, argumentojnë edhe veçoritë e tij, prej të cilave do të veçoja:

1- Si tipar, është edhe Cilësi e Allahut. Allahu ka thënë: "... Ai është i butë dhe fal shumë." (el-Isra, 44.) Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Nuk kam parë askënd që duron të këqijat më shumë se Allahu; i shpifin fëmijë, kurse Ai i ushqen, ua shuan etjen, i furnizon dhe u jep shëndet".

2- Tipar i profetëve, alejhimu's selam. Kur Allahu përshkruan Ibrahimin, alejhi's selam, thotë: "...S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndjeshëm dhe i butë." (et-Teubeh, 114.)

**Vëllezër të nderuar!**
Përmbylljen e këtyre fjalëve të pakta dhe modeste për këtë moral madhështor, do të doja ta bëja me momente të mrekullueshme dhe qëndrime mahnitëse legjenda të gjalla, të cilat para nesh sjellin heronj që arritën butësinë ta përkthejnë në vepra, ta jetësojnë në praktikën, sjelljet dhe veprimtaritë e tyre…S'do mend se këtë listë e kryeson vula e profetëve, mësuesi i njerëzimit, mëshira e botëve, Muhammedi, a.s.. Allahu jo vetëm që mbolli butësinë në shpirtin e tij, por atë ia bëri pjesë të programit: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase All-llahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në All-llahun, se All-llahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran, 159.) Ibni Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur me të, transmeton se pas betejës së Hunejnit, Pejgamberi, alejhi's selam, ndau plaçkën e luftës. El-Akre' b. Habisit dhe Ujejnes u dha nga 100 deve, disa nga preja u dha edhe disa esnafëve arabë dhe i veçoi - favorizoi me pre (kjo, për tua zbutur zemrat). "Me këtë ndarje nuk u tregua drejtësi dhe as që u synua kënaqësia e Allahut me të"- tha një njeri. Pasha Allahun! Unë do t'ia përcjell Profetit, a.s., këtë që the- tha Ibni Mes'udi. Shkova –vazhdon Ibni Mes'udi- dhe ia rrëfeva ngjarjen, kurse ai tha: "E kush bën drejtësi nëse Allahu dhe i dërguari i Tij nuk bëjnë drejtësi? Allahu e mëshiroftë Musanë; qe sprovuar edhe më shumë e duroi! (Buhariu)Muaviu, Allahu qoftë i kënaqur me të, njëherë u pati ndarë ca rroba myslimanëve. Një plaku të moshuar nga Damasku i dha një rrobë, e cila nuk i pëlqeu. Plaku, i hidhëruar e plot zemërim, u zotua se do t'ia jepte për koke (do ta godiste me) atë rrobë. U ngrit dhe shkoi tek Muaviu dhe i rrëfeu për zotimin. "Kryeje zotimin tënd dhe le të jetë i butë plaku me plakun (nëse më godet, atëherë bëje, mos më lëndo shumë)"- i tha Muaviu. Omer b. Abdu'l Azizi një natë, derisa po vëzhgonte gjendjen e Ymetit, hyri në një xhami të errët dhe këmba i zuri në këmbën e një njeriu që ishte fjetur aty dhe që nuk dukej. Je i çmendur ti a çfarë?- e pyeti njeriu me hidhërim. Omeri iu përgjigj: Jo. Polici e shoqëronte, deshi të përdorte dhunën ndaj tij, por Omeri e ndaloi me arsyetimin se e kishte pyetur vetëm nëse ishte i çmendur apo jo, për se i kishte thënë - jo. Një njeri e fyeu Shabiun, ndërsa ky ia ktheu: Nëse jam ashtu siç thua ti, atëherë Allahu më faltë, e nëse nuk jam, atëherë Allahu të faltë ty!

**Vëllezër besimtarë!**
Kjo është rruga jonë dhe ky është misioni ynë. Le të jenë këto parime dhe këta shembuj një motiv dhe shtytje drejt pastrimit dhe zhveshjes së moralit nga injoranca dhe imazhet e saj. Le të bindemi, tash ose kurrë, se të jesh i fortë d.m.th. të falësh, të edukohesh, të jesh krenar për të vërtetën dhe të mos e kthesh kokën nga injorantët. Nëse vrazhdësia na i sulmon zemrat, atëherë ta lajmë atë me ujin e traditës profetike. Ta kujtojmë profetin tonë të dashur dhe butësinë e mirësjelljen e tij, ngase kjo na mjafton!O Zoti ynë! Na zbukuro zemrat tona me besim dhe moral, na vdis si besimtarë dhe na bashko me vepërmirët! •

(1Hutabu'sh Shejhi'l Kardavi, vell.2, f. 19. (2)Hadithi është autentik. Shih: Es-Silsiletu's sahihah, 1/511. (3)Tejsiru'l Kerimi'rr Rrahman fi tefsiri kelami'l Mennan, Abdurrahman b. Nasir es-Sa'dijj, libraria esh-Shamileh.




Dr. Jusuf El-Kardavi

# Tërmetet

Shtrohet pyetja: Pse ndodhin tërmetet? A ekziston ndonjë lidhshmëri ndërmjet asaj që bëjnë njerëzit dhe ndërmjet ngjarjeve që u ndodhin atyre? A ekziston lidhshmëri shkakësore ndërmjet mëkateve dhe çoroditjeve që i bëjnë njerëzit, dhe ndërmjet fatkeqësive që i godasin ata, të cilat njerëzit i quajnë fatkeqësi natyrore? Disa njerëz thonë: Këto janë fatkeqësi natyrore, ndodhin në të gjitha vendet e botës, i godasin besimtarët dhe jobesimtarët, të devotshmit dhe të shthururit, e nuk ekziston kurrfarë lidhshmërie me adhurime apo mëkate, as me paluhatshmëri apo devijime, e atëherë pse çdo gjë e lidhni me fe, dhe dëshironi t'i fusni në këtë çështje? Disa të tjerë thonë: Këto fatkeqësi që ndodhin, nuk ndodhin në mënyrë arbitrare e as rastësisht. Kjo gjithësi është nën kontrollin e Allahut xh.sh., Ai e rregullon gjendjen dhe është i njoftuar për çdo të vogël e të madhe në këtë gjithësi. Kjo gjithësi nuk lëvizë kotë, Allahu është Ai që e drejton atë, Allahu është Ai që përsos çdo gjë që ekziston në të: "Ne çdo send kemi krijuar me masë të caktuar" (El-Kamer, 49).Çdo gjë që ndodh në Tokë, mbi të dhe nën të, çdo dridhje që bëhet në Tokë, çdo gjë që lëvizë në qiell, çdo bimë që mbinë, çdo yll që del, çdo grimë në këtë gjithësi, të gjitha këto janë me urdhër të Allahut xh.sh. dhe me caktimin e Tij.Kjo gjithësi, nga grimat e deri në galaktikë janë në duart e Allahut xh.sh., e kur disa gjëra të dalin nga fusha e mosekzistencës në fushën e ekzistencës, atëherë patjetër pas tyre duhet të ekzistojnë urtësi.Allahu është Ai që e dridh Tokën, Allahu është Ai që i rrjedh lumenjtë, Allahu është Ai që i lëshon erërat, mirëpo, athua pse shfaqen tërmetet kohë pas kohe, vend pas vendi, me një masë të caktuar? Pse ato shfaqen në këtë kohë e në këtë vend, dhe zgjasin disa sekonda? Besimtarët besojnë se Allahu është Ai që i cakton këto gjëra, dhe asgjë nuk bën së koti, Ai asgjë nuk bën veçse për ndonjë urtësi që është i kënaqur me të.

## GJITHËSIA ËSHTË NËN KONTROLLIN E ALLAHUT XH.SH., AI ËSHTË I NJOFTUAR PËR ÇDO TË VOGËL E TË MADHE QË NDODH NË KËTË GJITHËSI

Perëndimorët dhe nxënësit e tyre besojnë se Allahu është larg nga ngjarjet që ndodhin në gjithësi, saqë edhe ata që besojnë se Allahu është krijues i gjithësisë, thonë: Allahu e ka krijuar gjithësinë, e pastaj e ka lënë atë, ngjashëm si kjo orë që është në dorën tonë, të cilën e ka prodhuar ndonjë fabrikë e Zvicrës, e pastaj fabrika nuk di se ç'ka ndodhur me të, ajo qëndron vetvetiu, lëvizë, prodhuesi i saj nuk di asgjë për të. Ata thonë kështu për lidhshmërinë ndërmjet Allahut dhe botës.Mirëpo, kjo është në kundërshtim me besimin islam. Ne, muslimanët, besojmë se gjithësia është nën kontrollin e Allahut xh.sh., Ai është i njoftuar për çdo të vogël e të madhe që ndodh në këtë gjithësi, e nëse ndodh diçka

në të, atëherë Allahu e ka shkaktuar atë për ndonjë shkak ose urtësi. Këto tërmete që i shohim në vende të ndryshme, ndonjëherë ndodhin të dobëta, e ndonjëherë të fuqishme; ndonjëherë të lehta, e ndonjëherë të ashpra; kur të ndodhin ndonjëherë shkatërrojnë, e ndonjëherë ndodh vetëm një lëkundje e lehtë që nuk dëmton asgjë. Vërshimet që i përmbysin njerëzit, i fundosin dhe i shkatërrojnë shtëpitë; erërat e vrullshme, prej të cilave nuk kanë mundur të shpëtojnë vendet si Amerika e të tjera; vullkanet që shpërthejnë e gufojnë, pa pasur mundësi për t'i ndalur dikush; këto fatkeqësi për të cilat njerëzit thonë se janë fatkeqësi natyrore, disa të tjerë thonë se këto ndodhin për shkak të zemërimit të natyrës, natyra është zemëruar. E ç'është kjo natyrë e shurdhër dhe memece? Natyra nuk zemërohet, natyra nuk lëvizë vetvetiu. Ai që bën që natyra dhe e tërë gjithësia të lëvizin është Allahu xh.sh., e kur i Lartëmadhërishmi bën që të ndodhin këto ngjarje, Ai nuk i bën ato veçse me caktimin e Tij.

Në këto raste, besimtarët ndalen para këtyre ngjarjeve duke menduar e medituar, duke marrë mësim, sepse besimtari merr mësim nga çdo gjë dhe çdo ngjarje, çdo gjë që i ndodh merr mësim prej tij, e nuk i kalojnë atij ngjarjet sikur të ishte i shurdhër, as i verbër, e as me zemër të mbuluar (me perde), por veshët e tij i hap për këto ngjarje, edhe sytë e tij, e edhe zemrën e vet, ashtu që të merr mësim. Allahu xh.sh. dëshiroi që të na jep mësim me këso lloj ngjarjesh, Ai dëshiroi që të na mësojë se kjo është sprovë, sepse jeta e njeriut është e ngritur mbi sprova: "E Ne, në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi, dhe ju ktheheni te Ne" (El-Enbija, 35). Njeriu sprovohet me të këqija e me të mira, ndodh që e keqja të sjellë të mira, dhe ndodh që ndonjë gjë e dëmshme të sjellë gjëra të dobishme. Disa fatkeqësi sjellin gjëra të mira prej të cilave njerëzit përfitojnë, nëse dinë si t'i shfrytëzojnë ato dhe të marrin mësim të mirë prej tyre.Kjo është sprovë, e Allahu i sprovon të gjithë njerëzit, jobesimtarin e besimtarin, e ndodh që besimtari të sprovohet më shumë se që sprovohet jobesimtari: "A menduan njerëzit të thonë: Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?" (El-Ankebut, 2). Kjo është një urtësi.Urtësia e dytë këtu është se në këtë ndodhi ekziston njëfarë paralajmërimi për njerëzit, paralajmërim për të pavëmendshmit, zgjim për të fjeturit. Allahu xh.sh. dëshiroi që t'i paralajmërojë njerëzit për disa gjëra: t'i paralajmërojë për lehtësinë e mundësisë hyjnore, dhe zbatimin e dëshirës së Zotit, sepse kur Allahu xh.sh. të dëshirojë ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!", e ai menjëherë bëhet. Toka dridhet, erërat vrullen, ujërat vërshojnë, lumenjtë dhe detet përmbysin, lëvizë çdo gjë që Allahu ka dëshiruar të lëvizë, qetësohet çdo gjë që Allahu ka dëshiruar të qetësohet. Njerëzit duhet të njoftohen me lehtësinë e mundësisë hyjnore, dhe të cilën asnjë send s'mund ta bëjë të paaftë Atë. Nga një aspekt tjetër, ato janë paralajmërim për njeriun që ta dijë madhësinë e tij në këtë gjithësi. O njeri, ç'je ti? O mendjemadh, o shtrembërues i qafës, o shtrembërues i fytyrës, o zgjatës i kokës, ç'je ti në këtë gjithësi? Ti nuk ke ekzistuar fare si një diçka i përmendur, nuk dish se ç'do të të ndodhë pas një momenti? Njeriu i cili ka arritur të bëjë gjëra të shumta, njeriu në perëndim, Amerikë e në vende të tjera, e ka prodhuar kompjuterin, e ka luftuar kozmosin, ka mbërri në Hënë dhe ka qëndruar mbi sipërfaqen e saj, dhe mundohet që të arrijë në planetët e tjerë, mirëpo para këtyre ngjarjeve nuk mund të bëjë asgjë.

## NJERIU ASNJËHERË NUK MUNDI TA NËNSHTROJË NATYRËN

Perëndimorët thoshin: Njeriu me shkencë mundi ta nënshtrojë natyrën dhe ta nënshtrojë gjithësinë e cila është rreth tij. Ata kanë gënjyer, sepse njeriu asnjëherë nuk mundi ta nënshtrojë natyrën. Njeriu mundi të nënshtrojë shumë gjëra sipas ligjit të nënshtrimit hyjnor të kësaj gjithësie, sepse Allahu për njeriun nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, mirëpo kjo natyrë dhe kjo gjithësi do të mbesin më të forta se njeriu, dhe se njeriu para tyre do të mbetet i dobët e i pafuqishëm, e nuk mund të bëjë asgjë. Ky është njeriu. Imam Aliu r.a. thoshte: "Sa i gjori që është i biri i Ademit, e lëndon çimka, vdes befas dhe i vije erë e keqe prej djersëve". Çimka është një insekt i vogël që e lëndon njeriun, e në ditët e sotshme kemi kuptuar se mikrobi, i cili është një virus i vogël, mund ta sëmurë njeriun, madje mund edhe ta mbysë atë, e ai është një send që nuk shihet vetëm pas zmadhimit të tij me anë të mikroskopit me miliona herë. Njeriu mund të vdes befas nga infarkti ose astma. Dhe kur të djersitet njeriu, trupit të tij i vije erë e keqe. Ky pra është njeriu: "E ju nuk mund t'i ikni (ta mposhtni) dënimit në tokë dhe përveç Allahut nuk keni as mbrojtës e as ndihmës" (Esh-Shura, 31).Tërmet më pak se një minutë, mbi shtatë shkallë sipas matjes së riterit, shkatërron kaq shumë ndërtesa, e ç'mendoni sikur të bëhej tërmet mbi dhjetë, njëzet apo tridhjetë shkallë sipas matjes së riterit?! Ç'mendoni sikur të zgjaste tërmeti mbi dy, tri, katër, dhjetë minuta apo më shumë se kaq?! Ç'do të bënte ky tërmet?! Ky është tërmeti i Ditës së Kiametit: "E kur të ngjajë ndodhia (kiameti). Realitetin e asaj ndodhie nuk ka kush që do ta përgënjeshtrojë. Ajo është që rrëzon, është që ngren (lart). (Ajo ndodh) Kur toka tundet me dridhje të forta. E kodrat shkapërderdhen e bëhen copë e thërrmi. E bëhen pluhur i shpërndarë" (El-Vakia, 1-6), kodrat e palëkundura e të larta shkapërderdhen dhe bëhen copë e thërrmi, shkatërrohen e bëhen pluhur e hi: "Dhe kodrat bëhen si leshi i shprishur" (El-Karia, 5). Ky është tërmeti (dridhja) i Ditës së Kiametit: "Dhe të ngrihen toka e kodrat e t'i mëshojnë njëra-tjetrës me një të goditur.

## TËRMETI I DITËS SË KIAMETIT: "ATË DITË, KUR TA PËRJETONI ATË, SECILA GJIDHËNËSE BRAKTIS ATË QË KA PËR GJIRI" (EL-HAXHXH, 2).

Në atë kohë ndodh e vërteta (kijameti)" (El-Hakka, 14-15)."Kur të dridhet toka me dridhjen e saj të fuqishme" (Ez-Zelzele, 1), dridhja e saj e pritshme është ajo e vërteta: "Dhe të nxjerrë toka atë që ka në brendinë e saj (barrën nga brenda). Dhe njeriu të thotë: Ç'ka kjo (që bën këtë dridhje)? Atë ditë ajo i rrëfen tregimet e veta. Ngase Zoti yt e ka urdhëruar atë" (Ez-Zelzeleh, 2-5), Allahu e ka urdhëruar atë që ta bëjë një gjë të tillë, e ajo nuk posedon asgjë vetëm se t'i nënshtrohet urdhrit.Ky është tërmeti i Ditës së Kiametit: "Atë ditë, kur ta përjetoni atë, secila gjidhënëse braktis atë që ka për gjiri" (El-Haxhxh, 2). A ekziston dikush që përkujdeset më shumë se nëna për fëmijën e saj, sidomos kur goja e fëmijës është në gjirin e nënës dhe pinë qumësht nga ajo? Mirëpo, atë ditë ajo do ta harrojë fëmijën e saj, çdo njeri e mendon vetëm veten e tij, në atë tmerr të madh, çdo njëri thotë: vetja, vetja, saqë edhe nëna e mëshirshme e harron fëmijën e saj..Mirëpo, një grupit të njerëzve u ndodhin vuajtje, mjerime e fatkeqësi, e nuk tërhiqen nga të këqijat, nuk pendohen, as nuk luten e as nuk thonë: O Zot, çdo fjalë e thonë përveç fjalës Allah. Allahu xh.sh. thotë: "E pse të mos përuleshin kur ju erdhi atyre dënimi jonë? Por zemrat e tyre ishin ngurosur, po edhe djalli ua hijeshoi atë që bënin" (El-En'am, 43). Poseduesit e zemrave të ngurtësuara, të bëra si gurë, atyre nuk u bëjnë dobi as fatkeqësitë e as vuajtjet, kërkojmë që Allahu të na mbroj prej tyre. Këto fatkeqësi e ndodhi që i zbret i Plotfuqishmi dhe Mbizotëruesi, meritojnë t'i zgjojnë njerëzit nga përgjumi, t'i paralajmërojnë për mësimet e këtyre ndodhive, derisa të zgjohen dhe t'i kthehen Allahut xh.sh..Njeriu duhet të edukohet ashtu që t'i përballojë vështirësitë me gjakftohtësi e përmbajtje, dhe duke u kthyer tek Allahu xh.sh., sepse në këtë situatë askush nuk mund të jetë më afër nesh se Allahu xh.sh..Këto mësime i kemi marrë nga kjo fatkeqësi, dhe mësuam se për fat të keq ekzistojnë njerëz të cilët tregtojnë me shpirtrat e njerëzve, pasi që shumica e atyre që vdesin gjatë tërmeteve shkak i vdekjes së tyre janë inxhinierët, arkitektët dhe sipërmarrësit lakmitar, të cilët ndërtojnë ndërtesa dhe nuk kujdesen se si duhet të ndërtohen këto ndërtesa, ashtu që të fitojnë prej tyre edhe nëse vdesin njerëzit, ata të cilët përleshen për cofëtinën e dynjasë, e nuk kujdesen se ç'i godet njerëzit, ata duhet t'i përmirësojnë vetvetet. ●

Përktheu Mr. Faruk Ukallo.(Burimi: "Ligjëratat e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I).

Konkurs
Në bazë të Rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit dhe në mbështetje të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës, neni 38, alineja 9, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, në mbledhjen mbajtur më 1.04.2010, mori vendim që të shpallë këtë

# KONKURS

për plotësimin e vendit të lirë të punës "referent i shërbimeve fetare" në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, për kohë të pacaktuar.

Kushtet:
- Kandidati duhet ta ketë kryer fakultetin islam,
- Të ketë aftësi komunikimi,
- Të punojë sipas Rregullores së këtij Këshilli,
- Të jetë i shëndoshë në aspektin psikik dhe fizikisht.

Kandidati, krahas kërkesës, duhet të dorëzojë edhe këto dokumente:
- Diplomën e fakultetit,
- Certifikatën e lindjes,
- Certifikatën e mjekut (pasi të pranohet).
- Certifikatën që nuk është nën hetime.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).
Dokumentet e kompletuara dorëzohen drejtpërdrejt në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga data e publikimit në revistën "Dituria Islame".
Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të shqyrtohen.

Këshilli i Bashkësisë Islame
Prizren



# SHKENCORE

Rrustem Spahiu

## Bioetika

Bioetika merret me jetën, po jo vetëm me jetën njerëzore në kuptim të ngushtë, që qëndron në thelb të interesimit të etikës mjekësore, por me jetën e të gjithë organizmave në natyrë dhe me jetën e përgjithshme në tërësi, respektivisht me Tokën si një super-organizëm.[1] Bioetika, në botën bashkëkohore të cilësuar si kapitalizëm shkencoro-teknik të tregut të lirë, ka dalë në plan të parë në saje të zhvillimit të teknologjive gjenetike dhe biologjisë molekulare. Meqë kjo kishte ndodhur qysh më herët në fizikë dhe kimi, nga fundi i viteve '70 të shekullit njëzet, përmes inxhinieringut gjenetik dhe përparimit bio-teknologjik, ndodhi komercializimi i shkencës edhe në biologji.[2] Kredibiliteti moral i shkencës dhe shkencëtarëve

gjithnjë e më shumë rrënohet përmes absorbimit jokritik të hulumtimeve shkencore në sektorin komercial dhe industrial. Studimet dhe hulumtimet shkencore janë të konceptuara asisoj që, me çdo kusht, të mund të eksploatohen komercialisht.[3] Gjen-teknologjitë moderne, fillimisht të vendosura dhe të zhvilluara në përpjekjet për t'u mundësuar perspektivat e reja në hulumtimet shkencore bazë, por edhe për t'u përmirësuar substanca trashëguese e njerëzve, shtazëve dhe bimëve, me qëllim që të arrihet një cilësi më e mirë jetese, ndërkohë kanë hapur dilema të rëndësishme dhe drojë para mundësive të keqpërdorimit të tyre apo dëmeve të paparashikueshme.[4] Kësisoj, për shembull, Reinhard Loew mbështet qëndrimin që përbrenda biologjisë nuk ka moral, por kjo nuk do të thotë që hulumtimet biologjike mund të heqin dorë nga kërkesat morale.[5] Në përmirësimin gjenetik të përgatitjes së bimëve kundër urisë dhe ndryshimeve gjenetiko -teknologjike të mikroorganizmave në luftë kundër kancerit, sidës dhe sëmundjeve të tjera, Loew paraqet vërejtjen: qëllimi i mirë nuk arsyeton mjetin. Që të dallohet ajo që është e lejuar gjenetikisht nga ajo që është e ndaluar gjenetikisht në biogjenetikë, gjërat duhen peshuar me kujdes dhe në mënyrë të gjithanshme.[6] Këtë detyrë Hans Jonas, duke folur për "ëndrrën sqimatare të homo-faberit, që është e përmbledhur në parullën se njeriu dëshiron që në duart e veta të marrë evolucionin e vet, jo vetëm me qëllim që ta ruaj llojin në integritetin e tij, por edhe që ta përmirësojë dhe ta ndryshojë atë sipas planit vetanak", e thekson në çështjet të cilat për rrafshin biotik, duhet të jenë prijëse: "A kemi të drejtë për këtë, a jemi të kualifikuar për këtë rol krijues? Kjo është ajo pyetja më e rëndësishme që mund t'i bëhet njeriut, i cili papandehur është gjetur në pronësi të një fuqie fatale. Kush do të bëhet përmirësues i 'imazhit', sipas cilëve shembuj dhe në bazë të cilës dije? Këtu shtrohet edhe çështja e së drejtës morale për t'u eksperimentuar me krijesat e ardhshme njerëzore.[7] Bioetika trajton çështje etike në botën bashkëkohore duke u nisur nga koncepti biocentrik i moralitetit[8], e kjo do të thotë duke hequr dorë nga paradigma antropocentrike që kishte dominuar gati në të gjitha etikat moderne perëndimore. Në shumë fusha dhe çështje me të cilat merret, bioetika përputhet me etikën shkencore, etikën teknike, mjekësore, ekologjike dhe me etikën ekonomike.

## ETIKA MJEKËSORE

Etika mjekësore merret me çështje morale në rrafshin e ruajtjes dhe përparimit të shëndetit, veprimit parandalues shëndetësor dhe shërimit të sëmundjeve.[9] Sfera e etikës mjekësore, pra, është më e gjerë se praktika mjekësore, sepse përfshin të gjithë pjesëmarrësit në praktikën mjekësore: mjekët,



shkencëtarët, pacientët, farefisin, dhe në fund të fundit, shoqërinë në tërësi.[10] Është e kuptueshme që etika mjekësore, në rend të parë, u kushtohet pacientëve, respektivisht atyre të cilëve u nevojitet ndihma e mjekut dhe ajo shëndetësore. Në anën tjetër, normat moralo-etike në rrafshin e etikës mjekësore, në rend të parë, kanë të bëjnë me mjekët, detyra themelore e të cilëve është konkretizimi i parimeve të përgjithshme morale, që t'u ndihmohet atyre të cilët kanë nevojë për ndihmë. Me fjalë të tjera, mjeku është i obliguar, përfundimisht edhe sipas betimit të Hipokratit, formuluar në Manifestimin Botëror të Asociacionit Mjekësor në Gjenevë, në vitin 1948, - t'i trajtojë ata jo si objekte për ndreqje nga pikëpamja e vrazhdë teknike, por si njerëz që kanë të drejtë për një qasje dhe trajtim human. Si tema me rëndësi dhe sfera të etikës mjekësore, sot në rend të parë trajtohen çështjet vijuese:- A është dhe sipas cilave kushte lejohet, ndërprerja e shtatzënisë? - A është dhe në ç'kushte lejohet eutanazia, respektivisht vrasja nga mëshira (mercy killing)?- Në ç'masë dhe me ç'kushte lejohet mbajtja artificiale në jetë e pacientit me anën e aparateve mjekësore? A lejohet që pacientin e sëmurë për vdekje, kundër vullnetit të tij, ta mbajmë në jetë në mënyrë artificiale?- A guxon mjeku të merret me manipulime gjenetike, që, për shembull, të shmanget ndonjë sëmundje trashëguese apo devijimet e mundshme trupore?- A guxon mjeku dhe në cilat kushte të kryejë eksperiment me anë medikamentesh apo ndërhyrjesh kirurgjike ndaj njerëzve ? A është e lejuar që të kryhen eksperimente në embrione?- A lejohet dhe në ç'rrethana, të mundësohet krijimi i jetës njerëzore me rrugë jo të natyrshme, me fekondim homologjik apo heterologjik, përmes fekondimit in



- vitro, klonimit?- A i lejohet mjekut, për shembull, që personin agresiv t'ia nënshtrojë intervenimit kirurgjik në tru, me qëllim që të sillet në përputhje me normat e përgjithshme shoqërore?- Kur mund të marrë mjeku nga "dhuruesi" një organ, me qëllim që ta transplantojë tek një njeri tjetër, për t'i ruajtur apo për t'i kthyer sërishmi shëndetin? A është kriter i mjaftueshëm vdekja e trurit, në mënyrë  që personi të shpallet i vdekur?- Çfarë rreziku bart me vete deshifrimi i gjeneve të njeriut?- A është i detyruar mjeku ta njoftojë pacientin për llojin dhe shkallën e sëmundjes së tij si dhe për rrezikun e intervenimeve dhe mjeteve që ngërthen shërimi i tij?- Në ç'masë i lejohet mjekut që të kufizojë vendimmarrjen autonome të pacientit në pikëpamje të trajtimit mjekësor? Që të gjitha këto dhe shumë çështje të tjera nga praktika mjekësore bashkëkohore, në fund të fundit, kanë karakter etik[11].

### ETIKA EKOLOGJIKE

Debati botëror që zhvillohet për krizën ekologjike[12], shkaqet e saj historiko-shpirtërore, përmasat dhe mundësitë e mbisundimit të saj në tridhjetë vjetët e fundit, - tërë këto kanë fituar rëndësinë e gjurmimit për paradigmën e re që do të kishte vlefshmëri universale etike në jetën ekonomike, politike dhe juridike. Kësisoj, sot paradigmën ekologjike si paradigmë universale për shekullin XXI, e mendojnë shumë mendimtarë perëndimorë, siç janë: Ernst Ulrich von weizsaecker[13], Hans Jonas[14], Arne Naess[15], Fox warwick[16], Klaus Micael Meyer-Abich[17], HansJoachim warner[18], Vitorio Hoesle[19] etj.. Në vëllimin e vet planetar, kriza ekologjike paraqet një dimension të rëndësishëm tekniko-shkencor të qytetërimit modern, respektivisht realitetit teknik të botës. Kjo më tutje do të thotë që nuk janë të mundshme kurrfarë përpjekjesh të pjesërishme në tejkalimin e krizës ekologjike. Nuk është e mundur kurrfarë etike e pjesërishme ekologjike. Prandaj duhet folur për etikën ekologjike botërore. Kriza ekologjike është e ndërlidhur me sundimin modern të subjektit, me mendimin subjektocentrik të modernes. Mendimi themelor i modernes është përparimi. Feja perceptohet në përparimin teknik.[20] Pakufishmëria e botës jepet si sfidë për shpikje, zbulime, pushtime. Harmoninë antike dhe shpresën mesjetare të zgjidhjes në perspektivën eskatologjike e ndërron ideali i mendimit të lirë, gjykim dhe veprim.[21] Mendimi galilean: të matet gjithçka që është e matshme, kurse gjithçka që nuk është, të bëhet e matshme — vazhdon deri në konsekuencën e skajshme: të bëhet gjithçka që është e bëshme, e ç'nuk është, të bëhet për të qenë e bëshme.

Pasi njeriu Tokën ia nënshtroi eksploatimit sistematik e të pangopshëm, dhe pasi që dëmet u bënë të jashtëzakonshme, në plan të parë u shfaq "etika e re e përgjegjësisë morale për mjedisin",' në të cilën do të mund të ndihet "frikë e respekt përballë natyrës",[22] në vend që ajo të shihet si mall qarkullues[23] dhe që, në raport me natyrën, do të duhej të hiqte dorë nga "perspektiva antropocentrike", që ka dominuar deri tashti në perëndim.[24] Si caqet më të rëndësishme të etikës ekologjike theksohen: analiza e shkaktarëve të rëndësishëm të problemeve tona ekologjike si dhe të pasojave që vështirësojnë apo pengojnë ende "kthesën ekologjike", bazimin e orientimit tonë normativ në raportin tonë ndaj natyrës dhe zbatimin e këtij orientimi normativ në praktikë.[25] Etika ekologjike merret me çështjet dhe sferat që kanë të bëjnë me etikën sociale (ndarja më ndryshe e të mirave, në vend të shkatërrimit dhe eksploatimit të rrezikshëm të natyrës), me bioetikën, etikën ndaj shtazëve, etikën shkencore, etikën teknike dhe me sferat e tjera të botës bashkëkohore. ●

(1)E. Lovelock, The Ages of Gaia: A Biography of Our Living Earth, Norton, New York, 1988. (2)S. Krimsky, Biotechnics and Society — The Rise of Industrial Genetics, Praeger, New York, 1991.(3)Shiko: M.w. Ho, Genetic Engineering Dream or Nightmare? The Brave New world of Bad Science and Big Business, Gateway, Gill and Macmillan, Dublin, 1998, 1999.(4)Annemarie Pieper, Einfuhrung in die Ethik, bot. 5. A. Franke UTB, Tübungen — Basel, 2003. f 95-97. Shih gjithashtu: M.w. Ho, T. Traavik, R. Olsvik, B. Tappeser, V. Hovard, C. Von weizsacker, G. McGavin, <<Gene technology and Gene Ecology of Infectious Diseases>>, në: Microbial Ecology in Health and Disease, 10, f. 33-59.(5)Reinard Loew, Leben aus dem Labor; Gentechnologie und verantwortung — Biologie und Moral, München, 1985. f. 74.(6)Ibid, f. 199. (7)Hans Jonas, Parimi i përgjegjësisë, f 40.(8)M. w. Ho, <<The Physics of Organismus and naturalistic Ethic of Organic wholeness>>, në: Scientific and Medical Network Newsletter, 54, f. 4-8(9)Bernhard Irrgang, Grundrigs der medizinisheen Ethik, München, 1995.(10)Hans-Marlin Sass (bot.), Ethik und ofentliches Gesundhaeitswesen, Berlin, 1988.

Bernard Tahirbegolli

# Pranvera (pa) me alergji

Pranvera, stina e gjelbërimit dhe bukurive natyrore, sjell me vete edhe probleme shëndetësore, për disa persona ajo sjell një gjallëri sikurse ia sjell edhe natyrës, ndërsa disa të tjerëve u sjell probleme shëndetësore, dhe sidomos alergji. Alergjia ose mbindjeshmëria e organizmit përkufizohet si një reaksion mbrojtës i sistemit imunitar në doza të tepruara ndaj disa substancave të caktuara. Këto reaksione janë mjaft të shpeshta dhe në rritje e sipër si shkaktarë të sëmundjeve, dhe atakojnë 15%- 20% të popullatës në periudha të veçanta kohore. Termi alergji (alos-tjetër dhe ergon-veprim) është propozuar nga Von Pirke (Pirquet) në vitin 1906, për të shenjuar një gjendje të organizmit me reaktivitet të ndryshuar. Kontakti i organizmit me një substancë parimisht të padëmshme (si p.sh. vezë, poleni i luleve, etj.), tek një person i cili deri atëherë ka qenë tolerant ndaj tyre, mund të shkaktojë simptoma të sëmundjeve të ndryshme. Ky reaksion ndodh që nga fazat e para të kontaktit të substancës së huaj me antitrupat e organizmit dhe përsëritet sa herë që të takohen të dytat prapë. Ky reagim i shtuar i organizmit ndodh për shkak të stimujve të tepruar që shkojnë drejt "fabrikave" të leukociteve (qelizave të bardha të gjakut) dhe efekteve që ato dhe substancat e prodhuara prej tyre japin në organizëm, duke dhënë kështu reaksion alergjik me përgjigje qelizore apo mediatore. Substancat, ndaj të cilave sistemi imunitar i organizmit reagon "gabimisht" në sasi të shtuar, janë të shumta dhe fillojnë të shfaqen në periudha të ndryshme të jetës së njeriut. Ato nuk privilegjojnë as moshë e as gjini. Substancat e caktuara me afinitet alergjen, kanë predispozita klimatike për ta tërhequr vëmendjen e sistemit imunitar të organizmit. Ose, thënë ndryshe, substanca të caktuara alergjene paraqiten në kushte të caktuara klimatike. Po ashtu këto substanca alergjene, që janë të ndryshme për nga struktura fizike dhe kimike, kanë një tropizëm apo simpati ndaj organeve a indeve të ndryshme të organizmit. Derisa disa prej tyre shkaktojnë ndryshime patologjike në lëkurë, disa të tjera shkaktojnë veprime në sy, të tjera në rrugët e frymëmarrjes, disa në aparatin tretës, etj..

### PËR SHFAQJEN E ALERGJIVE NDIKIM KANË DY FAKTORË: TRASHËGIMIA DHE MJEDISI

Shkencëtarët mendojnë që rol kyç në paraqitjen e alergjive kanë dy faktorë të rëndësishëm, që janë faktori trashëgues, pra trashëgimia, dhe faktori i mjedisit a rrethit ku jeton dhe vepron individi. Në praktikë kjo nënkupton që identifikimi i personave që kanë predispozitë për alergji dhe minimizimi i ekspozimit ndaj alergjenit, do të ndikonin në reduktimin e shfaqjes së alergjive. Substancat që më së shpeshti shkaktojnë një reagim alergjik, janë: poleni, pluhuri, merimangat, myku, puplat e shpezëve, qimet e kafshëve shtëpiake, prodhimet ushqimore, insektet dhe preparatet mjekuese ose barnat. Në shumicën e reaksioneve alergjike megjithatë ndodh që të kemi një përgjigje ndaj një "alarmi të rrejshëm", gjegjësisht ndaj diçkaje që normalisht nuk ishte dashur të reagohej në atë mënyrë. Në mesin e shenjave që me vete bartin alergjitë pranverore, janë edhe frymëzënia, rrjedhje dhe irritim i hundëve, skuqje dhe lotim i syve, probleme me fytin, si kollitje e dhimbje, barkqitje dhembje barku, kruarje, fryrje dhe skuqje të lëkurës. Reaksioni më i rëndë alergjik që di të shfaqet si kërcënim për jetën, është reaksioni anafilakit i pasuar pastaj për nga rëndësia nga ataku astmatik i patrajtuar. Disa prej këtyre shenjave nganjëherë dinë edhe të ngatërrohen në interpretim, dhe në vend që ta drejtojnë mjekun drejt një diagnostikimi të alergjisë, u ngjasojnë shenjat që janë tipike për ftohjen! Dëmtimet organike që ndodhin në organizëm si pasojë e reaksionit alergjik, në bazën e tyre kanë mekanizma të ndryshëm. Në varësi nga koha e shfaqjes, ato mund të ndahen në reaksione të hershme (të varura nga antitrupat) dhe reaksione të vonuara (të varura nga limfocitet T). Ndërsa, sipas klasifikimit të bërë nga Coombs dhe Gell në vitin 1964, alergjitë ndahen në katër tipa: Tipi i parë (anafilaktik) është i lidhur ngushtë me prodhimin e antitrupave të llojit IgE dhe është reaksioni më i shpejtë; tipi i dytë (citotoksik) dhe i treti (i komplekseve imune), ndërmjetësohen nga antitrupat, kurse hipersensibiliteti i tipit të katërt (i limfociteve T) ndodh me aktivizimin e limfociteve T5 dhe identifikohet si reaksioni më i vonshëm alergjik. Teshtima, sytë e përlotur dhe rrjedhja e hundëve nuk janë të vetmet simptoma të sëmundjeve alergjike. Shumë njerëz me rinit alergjik gjithashtu raportojnë "ngadalësim" në aktivitetet e përditshme dhe përgjumje të vazhdueshme. Ata gjithashtu ankohen për: Rënie të aftësisë për përqendrim, Kufizim aktivitetesh, Rënie të kapacitetit të vendimmarrjes, Dëmtim të koordinimit sy-dorë, Probleme me kujtesën, Nervozizëm, Çrregullime gjumi, Lodhje, Ditë të humbura në punë ose në shkollë, Më shumë gabime në shkollë ose punë. Personat me alergji, në varësi nga alergjeni dhe mënyra se si është futur ai në organizëm, mund të shfaqin reaksione të ndryshme imunitare, si: Riniti sezonal alergjik, Riniti alergjik, Ekzema apo dermatiti atopik, Dermatiti i kontaktit, Urtikaria, Astma bronkiale.



## SI ZBULOHEN ALERGJITË?

Përveçqë zbulohen kur shfaqen reaksionet, alergjitë mund edhe të identifikohen me anë të disa testeve specifike. Nga testet më të përdorshme dhe më praktike janë testet e lëkurës, të cilat e pasqyrojnë reagimin e organizmit ndaj substancave të ndryshme. Testet sfiduese me inhalim, po ashtu mund t'i identifikojnë substancat alergjene, por me specifitet më të madh ato ushqimore, testet përmes gjakut janë teste paksa më të ndjeshme dhe aplikohen në rastet kur nuk mund të aplikohen testet e lëkurës, ose kur kërkohet të dihet për efektet specifike të ndonjë medikamenti.

## TRAJTIMI I ALERGJIVE

Për të gjitha sëmundjet alergjike, mënyra më e mirë për t'i kontrolluar gjegjësisht për t'iu shmangur shenjave të alergjisë, është shmangja nga substancat alergjene. Kjo gjithsesi është më lehtë të thuhet sesa të bëhet! Nganjëherë është e pamundshme shmangia e kontaktit me substancat alergjene, sidomos kur ato kanë të bëjnë me mjedisin, të cilin nuk mund ta kontrollojmë.Nëse nuk mund t'u shmangemi kontakteve me alergjenin, atëherë duhet të fillojmë trajtimin adekuat në konsultim me mjekun. Për disa alergji ndaj gjërave të përditshme, si pluhurat apo myqet, duhet menduar për trajtim mjekësor të përditshëm, kurse për disa substanca të tjera alergjene që shfaqen në periudha të caktuara të vitit, duhet të mendohet për trajtim në ato periudha të vitit, kur sasia e alergjenit rritet në ambientin rrethues. Në praktikë përdoren disa protokolle të trajtimit të alergjive. Por që të gjitha grupet e barnave si rezultat synojnë të ulin reaksionin e tepruar të organizmit ndaj një alergjeni. Preparatet për trajtimin e alergjive, merren, gjegjësisht jepen për përdorim në më shumë se një formë; ka prej tyre që jepen përmes gojës si tableta apo shurupe, sprej përmes hundës, pika për sy, kremra të ndryshme për lëkurë si dhe injeksione. Përzgjedhja e barit nga ana e mjekut dhe e mënyrës së aplikimit, varet nga shumë rrethana në radhë të parë nga: lloji i alergjisë, gjendja e personit me alergji, faktorët socio-ekonomikë si dhe tregu i medikamenteve mjekësore. Është e rëndësishme të theksohet që, pa udhëzimin e mjekut, nuk duhet të merret terapi kundër alergjisë, sepse mund të iniciohet një reaksion edhe më i madh, në vend që të shuhet ai! Mos harroni: gjithherë para përdorimit të preparateve, kontrolloni afatin e skadimit të preparatit!

## SI MUND TI PARANDALOJMË SIMPTOMAT E ALERGJIVE PA MJEKIM?

•Të kujdesemi për ushqimin e rregullt dhe me vitamina të mjaftueshme,
•T'u shmangemi ushqimeve me aroma natyrore, sepse ndonjëherë në mes tyre mund të fshihen substanca me natyrë alergjene, si: poleni dhe propoli,
•Të mos marrim ilaçe pa udhëzimin e mjekut,
•T'i shmangemi pirjes së duhanit dhe ambienteve ku pihet duhani,
•Të kemi aktivitete të rregullta fizike,
•Të mos luftohen me ngulm emocionet personale dhe ato ndaj të tjerëve, ngase emocionet e përmbajtura, streset fizike dhe psikike janë faktorë që e çekuilibrojnë sistemin imunitar dhe predispozojnë alergjitë,
•Të kihet kujdes për ditët e thata dhe me erë, ngase në një mot të tillë klimëpërqendrimi i polenit në ajër është në sasi më të larta.
•Duke fshirë pluhurin nga sipërfaqet dhe me larjen e shpeshtë të çarçafëve të shtratit, mund ta ulim sasinë e pluhurit dhe merimangave në shtëpi.
•Të shmangim kontaktet me kafshët me pupla ose me qime, si shpendët, qentë dhe macet. Pështyma e kafshëve dhe lëkura e vdekur e tyre mund të shkaktojnë reaksione alergjike.
•Një mënyrë e thjeshtë për të parandaluar që poleni të hyjë në shtëpi, është që dritaret dhe dyert t'i mbajmë të mbyllura. •

Bazat e imunologjisë me alergologji- Prof. Dr. H.Daka / Dvidson's principles and practice of medicine- 20th edition / http://www.forumishqiptar.com/s / http://albaclan.org/ / http://www.who.int/en/ http://www.nlm.nih.gov/medlineplus/allergy.html / http://www.aaaai.org/nab/index.cfm?p=faq / http://kidshealth.org/ / http://www.niaid.nih.gov/



Mr. Qemajl Morina

# Muzeu i stolive të dinastisë shqiptare në Aleksandri

Në përfundimin e vitit të kaluar në Aleksandri të Egjiptit u rihap muzeu i stolive të familjes mbretërore të dinastisë shqiptare të Mehmet Ali pashës, e cila sundoi Egjiptin në periudhën 1805 -1952. Ndërtesa e muzeut në fjalë ishte një pallat mbretëror me një model të veçantë në pamjen e tij të jashtme, kurse në brendi secila pjesë paraqet një pikturë magjepsëse, qofshin ato muret, dyshemeja, ballkonet të rrethuara me xhama me ngjyra e në secilin prej tyre nga një pikturë e vizatuar, ku paraqitet një stinë e një tregimi të një dashurie romantike. Restaurimi i muzeut të stolive të familjes mbretërore, sipas deklaratës së Dr. Ibrahim Dervishit, drejtor i Monumenteve të Muzeve të Aleksandrisë, ishte bërë për shkak të vjetërsisë së objektit dhe dëmtimeve që ishin shkaktuar nga vizitorët e shumtë. Muzeu i stolive të familjes mbretërore dhe Muzeu greko-romak, janë pjesë e hartës turistike të Aleksandrisë, një faktor me rëndësi për zhvillimin e turizmit në përgjithësi. Për historikun e Muzeut të stolive flet Dr. Zahi Havas, sekretar i përgjithshëm i Këshillit të Lartë të Monumenteve, i cili thotë: “ Ndërtesa e muzeut ishte pallati i fisnikes Fatime Ali Hajdar Fadili, që njihej me emrin Fatimetu Ezzehra, njëra prej fisnikeve të familjes mbretërore të Egjiptit. Ajo ishte e bija e princit Ahmed Ruzhdi beu, i biri i princit Mustafa Behxhet Fadil pasha, i biri i Ibrahim pashës, i biri i Mehmet Ali pashës, themeluesit të familjes mbretërore të Egjiptit. Nëna e saj ishte Zejnepe Fehmi, motra e arkitektit Ali Fehmi, i cili mori pjesë në përgatitjen e planit të pallatit së bashku me arkitektin italian Antovan Lashijak.

**PALLATI U NDËRTUA SIPAS STILIT EVROPIAN, NË NJË SIPËRFAQE 185 m², PËRFSHIRË EDHE KOPSHTET**

Zejnepe Fehmiu vdiq pasi ndërtoi kompleksin perëndimor të pallatit veror në rajonin e quajtur Zizinija, ndërkohë që fisnikja Fatime vazhdoi ndërtimin e tij, që zgjati katër vjet (1919-1923). Në vitin 1930 ajo u martua me Muhamed Faik Jekun dhe vazhdoi ta shfrytëzonte pallatin për banim gjatë verës deri në vitin 1952. Pas nacionalizimit, Fatimja qëndronte në pallat gjatë tërë vitit , por pa të drejtë të bënte çfarëdo ndryshimi në orenditë e tij. Në vitin 1964 ajo e lëshoi pallatin dhe u vendos në Kajro, ndërkohë që pallati u kthye në një vend pushimi në dispozicion të shtetit, deri në vitin 1986, kur me një vendim u





kthye në muze të stolive të familjes mbretërore. Aty u ekspozuan stolitë e dinastisë së familjes mbretërore, ndërkohë që pronarja e pallatit, fisnikja Fatime vazhdoi të qëndronte në Kajro deri në vitin 1983, kur vdiq. Pallati u ndërtua sipas stilit evropian, në një sipërfaqe 185 m$^2$, përfshirë edhe kopshtet. Ai përbën dy anekse, që janë të lidhura me korridor të brendshëm, rrethuar me dhjetë dyer prej qelqi me ngjyra: nga pesë dyer në çdo anë, të cilat ishin importuar prej Italisë, kurse vizatimin e pikturave e kishte bërë një artist nga Florenca në vitin 1923. Secila derë kishte një portret të një tregimi romantik të dashurisë dhe martesës, që kishin vizatuar artistët italianë në shekullin tetëmbëdhjetë, kurse tavani i sallonit kishte panorama nga legjendat romake. Shtyllat e sallonit ishin të ndërtuara në atë mënyrë që ndërtesës t'i jepnin madhështi, ashtu siç ishte vepruar me ndërtesat e kohës së Rilindjes evropiane. Ndikimi i Rilindjes shihet në aspektin arkitektonik në pallat, në portretet e vizatuara në tavan si dhe në pikturat e mureve. Disa prej tyre paraqesin jetën në qytete dhe fisnikët, kurse disa të tjera paraqesin jetën e thjeshtë në fshatrat evropiane; këto shihen në pikturat e vizatuara nëpër muret e korridoreve anësore në afërsi të banjave. Banja kryesore ndodhet në katin e dytë, muret e së cilës janë të mbuluara me piktura të importuara nga Italia, që ishin porositur enkas për pallatin dhe ishin vizatuar me dorë. Dyshemetë janë të shtruara me pjesë mozaikësh graniti në forma të ndryshme të pikturave. Zbukurimet e përhapura në anët ndryshme të pallatit ishin inspiruar nga arti barok, i cili u shfaq në shekullin shtatëmbëdhjetë dhe dallohet nga zbukurime të shumta, përdorimi i pamjeve në forma buqetash të luleve dhe portretesh të njerëzve. Sallonet e pallatit janë të tilla që dallon nga tjetri për nga pamja. Salloni në katin e parë është projektuar sipas stilit anglez . Muret janë të veshura me dru, po ashtu edhe dyshemeja, kurse tavani është i zbukuruar me pllakëza gjipsi të lyera me ngjyrë druri, për t'i përngjarë modelit të vjetër anglez. Në katin e parë, po ashtu është një sallon tjetër i stilit të vjetër grek për sa u përket zbukurimeve dhe pikturave. Kurse në pjesën më të lartë të murit janë vizatuar piktura legjendash të vjetra greke nga veprat e Homerit. Pas restaurimit të muzeut, u bënë risi në ekspozimin e stolive, ndryshe nga ç'ishin më parë. Në të kaluarën ekspozimi ishte bërë në bazë të personave, secili sallon ishte caktuar për një personalitet të familjes mbretërore, siç ishin salloni i mbretit Faruk, salloni i mbretëreshës Feride, kurse, sipas renditjes së re, secili sallon ishte caktuar për një rast të veçantë, ku ekspozoheshin stolitë e të gjithë anëtarëve të familjes mbretërore, siç ishte salloni i vënies së kurorës mbretërore, salloni i ekspozimit të stolive që kishin të bënin me mjetet e sofrës, e kështu me radhë. Po ashtu u bë riorganizimi i të gjitha pjesëve të sigurimit të pallatit me kamera përgjimi gjatë 24 orëve.Vlen të theksohet se, pas restaurimit, stolive të mëparshme iu shtuan edhe stoli të reja, të cilat në muze duken për herë të parë. Prej këtyre po përmendim dy gota prej ari të thjeshtë të stolisura me gurë të çmueshëm, që i ishin dhuruar mbretit Faruk, si dhe disa stoli të veçanta, që kishin të bënin me familjen mbretërore.

### STOLITË MË TË ÇMUESHME

Muzeu përmban 896 pjesë të stolive, të ndara në 406 grupe, të gjitha pronë e familjes mbretërore prej kohës së Mehmet Ali pashës e deri tek mbreti Faruk (1805-1952). Prej gjërave më të rëndësishme është një komplet çaji prej ari, që përbëhet prej 13 pjesësh stolisur me zbukurime bimore dhe në secilën pjesë dy janë shkronjat e para të mbretit Faruk dhe mbretëreshës Feride e mbi të qëndron kurora mbretërore. Ky komplet u ishte dhuruar mbretit Faruk dhe mbretëreshës Feride për të pirë çajin e mëngjesit. Aty gjendet kurora e princeshës Shuvejkar, gruaja e parë e mbretit Fuad, prej platini, që është e zbukuruar me 2159 diamante dhe disa margaritarë. Aty gjendet një kuti prej ari si dhe mjete zbukurimesh, ku gjendet fotografia e mbretëreshës Feride në Munja, e rrethuar me kornizë zbukurimesh me diamante. Po ashtu një kuti e bardhë e zbukuruar me gurë të çmueshëm, në mes të së cilës është i shkruar emri i Mehmet Ali pashës. Gjithashtu nga gjërat e çmueshme është modeli i urës së Kasru-Nilit prej arit, që i është dhuruar mbretit Fuad i Parë me rastin e hapjes, pas zgjerimit dhe restaurimi të saj në vitin 1933. Aty gjendet dhe një komplet shahu prej ari me 32 figura në forma njerëzish e kafshësh, që ishte pronë e mbretit Faruk. Në mesin e stolive është një komplet ari i mbretëreshës Nariman, që përbëhet prej 9 pjesësh, dhe përbëhet prej qaforesh, hallkash, byzylykësh dhe unazash. Kompleti është i stilit indian , i zbukuruar me diamante dhe margaritarë. Po ashtu aty gjendet një komplet i mbretëreshës Feride, prej platini dhe ari, stolisur me diamante në formë lulesh. Aty gjendet një elefant prej fildishi me disa stoli prej ari, të zbukuruara me margaritarë, si dhe një komplet i rrojës prej ari, që ishte pronë e princit Kemal Jusuf. Aty gjendet një numër qirinjsh tortash prej ari, ku është shkronja F, që kishte të bënte me mbretin Faruk, si dhe disa gjëra, mjete për zyrë, gjithashtu pronë e mbretit Faruk. Aty gjenden edhe një numër orësh, që ishin pronë e disave prej anëtarëve të familjes mbretërore, si dhe një laps prej ari dhe fildishi, që ishte pronë e mbretit Faruk. Po ashtu aty janë të ekspozuara mjete për zbukurime, brusha dhëmbësh, të gjitha prej ari, gurë të çmueshëm si dhe gjëra të tjera, vlera e të cilave është shumë e madhe. ●



Behxhet Jashari

# Shqiptarët ndërmjet dy kishave

## dhe grabitqarët e huaj për supremacion fetar e politik

Fërkimet e kamotshme historike në administratën e Perandorisë Romake rezultuan me ndarjen e kësaj perandorie në dy pjesë në vitin 395. Në të vërtetë ndarja e Perandorisë Romake u bë në Lindore - ku u përqendrua zhvillimi i kulturës krishtere-proveniencë helene, dhe në atë Perëndimore - ku u përqendrua zhvillimi i kulturës së krishtere-proveniencë latino-romane).[1]

Megjithatë, epilogu i fërkimeve brendakishtare dhe perandorake nuk përfundoi me kaq. Kontradiktat dhe armiqësia brendakishtare ashpërsohet me intensitet më të madh veçanërisht në shekullin V, kurse ndarja përfundimtare bëhet në gjysmën e dytë të shekullit XI, gjegjësisht në vitin 1054, kur ndarja e Kishës krishtere u bë në dy rite: në ortodokse dhe në latino-katolike.

Kjo skizmë krishtere - që ndodhi gjatë sundimit të mbretit Teodosije - në historinë e teologjisë krishtere është e njohur si "Skizma e madhe". Këtu duhet theksuar edhe fakti se nga faktorët që ndikuan në këtë "skizmë të madhe", janë edhe konfliktet dhe grindjet ikonoklastike, të cilat fuqishëm ndikuan në marrëdhëniet ndërmjet Perandorisë Perëndimore Romake dhe asaj Lindore.

Sidoqoftë, vija kufitare shtetërore e kishtare e të dy perandorive (romake dhe bizantine) kalonte nëpër viset shqiptare. Populli shqiptar, si edhe viset ku jetonin shqiptarët, gjatë këtyre shekujve të kundërthënieve brendapërbrenda Krishterizmit, ishin arenë luftërash të kryqtarëve për supremacion fetar e politik të njërës ose të kishës tjetër. Armiqësitë e thella midis dy kishave të krishtera (lindore dhe asaj perëndimore) për supremacion administrativ në tokat shqiptare, ishin në dëm të interesit të popullit shqiptar. Më dëmshkaktuese ishte rryma sllave, gjegjësisht ajo serbe, sepse shtrirja e mbretërisë serbe u zgjerua dukshëm edhe në Maqedoni. Nga vendbanimet më të mëdha shqiptare që u okupuan nga serbët, ishin Shkupi dhe Prizreni.[2] Prania e elementit sllav në një pjesë të madhe të trojeve etnike shqiptare shkaktoi që një numër jo i vogël i toponimeve të merrnin emërtime sllave, siç ndodhi me shumë vendbanime iliro-shqiptare. Tendencat asimiluese ndaj popullatës albanofone kishin prapavijë të errët politike. Nëpërmjet kishës serbe imponohej edhe kultura sllave, ndërsa kisha katolike ishte në shërbim të politikës shtetërore romake. Këta ishin edhe faktorët kryesorë që albanofonët e luhatën besimin ndaj fesë krishtere e me këtë edhe ndaj kishave të Perandorisë Romake dhe asaj Bizantine[3,] të cilat kishin tendenca asimiluese, sepse kisha ortodokse ishte në shërbim të politikës shtetërore bizantine, siç ishte edhe ajo katolike që ishte në shërbim të politikës shtetërore romake (perëndimore). Këto ishin kohët kur popullata albanofone u gjet e ndarë dhe e copëtuar në sferën shtetërore dhe në atë fetaro-kishtare, si nën dominimin politik e kishtar bullgar e serb, kurse në viset bregdetare nën dominimin politik e kishtar grek e venedikas. Në kushte të tilla politike dhe të një copëtimi të tillë territorial, administrativo-shtetëror dhe kishtaro-fetar, assesi nuk kishte gjasa që të mund të realizohej integrimi i kulturës dhe i kombit shqiptar, si dhe integrimi i Shqipërisë Etnike. Për t'u siguruar rrjedha e integrimit të popullit shqiptar, ishte i domosdoshëm faktori shtet, përkatësisht administratë shtetërore unike për të gjitha viset me popullsi albanofone, dhe faktori fe unike si faktor integrues i kulturës.[4] Këta dy faktorë, të themi kushtimisht të jashtëm, do të paraqiten pas rënies së viseve me popullsi alba¬nofone nën pushtetin e Perandorisë Osmane dhe me fillet e përqafimit të Islamit nga shqiptarët.[5]

## DEPËRTIMI OSMAN NË VISET SHQIPTARE

Depërtimet osmane në Ballkan, e kësodore edhe në truallin evropian, shënuan një kthesë të rëndësishme në historinë e Evropës. Kur jemi te depërtimet osmane, këtë pohim mund ta ndërli¬dhim edhe me faktin që kishte të bënte me dhunën dhe trysnitë sllave, greke ose ato bizantine që u zhvilluan ndaj popujve josllavë, siç ishin ato ndaj shqiptarëve, boshnjakëve (bogomilëve) etj..

Burimet evropiane[6] si dhe ato osmane japin të dhëna kontradiktore lidhur me kohën e depërtimeve osmane në Maqedoni. Disa autorë osmanë të shekujve XV-XVII, si Idris Bitlisi, Hoxha Sadedin dhe Sollak Zade, duke i përshkruar depërtimet osmane në Ballkan, theksojnë se disa qytete, siç janë Përlepi dhe Manastiri, nën sundimin osman kishin hyrë në vitin 1382.[7] Shkupi është çliruar në fund të vitit 1391 ose në janar të vitit 1392, pra gjatë kohës së sulltanatit të Bejazidit I. Madje edhe mjaft kronistë osmanë, siç janë Ashik pashazade dhe Nishanxhi pasha, kanë shkruar për çlirimin e këtij qyteti të rëndësishëm gjeografik. Burimet historike flasin se administratori i parë osman që u emërua në Shkup, ishte Jigit Pasha (1392-1414).[8] Me ardhjen e osmanëve në këtë pjesë të Evropës, veçanërisht në trojet etnike shqiptare, përfunduan proceset dhe synimet asimiluese që vinin nga faktorët antishqiptarë - që do të thotë nga sllavët dhe grekët. Historia tregoi se dominimi administrativ i Perandorisë Osmane në këto troje evropiane, për shqiptarët pati një rol mjaft pozitiv, sepse, përmes administratës unike osmane, shqip¬ta¬rët shprehën edhe pakënaqësi ose rebelimin kundër asimilimit të tyre. Nga kjo mund të thuhet se "në pafatësinë shekullore të popullit shqiptar, os¬manët sollën një fat të ri historik".[9] Perandoria Osmane, e cila kishte një administratë mjaft të organizuar dhe të përpiktë, i pranoi njësitë administrative të ish-princi¬patave në viset shqiptare. Depër¬timi i osmanëve në tokat shqiptare pati për pasojë pozitive evitimin e luftës ndërkrahinore midis principatave feudale shqiptare dhe evitimin e luftës fetare midis masave shqiptare ritesh e kishash të ndryshme.[10]

## TË DHËNA PËR POPULLSINË E VILAJETIT TË KOSOVËS SHEK. XVII-XIX

Njëri nga aktet më të rëndësishme që doli në bazë të Hatti-Humajunit të vitit 1856, ishte Ligji i Vilajeteve, që u miratua në vitin 1864.[11] Pra, Perandoria Osmane ishte e ndarë në ejalete dhe vilajete.[12] Në kulmin e madhështisë së saj (rreth vitit 1610) Perandoria Osmane ishte e ndarë në 32 ejalete, nga të cilat pesë i takonin Gadishullit Ballkanik. Viset shqiptare ishin të përfshira me viset e tjera të Ballkanit Qendror me qendër në ejaletin e Rumelisë, më parë në Sofje dhe pastaj në Manastir.[13] Në pjesën evropiane të Perandorisë bënin pjesë disa vilajete. Ndër ato ishte edhe vilajeti i Kosovës, ku bënte pjesë edhe kazaja e Shkupit. Meqë Shkupi ishte qendra kryesore e pjesës evropiane të Perandorisë Osmane dhe kryeqendra e vilajetit të Kosovës, mendojmë se është e udhës të sjellim disa të dhëna që kanë të bëjnë me numrin e banorëve të këtij vilajeti, madje vetëm në periudhën e fundit të shekullit XIX dhe fillimit të shekullit XX.

Kur është fjala për Shkupin si qytet i rëndësishëm i pjesës evropiane të Perandorisë Osmane, është me rëndësi të themi se ky qytet që në shekullin XVII ishte mjaft i madh dhe atëherë kishte 120 xhami, në 45 prej tyre falej namazi i xhumasë[14]. Udhëpërshkruesi i njohur turk Evlija Çelebi, i cili në shekullin XVII qëndroi disa ditë në Shkup, thotë se në këtë qytet ekzistojnë kisha ermene, bullgare, serbe, sinagoga hebreje etj.,[15] por askund nuk përmend se ekzistoi ndonjë kishë maqedonase.Vilajeti i Kosovës u formua në vitin 1877[16] dhe përfshinte një sipërfaqe të gjerë gjeografike prej 32.900 km katrorë. Brenda kufirit administrativ të vilajetit të Kosovës bënin pjesë gjashtë sanxhaqe. Ato ishin: sanxhaku i Prishtinës, i Shkupit, i Prizrenit, i Jeni-Pazarit, i Pejës dhe i Tashllixhes (Plevljes).[17] Sipas shënimeve zyrtare të Perandorisë Osmane të shpallura në gazetën zyrtare të Qeverisë së atëhershme Osmane 'La Turquie' (maj 1878), thuhet se vilajeti i Kosovës i kishte 1.199.154 banorë,[18] ndërsa, sipas statistikave turke të viteve 1896 e 1900, vilajeti i Kosovës kishte një popullsi të përgjithshme prej 996.738 banorësh.[19] Sipas regjistrimeve osmane të viteve 1896-1900, sanxhaku i Shkupit kishte 324.982 banorë.[20] Sipas regjistrimeve osmane të vitit 1900, vetëm kryeqendra e vilajetit të Kosovës - Shkupi, i kishte 4.682 shtëpi me më shumë se tridhjetë mijë banorë, pjesën më të madhe të të cilëve e përbënin shqiptarët myslimanë.[21] Nga këto të dhëna, si dhe nga dëshmi të tjera historike, kuptohet qartë se numri më i madh i banorëve të vilajetit të Kosovës ishin shqiptarë. Këtu nuk kemi ndërmend të ofrojmë edhe të dhëna për vilajetet e tjera, sepse një gjë e tillë do të kërkonte një punë më të madhe. Në kazanë e Shkupit bënin pjesë edhe një numër i madh fshatrash, në mesin e të cilave është edhe rajoni i Karshiakës me fshatrat e tij. ●

(1)Shkaqet e kalimit në Islam te shqiptarët', dr. Muhamet Pirraku, Hëna e Re, nr. 40-41, 1992-Shkup.(2)DALIPI, Qerim, 'Inkursionet osmane në trevat shqiptare deri më 1402', Kërçovë, 2002, f. 143.(3)'Shkaqet e kalimit në Islam te shqiptarët', dr. Muhamet Pirraku, po aty.(4)'Shkaqet e kalimit në Islam te shqiptarët, po aty.(5)'Shkaqet e kalimit në islam te shqiptarët', po aty dhe 'Islami dhe shqiptarët, Hëna e re, nr. 43, 1992, Shkup.(6)SCHEVILL, Ferdinand, 'Ballkani - historia dhe qytetërimi', Uegen, Tiranë, 2002, f. 155-158 dhe ARNOLD, Thomas, 'Povijest Islama, Bashkësia Islame, Sarajevë, 1989, f. 213-214.(7)DALIPI, Qerim, 'Inkursionet osmane në trevat shqiptare deri më 1402', po aty, cituar sipas S. Pulaha, 'Lufta shqiptaro-turke në shekullin XV (Burime Osmane), Tiranë, 1968, f. 125-132, 247-249, 294-295.(8)Po aty, f. 157-158.(9)'Shkaqet e kalimit në islam te shqiptarët', po aty.(10) 'Shkaqet e kalimit në islam te shqiptarët', po aty.

Hilmi Saraçi

# Objektet fetare në qytetin e Vushtrrisë me rrethinë

Vushtrria është një qytet i lashtë, ndër më të lashtit në hapsirën ballkanike dhe më gjerë. Është lokacion antik, mesjetar dhe bashkëkohor që gjatë historisë së saj ka luajtur rol me rëndësi të madhe në pikëpamje ekonomike, kulturore, fetare dhe qytetruese.Vushtrria përveç lashtësisë është e njohur për trashegiminë e begatshme kulturore, historike, fetare, arkeologjike e tjera. Prandaj për historinë, për qytetarët e saj dominon një gjallëri dhe krenari për këtë qendër të shquar nga koha e ilirishtës, nga koha e perandorisë romake e bizantine dhe osmane . Për këto veçori dhe specifika të rëndësishme, ka pasur debate dhe shkrime të ndryshme, në veçanti shquhet përpjekja për zbardhjen e etimologjisë të emrit të qytetit të Vushtrrisë dhe për specifikat, rëndësinë, rolin e objekteve fetare në qytetin e Vushtrrisë me rrethinë gjatë sundimit të Perandorisë Osmane dhe më vonë. Xhamitë si monumente historike-fetare kanë një rëndësi të veçantë për historikun e qytetit të Vushtrrisë dhe më gjerë. Periudha e Perandorisë osmane kanë lënë gjurmë të thellë në jetën dhe mentalitetin e popullatës në këtë hapsirë, respektivisht në prezentimin dhe zgjërimin e fesë islame .



## NË VITIN 1439 PËR HERË TË PARË NË VUSHTRRI DUKEN OSMANLINJËT

Ata në këtë kohë gjatë sundimit qindvjeçar sollen me veti traditën orientale dhe arriten të ndryshojnë shumëçka dhe të ndërtojnë një shoqëri që për bazë kishte përhapjen e islamizmit me të gjitha karakteristikat egzistuese. Sipas disa të dhënave depërtimi Osman ndikoi në ndërprerjen e asimilimit të popullit shqiptar nga serbët, pikërisht pas vdekjes së perandorit serb, Dushanit me 1355, kur shteti serb u çthurë dhe shqiptarët krijuan principata të pavarura që qonin drejt integrimit gjithështiptar, që favorizonte formimin e Shqipërisë etnike. (shih librin e B. Halilit “Xhamitë në komunën e Vushtrrisë”)

Vushtrria përveç shumë monumenteve të tjera historike dhe pasurisë se madhe të trashegimisë kulturore,historike dhe arkeologjike , ka shumë xhami nga e kaluarja e sundimit osman të cilat deri në ditët e sotme kanë pasur rolin dominant për afirmimin dhe ruajtjen e traditës fetare islame, por edhe atë kombëtare. Udhëtari francez Filip Kane gjatë udhëtimit nëpër këto anë me 1573 thotë: “Arritem në Vuciternë, qytet i madh, me xhami të shumta dhe me urë të madhe mbi Sitnicë “. Ndersa Evlia Çelebia më 1662 kishte shkruar: “Sultan Murati (Gazi Hudaverdigar) pas pushtimit kishte rrënuar kalanë… Brenda në qytet gjendet një xhami që quhet Xhamia e Vjetër që ka medrese, teqen, mektebin dhe një hamam “. Supozohet se qyteti i Vushtrrisë kishte 40 xhami. Mirëpo sipas dëshmive dhe dokumenteve të kohës, Vushtrria kishte tri xhami, dy medrese, një telegrafhane. Në të kaluarën xhamitë nuk e kanë pasur këtë formë që e kanë sot. Ato kanë qenë pa minare dhe pa kube. Me kalimin e kohës vie deri të zbulimi i minarës dhe kubës. Xhamitë kanë pasur rolin e tyre fetar, edukativ, moral, të drejtësisë, ndihmes, për arsim, kulturë, pastaj edhe për afirmimin dhe ruajtjen e identitetit kombëtar e të tjera. Njerëzit janë tubuar jo vetëm për ta kryer obligimin fetar, por edhe për shumë halle dhe probleme të tjera.

## XHAMIA E ÇARSHISË

Eshtë njëra ndër xhamitë më të vjetra në Vushtrri. Këtë emër e ka pasur më parë dhe deri me shkatrrimin e saj nga forcat policore, paramilitare serbe me 1999 ka mbajtur këtë emër. Pas lufte kjo xhami është ndërtuar nga kryetari i Emiratëve të Bashkuara Arabe, prandaj quhet edhe Xhamia e Shejh Zaidit. Xhamia e Çarshisë sipas



disa burimeve është ndërtuar në vitin 1878, ndërsa sipas burimeve historike, Evlia Çelebia kishte shkruar se në Vushtrri ishte Xhamia e madhe (Eski Xhami) të cilën e ka ndërtuar Murati i dytë (1421-1451) e cila më vonë është rrënuar dhe prej matërjalit të saj është ndërtuar Xhamia e Mbretit. Sipas dëshmive të bartura brez pas brezi, kjo xhami ishte shkatrrua disa herë. Arkitektura e saj ishte interesant, prandaj është quajtur Xhamia Ekremie. Nga kati i parë në të djathtë ishte dera për të shkuar në minare. Muri i xhamisë kishte dyrek prej toke, në lartësi prej 2,50 m. Në një anë kishte katër dyrek…Xhamia e Çarshisë për arsye se u ndërtua në qendër të qytetit, aty ku dikur ndodhej tregu . Në kompleksin e kësaj xhamije ka qenë shadrevani (fontana), ku besimtarët myslimanë merrnin abdes para se të faleshin në xhami. Në anën e majt në hyrje te porta e xhamisë, ka qenë i vendosur një gur, në të cilin vihej kufoma derisa t'i kryhej falja e namazit (përshëndetja e fundit ). Afër xhamisë në qendër të qytetit kanë qenë 14 konaqe nën një pullaz, të cilat pasqyronin kompleksin e vetëm artitektonik në Ballkan. Lokalet kanë qenë pronë e BI-se dhe kanë shërbyer si dyqane. Këto dyqane kanë qenë të ndërtuara me materjal të thjeshtë nga druri i bungut, ndersa muret kanë qenë mes veti të ndara me qerpiqë. Vendi ku kanë qenë të ndërtuara këto dyqane, është quajtur Çarshia e vjetër. Me 1968 është ndërtuar një krua (shadravan) për nevoja të xhamisë. …

### XHAMIA E GAZI ALI BEUT

Sipas librit "Barbaria serbe mbi monumentet e kulturës islame në Kosovë " , kjo Xhami është ndërtuar në vitin 1410. Ka të dhëna se kjo xhami është ndërtuar në gjysmën e dytë të shekullit XV. Kjo xhami ka një arkitekturë interesante. Ajo gjendet pranë banjos publike (hamamit). Ka marr emrin sipas ndërtuesit të saj, Gazi Ali Beut i cili thuhet se ka ndërtuar edhe hamamin. Supozohet se kjo xhami është ndërtuar para vitit 1410. Xhamia është njëra ndër xhamitë më të vjetra në Kosovë. Gjatë vitit 1999 nga forcat policore, paramilitare serbe edhe kjo xhami është shkatrruar. Mirëpo pas luftës me ndihmën e donatorëve është ndërtuar (riparuar) me një arkitekturë të veçantë të ndërtimit. Në oborrin e Xhamisë gjendet nishani-guri i varrit të Mustafë Beut i cili konsiderohet se ka qenë sangjaku i parë i Sangjakut të Vushtrrisë . Mirëpo pas luftës,gjatë ndërtimit të xhamisë varrët që gjendeshin në oborrin e xhamisë si i Mustafë Beut janë rrafshuar dhe tani nuk dihet për egzistimin e këtyre varrezave të përsonalitetëve kulturore, fetare dhe historike. Në xhamitë Gazi Hysref Begut dhe në xhaminë Karamanlis në veçanti ka pasur varreza të vjetra të personaliteteve të njohura shqiptare, ku gurët e gëdhendur prej mermerit të varrezave kishin një art të vaçantë të gëdhendjes. Ata tani pas luftës (2002) nga persona të pa përgjegjshëm janë shkatrruar dhe janë hudhur në mbeturira. Ky veprim skandaloz , qytetin e Vushtrrisë e ka dëmtuar shumë si qytet i njohur me monumente kulturore dhe historike…

Xhamia është dykatëshe, e stilit osman. Sipas Raif Virmicës Xhamia e Gazi Ali Beut dhe Xhamia Karamanli janë ndërtuar në shekullin XV, ndersa Xhamia e Çarshisë në shekullin XVIII. Ndërsa sipas mulla Bedri Halilit imam në Xhaminë e Çarshisë thuhet se kjo xhami është ndërtuar me 1444. Ndertesa e saj ka 8 dritare në katin e parë, ndërsa 6 dritare në katin e dytë. Muret e xhamisë nga toka si në katin e parë ashtu edhe në katin e dytë janë të larta 2,20 m. . Xhamia me oborr ka 100 metra katror. Në oborrin e xhamisë kishte varre. Vetëm një rrugicë e ngushtë ishte e liruar nga varret. Këto varre më vonë janë prishur bashk me varrin e ndërtuesit të saj Gazi Ali Beut.Mulla Selmani (dikur imam në këtë xhami) kishte treguar se Efendi Selim



Drejta , një prijs (shejh) i sektit kaderi kishte thënë gjatë bisedave që kishte pasur me disa ylema se në këto varreza, në oborrin e xhamisë ishte i varrosur edhe Avdyl Kadër Kurejshi nga fisi i Muhamedit. (shih librin e Bedri Halilit "Xhamitë në komunën e Vushtrrisë"). Gjendet pranë lumit Tërstena, përkatsisht në rrugën për në varrezat e qytetit. Xhamia ka një arkitekturë orientale dhe është ndërtuar në vitin 1675 nga familja Ogullari e cila sipas Mulla Bedri Halilit në Përandorinë Osmane e gëzonte një autoritet të lartë. Kjo xhami është njëkatshe e stilit osman. Kati i dytë deri në gjymës është me trej dhe dërrasa, gjithashtu edhe shkallët janë prej dërrasave . Ndërsa muri është i trashë 85 cm. Xhamia ka hajatin sa për tu falur, dy safa (rrjeshta) normal e në fund të murit kanë qenë dollapët në të dy anët për lënjën e këpucëve . Kjo xhami është quajtur edhe Xhamia e Plumbit, sepse nga vjetërsia i është ndërruar aluminiumi. Në vitin 1986 xhamia është riparuar dhe tërë muri rreth xhamisë është ndërtuar me punë vullnetare, në saj të organizimit të imamit, Mulla Raifit. Sipas Raif Virmicës në hyrje të oborrit, në anën e djathtë ka qenë një tyrbe ku tre vëllëzer Karamanlis ishin të varrosur në këtë tyrbe , prandaj edhe xhamija kishte marrë emrin Karamanlis. Edhe kjo xhami ishte shkatrruar nga forcat policore, paramilitare serbe gjatë vitit 1999, por më vonë është riparuar dhe është ndërtuar me gjithë minarën e re …

## XHAMIA KARAMANLI

Pas luftës çlirimtare (1998-1999) Emiratet e Bashkuara Arabe (EBA) në bashkëpunim më Bashkësinë Islame në Vushtrri,me përkujdesjen dhe koordinatorit të Mulla Bedri Halilit tani imam në Xhaminë e Qarshisë. janë ndërtuar dy xhami për herë të parë në qytet, njëra në lagjën e Ashlanëve (Podranqë), me një stil karakteristik Saudit, xhamia në Venushë dhe në fshatrat për rreth të qytetit të Vushtrrisë si xhamia në Druar, xhamia në Stanofc të Poshtëm, xhamia në Stanofc të Epërmë xhamia në Mihaliq, xhamia në Vilaj (Ropicë), xhamia në Lumkuq, xhamia në Ceceli, Xhamia në Sfaraqak, xhamia në Pestovë, xhamia në Brusnik, xhamia në Strofc, xhamia në Maxhunaj, xhamia në Dumnicë të Poshtme, xhamia në Dumnicë të Mesme, xhamia në Pantinë, xhamija në Beqiq, xhamia në Ashlan, xhamia në Lum të Madh. Tani gjatë këtij viti (2009) janë ndërtuar edhe dy xhami në qytet, njëra në afërsi të varrezave të qytetit dhe tjetra në afërsi të lagjës së Izmakëve, gjithashtu të ndihmuar nga donator arab.. Shumica e këtyre xhamive janë ndërtuar pas luftës çlirimtare (1998-1999) nga Emiratet e Bashkuara Arabe. Ndërsa xhamia në Strofc është ndërtuar me iniciativën e të riut të shkolluar në Arabinë Saudike, z Sami Bilalli, i cili me ndihmen e donatorëve arab dhe të tjerë ka ndërtuar këtë xhami, por kjo xhami nuk ka minare. Sipas bisedave që janë zhvilluar pritet që edhe kjo xhami të ketë minarën në të ardhshmen. Në Zhilivodë gjithashtu ka qenë e ndërtuar xhamia qysh nga viti 1946, mirëpo kjo xhami si shumë të tjera është dëmtuar (shkatrruar) nga forcat policore paramilitare serbe gjatë luftës 1998-1999. Megjithë afrimin për t'u rindërtuar përseri nga Emiratet e Bashkuara Arabe (EBA) si duket qytetarët e Zhilivodës nuk kanë treguar interesim të duhur për rindërtimin e kësaj xhamije…



## TEÇJA (TYRBJA) E QYTETIT

Në Vushtrri nga shumë monumente historike dhe fetare është e njohur edhe teqja (tyrbja) në parkun e qytetit. Ky monument ka një histori të vaçantë për trashëgiminë kulturore dhe historike fetare të komunës dhe më gjerë. Përkundër përpjekjeve për ta ditur vitin e sakët të ndërtimit të saj, fatkeqësisht nuk kemi arritur që ta mësojmë. Sipas imamit të xhamisë së qarshisë Mulla Bedri Halilit ky objekt fetar është ngritur fill pas hyrjes së Osmanlinjëve në Vushtrri. A. Mulaku ( historian nga Vushtrria) sipas një bisede që kishte zhvilluar me disa qytetarë të moshuar thotë në librin e tij se ky objekt fetar është ndërtuar para 200 vjetëve dhe ka qenë i rrethuar me varre të cilat në vitet e pesëdhjeta janë shkatrruar dhe mbi to është punuar parku (lulishtja). Arkitektura e saj është në formë të tetëkëndëshit, brenda së cilës gjenden gjashtë varre që konsiderohen se janë varret e shehlerëve. Pas luftës së fundit (2000-2001), me ndihmen e Emirateve të Bashkuara Arabe dhe me iniciativen dhe organizimin e imamit të Xhamisë së Qarshisë, Bedri Halilit kjo tyrbe (teqe) u restaurua së bashku me parkun për rreth saj. Mirëpo për habi ky park i ndertuar me standarde të arkitekturës evropiane është dëmtuar nga individë të papërgjegjshëm, sepse për te, deri vonë ka munguar kujdesi dhe ruajtja e tij. Objekti i ndërtuar në park, përball tyrbës, i dedikuar për nevojat e qytetarëve gjatë punës dhe pushimit në park ,është dhënë për banim një qytetari i cili si kompenzim për shfrytëzimin e këtij objekti për banim ka marrë për sipër ruajtjen dhe kujdesin për parkun e ndërtuar. Mirëpo ky objekt nuk është dashur të ipet për banim, por të shfrytëzohet për nevojat për të cilat është ngritur, sepse përkundër kësaj parku është dëmtuar shumë dhe gjithnjë është duke shkuar drejt shkatrrimit nga persona të papërgjegjëshëm. ●






Mr. Samir B. Ahmeti

# BURKINA FASO (9)

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
Emri ndërkombëtar në anglisht: Burkina Faso.
- Emri zyrtar: Burkina Faso.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 274,200 km².
- Numri i banorëve: 15.746.232 (2009).
- Dendësia: 57.4 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 65% (shumica e tyre suninj), katolikë 8%, protestantë 7, animistë 19%.
- Kryeqyteti: Uagadugu, që konsiderohet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet (Ndarjet administrative) të tjera kryesore: Bubuxhulazo, Iguia, Banfora dhe Didogo.
- Grupet etnike: Mossi 40%, Gurunsi, Senufo, Lobi, Bobo, Mande dhe Fulani 60%.
- Gjuhët kryesore: Frëngjishtja (zyrtare), mossi, xhola, fullaka, bosinga, groshi dhe samugo.
- Njësia monetare: Frangu i Afrikës së Mesme (1. 00 xof = 0.0015 EUR).
- Data e pavarësisë: 5 gusht 1960.
- Festë kombëtare: 11 dhjetor (1958).

## POZITA GJEOGRAFIKE

Burkina Faso është shtet afrikan, i cili shtrihet në pjesën perëndimore të kontinentit. Është një shtet i vogël, shumë i varfër, i prapambetur dhe me një përqindje të madhe të analfabetizmit. Republika e Burkina Faso-s është e kufizuar me gjashtë shtete afrikane dhe nuk ka dalje në det. Nga veriu kufizohet me Malin me një gjatësi 1000 km; nga lindja me Nigerinë me gjatësi 628 km; nga juglindja me Beninin me gjatësi 306 km; nga jugu me Togon me një gjatësi 126 km; po ashtu nga jugu me Ganën me gjatësi 549 km; nga jugperëndimi me Bregun e Fildishtë me një gjatësi 584 km. Burkina Faso konsiderohet nga shtetet e Saharës së Madhe të Afrikës. Emri i Republikës ka qenë Volta e Epërme deri më 4 gusht 1984, kur Presidenti i vendit, Tomas Sankara, e ndërroi dhe e quajti Burkina Faso, që do të thotë: Vend i të Lirëve. Toka e vendit është rrafshnaltë, e mbuluar me shkëmbinj të fortë, si dhe mbledh një sërë luginash dhe lumenj të shumtë. Pika më e lartë e vendit është ajo e malit Ratnakwero, me një lartësi deri në 747 metra[2]. Nga populli i Burkina Faso-s 20% nuk dinë të shkruajnë e të lexojnë, rreth 32% e fëmijëve të vendit ndjekin arsimin fillor, por vetëm 6% e tyre vazhdojnë mësimin në shkolla të mesme. Universiteti Uagadugu është i vetmi në vend[3]. Në Burkina Faso ka gjithsej 34 aeroporte, por vetëm dy prej tyre janë të asfaltuara. Gjithashtu, vendi posedon rrugë hekurudhore[4].

UAGADUGU: Si kryeqytet i Burkina Faso-s është edhe qendër administrative, kulturore dhe ekonomike e vendit. Ashtu siç është qyteti më i madh, po ashtu ka edhe popullsinë më të madhe. Sipas statistikave të vitit 2006 ka arritur 1.475.223 banorë. Emri i qytetit, shpesh është shkruar Ouaga, kurse banorët janë quajtur ouagalianë. Industri kryesore e kryeqytetit konsiderohet përpunimi i tekstilit; shitblerje industriale bëhen në njërin prej aeroporteve ndërkombëtare të vendit, nga lidhjet hekurudhore me Abixhan-in e Bregut të Fildishtë

dhe me Kaja-n në veri të vendit dhe me një autostradë të Niamejit të Nigerisë. Ky kryeqytet, llogaritet edhe qendër tregtare, prandaj, me të drejtë, konsiderohet nga tregjet më të mëdha të Afrikës Perëndimore. Emri i këtij kryeqyteti daton nga shekulli i 15-të, kur fiset Jonjonse dhe Ninsi kishin banuar këtë zonë. Kryeqyteti gjendet në një rrafshnaltë qendrore, ku është ngritur pallati perandorak i Naaba Mogho-s. Duke qenë një qendër administrative e sundimit kolonialist, ai u bë një qendër e rëndësishme urbane edhe në periudhën pas kolonializmit[5].

## HISTORIA E BURKINA FASO-S

Besohet se nga fiset më të njohura të vendit konsiderohen edhe fiset Mosi, të cilat në shekullin e 4h/10m kishin emigruar nga Lindja e Afrikës dhe ishin vendosur aty. Këto fise, që në fillim kishin themeluar mbretëri të vogla dhe në aspektin fetar ishin idhujtarë, ndonëse vendet përreth ishin me shumicë myslimane. Me kalimin e kohës, fiset Mosi iu nënshtruan mbretërisë myslimane të Mali-t, pastaj në shekullin e 8h/14m u bënë pjesë e Perandorisë myslimane Sangaj. Kurse, në kohën kur shtetet myslimane në këtë rajon u dobësuan dhe pas përparimit të francezëve drejt këtyre vendeve, mbretëria e fiseve Mosi ekzistonte mu në Uagadugu, kryeqyteti i sotëm i Burkina Faso-s. Prandaj në vitin 1314 h / 1896 m Franca nënshkroi marrëveshje me sunduesit e mbretërisë së fiseve Mosi. Dhe vetëm pas 8-të viteve nga pushtimi francez i këtyre vendeve, Franca këto ua bashkoi vendeve të Nigerisë, të cilat njiheshin si kolonia (franceze) e Senegalit të Sipërm dhe e Nigerisë. Pastaj, në vitin 1338 h / 1920 m Franca ndërhyri prapë dhe vendet e fiseve Mosi i bëri koloni të pavarura, të cilat u njohën me emrin kolonia (franceze) e Volta e Epërme – emri i vjetër i Burkina Faso-s[6]. Më datën 11 dhjetor 1958 Volta e Epërme (Burkina Faso), brenda Komunitetit Francez fitoi statusin e republikës autonome, dhe kjo datë llogaritet si Dita e Republikës dhe konsiderohet festë kombëtare e shtetit. Ndërsa, më datën 5 gusht 1960, Volta e Epërme fitoi pavarësinë nga Franca dhe u bë Republikë e pavarur[7].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË BURKINA FASO

Për të diskutuar rreth thelbit të Islamit dhe myslimanëve në Burkina Faso, do të duhet të bëhej një pyetje e rëndësishme, që është: Kur ka depërtuar Islami në Afrikë? Dhe, për t'iu përgjigjur kësaj pyetjeje të rëndësishme, detyrimisht do të duhej të kthehemi prapa, në fletët e Historisë Islame, për t'u thelluar dhe për të vështruar ngjarjet historike, pra, në kohën



e Umer ibn Hat-tabit r.a. Egjipti u çlirua nga Amër ibnu-l- Asi r.a., dhe Feja Islame filloi të përhapej në ato rajone. Egjipti në atë kohë ishte portë e madhe dhe konsiderohej bazë e çlirimit të Afrikës Veriore. Në kohën e Uthman ibn Af-fanit r.a., u zgjeruan çlirimet në Afrikë, dhe Uthmani r.a. në vitin 27 h caktoi Abdullah ibn Sa'd ibn Ebi Serehun – mëkëmbës në Egjipt – në krye të një ushtrie myslimane, e cila numëronte deri 20 mijë ushtarë, i cili u nis në drejtim të Afrikës Veriore. Atje myslimanët arritën të çlironin qytetin Subejtile dhe disa zona rreth tij. Qyteti Subejtile bie në juglindje të Tunisit të sotëm; qyteti ekziston deri në ditët tona. Në këtë luftë, Abdullah ibn Zubejri, si një komandant dhe pjesëmarrës i kësaj lufte, arriti të vriste mbretin e berberëve (Xherxhirin). Me rastin e vrasjes së mbretit të tyre, berberët, pavarësisht se ishin me numër të madh, pësuan disfatë të madhe. Kjo fitore ishte konsideruar një triumf madhështorë në Afrikë. Pastaj, në kohën e Muavije ibn Ebi Sufjanit, çlirimet e myslimanëve morën përmasa të mëdha, bile me një përkushtim shumë më të thellë se herëve të tjera. Muaviu dërgoi Ukbe ibn Nafi'i El Fihriun – komandant i shquar – në zonat e sipërpërmendura. Sukseset e Ukbe's në këto rajone ishin të mëdha, ngase në vitin 50 h / 670 m ai arriti të themelonte qytetin Kajrevan, të cilin e bëri kryeqendër të myslimanëve në ato rajone. Kajrevani u llogarit pikënisje e çlirimeve të vazhdueshme në kontinentin e Afrikës, dhe si rezultat u çliruan edhe këto qytete: Tilimsan, Kenxha, Tripoli etj.. Kështu Afrika Veriore nën ombrellën e Islamit, ishte dëshmitare e stabilitetit në ato rajone dhe më gjerë. Pra, kësodore Feja Islame vazhdoi të qëndronte fuqishme në rrugëtimin e saj në drejtim të Jugut të Saharës. Më pastaj, tregtarët myslimanë luajtën rol të rëndësishëm shumë aktiv dhe bënë përpjekje të mirë në përhapjen e Islamit në Jug të Saharës. Rrugët tregtare lidhnin qendrat islame në veri të kontinentit me vendet përtej Saharës. Ato rrugë ishin urë lidhëse reale, përmes të cilave Islami depërtonte në zemër të Afrikës dhe më gjerë. Po kjo vlen edhe për rrugët tregtare të Atlantikut, të cilat luajtën një rol të çmuar rreth përpjekjeve të tregtarëve në përhapjen e Islamit në vendet perëndimore të kontinentit, në të cilat bën pjesë edhe Volta e Epërme (Burkina Faso)[8].

KLIMA - Burkina Faso ka klimë tropikale të ngrohtë. Gjatë verës të reshurat janë më të dendura, ndërsa dimri është kryesisht i thatë. Shi bie pak, vetëm në jugperëndim të vendit, kurse në pjesët verilindore të tij të reshurat atmosferike janë më të mëdha. Vendi karakterizohet nga dy stinë gjatë vitit: Nga dimri i thatë dhe vera me të reshura të dendura, prej qershorit deri në shtator. Klima në vend është e ftohtë nga nëntori deri në mars, kurse prilli dhe maji janë të thatë. Vera e nxehtë fillon nga qershori e zgjat deri në tetor, dhe ajo shoqërohet me reshje shiu[9].




GJENDJA EKONOMIKE - Kultivimi i lopëve në ekonominë e Burkina Faso-s llogaritet veprimtaria më e rëndësishme në vend, prandaj eksportimi i kafshëve të vendit, përbën një të tretën apo edhe më shumë të të ardhurave të eksportit. Shumica e tokës prodhuese në vend gjendet në lugina të lumenjve. Fermerët i përdorin ato toka kryesisht për kultivimin e drithërave ushqimore, si fasule, grurë, misër, mel, oriz etj.. Gjithashtu kultivohen edhe këto prodhime bujqësore si: pambuk, kikiriki, arra Shija (një bimë, farat e së cilës përmbajnë yndyrë, që përdoret për prodhimin e sapunit), etj.. Burkina Faso eksporton në Bregun Fildishtë dhe në Gana kafshë - lopë, dhi dhe dele, kurse në Francë eksporton pambuk dhe arra Shija. Ndërsa, nga Franca dhe nga shtetet anëtare të Unionit Evropian importon prodhime ushqimore dhe pajisje bujqësore. Shumë të rinj të vendit shkojnë në Gana dhe në Bregun e Fildishtë për të punuar në plantacione të kakaos dhe kafes, për një periudhë prej dy ose tre vjetësh. Paratë e dërguara në vendin e tyre, llogariten një pjesë e rëndësishme e të ardhurave në Burkina Faso[10]. Prodhime vendore të pasurisë tokësore, kryesisht janë magnezi, guri gëlqeror, bakri, nikeli, boksiti, mermeri, ari, argjendi, zinku, plumbi dhe fosfat. ●

(1) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 41. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 102, 103. Logos-a, 2009, Shkup. (2) - Vladimir ZOTO., ibid f, 41. http://ar.wikipedia.org/wiki. http://www.marefa.org/index.php. (3) - http://www.marefa.org/index.php. (4) - Amir B. Ahmeti., ibid f, 93.(5) - http://en.wikipedia.org/wiki/Ouagadougou. (6) - Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, f: 219. Darul Merih, Rijad – Mbretëria e Arabisë Saudite.(7) - Vladimir ZOTO., ibid f, 41.(8) - http://niaoune.maktoobblog.com. (9) - http://niaoune.maktoobblog.com10 - http://www.marefa.org/index.php.



Abdullah Klinaku

# Fenomeni i Korrupsionit

## NOCIONI KORRUPSION

Korrupsioni është nga fenomenet/dukuritë më të ndërlikuara të shkencës juridike. Ai bënë pjesë tek veprat e kriminalitetit të organizuar, për shkak të formës së kryerjes dhe implikimeve të disa personave në proces. Për këtë arsye thuhet se te fenomeni i korrupsionit binomi shkak-pasojë ndodhet në një rreth vicioz e të mbyllur, ku është vështirë të identifikosh shkaktarët apo shkakun nga pasojat, dhe e kundërta.[1] Në legjislacionet penale dhe literaturën juridike, me gjithë përpjekjet që janë bërë, deri më sot nuk është dhënë ndonjë përkufizim i qartë dhe i plotë i nocionit të korrupsionit.[2] Megjithatë, bazuar në natyrën e veprimeve kriminale, në të cilat mund të shfaqen elementet e korrupsionit, mund të arrihet në përfundimin se me korrupsion duhet nënkuptuar format e ndryshme të sjelljeve kriminale, të cilat konsistojnë në kërkimin për t'u dhënë mitë, për t'u marrë mitë, për ryshfetin indirekt, arbitrimin e paligjshëm, trafikimin e influencës, pagesën ilegale ose kërkimi i dhuratave të paligjshme, pagesa e tarifave që janë në disproporcion me shërbimet e kryera, veprimet e korrupsionit gjatë procesit zgjedhor dhe ato që kanë për qëllim sigurimin e dëshmive, ekspertizës apo përkthimit të rremë gjatë procedurave gjyqësore, pastrimin e parave etj., - të gjitha këto me qëllim që të realizohet përfitim material i paligjshëm.[3] Ndërsa LIGJI KUNDËR KORRUPSIONIT numër Nr. 2004/34, në kreun e parë, neni i dytë, korrupsionin e trajton si: shkelje e detyrës e personave zyrtarë ose përgjegjës në subjektet juridike dhe çdo veprimtari e iniciatorëve apo përfituesve të kësaj sjelljeje, e drejtuar si përgjigje ndaj një shpërblimi që drejtpërdrejt ose indirekt është

premtuar, ofruar, dhënë, kërkuar, marrë apo pritet për t'u marrë për veten apo për një person tjetër.[4] Meqë kemi disa përkufizime rreth korrupsionit, do të ndalemi vetëm në dy përkufizimet e sipërshënuara, për faktin se pothuajse të gjitha përkufizimet kanë të njëjtën përmbajtje.

### PASOJAT E KORRUPSIONIT

Pasojat e korrupsionit në shoqëri janë shumë të mëdha. Madje ato janë të shtresuara njëra mbi tjetrën dhe kështu rëndoj në edhe shumë më shumë pasojën për shoqërinë. Duke parë këto pasoja dhe rrezikun shumë të madh të korrupsionit, në vitin 1992 KE krijoi një " Grup ndërdisiplinor mbi korrupsionin, dhe kësisoj zyrtarizoi risinë e korrupsionit si një çështje publike, që ka nevojë për rregullime të posaçme. Që atëherë, pasuan edhe mjaft organizma të tjerë ndërkombëtarë.[5] Pasojat e korrupsionit ngërthejnë pasojat politike, sociale, ekonomike dhe psikologjike. Pasojat politike të korrupsionit janë shumë të mëdha. Ai dëmton drejtpërsëdrejti qëllimin e demokratizimit të vendit. Korrupsioni është një kërcënim serioz për të gjitha regjimet politike. Në mënyrë të veçantë ai përbën një kërcënim të madh për demokracitë.[6] Korrupsioni godet sidomos shtetet që ndodhen në rrugën e transicionit dhe ato që ballafaqohen me stabilitet të paqëndrueshëm politik. Dr.Luan Gjonça thotë: Fenomeni i korrupsionit, po nuk u luftua në kohë, mund të kthehet duke mposhtur shtetin në "sistemin korruptiv".[7] Pasojat ekonomike të korrupsionit janë shumë të mëdha. Korrupsioni si formë e krimit të organizuar, paraqet kërcënimin më të madh të stabilitetit ekonomik të një vendi. Madje kjo dukuri negative dhe shkatërruese, pengon dhe në masë të madhe pamundëson, zhvillimin ekonomik të vendit, sidomos të vendeve në transicion. Ky kriminalitet pengon ringjalljen e ekonomisë përmes investimeve e privatizimit, përmirësimin e pozitës materiale të punonjësve që realizojnë të ardhura e mbështetje tjetër financiare nga buxheti i shtetit. Sipas disa parashikimeve, dëmet që i shkakton korrupsioni, vlerësohen në miliarda.[8] Madje me një vështrim shumë të thjeshtë, mund të shohim se të gjitha ato shtete të cilat njihen si shtete të korruptuara, janë në një varfëri shumë të madhe. Drita e shpëtimit të tyre është atje ku fillon çrrënjosja e korrupsionit.

### FORMAT E LUFTIMIT DHE PARANDALIMIT TË KORRUPSIONIT

Luftimi dhe parandalimi i korrupsionit si formë e veçantë e kriminalitetit në përgjithësi, arrihet me anë të masave parandaluese dhe represive. Këto masa në tërësinë e tyre burojnë nga legjislacioni juridik-penal i vendit dhe nga tërësia e parimeve të politikës kriminale. Marrë në përgjithësi, format e luftimit të korrupsionit, bazuar në nevojën e pasurimit të legjislacionit juridik-penal, përfshijnë:

1. Legjislacionin specifik antikorrupsion: Qëllimi i miratimit të ligjeve të veçanta të antikorrupsionit është vetëdijësimi i popullsisë dhe përkufizimi i sjelljeve që janë subjekt i ndalimit të korrupsionit dhe fushat e veçanta që janë tejet të ndjeshme për korrupsionin.
2. Ligjësimin e mjeteve të veçanta për zbulimin, hetimin dhe luftimin e korrupsionit.
3. Ratifikimin e konventave ndërkombëtare të fushës juridiko-penale.
4. Ligjësimin e agjencive të veçanta antikorrupsion dhe përcaktimin e detyrave të tyre duke ruajtur skajshmërisht paanësinë dhe pavarësinë e tyre.

Ndërsa si forma të përgjithshme të politikës kriminale për luftimin e korrupsionit, mund të jenë: 1. Ndërmarrja e masave për ruajtjen e shëndetit moral të popullatës dhe ndërprerjen e degradimit të vlerave etike e morale të shoqërisë nëpërmjet fuqizimit institucional të vlerave të traditës së qytetarëve të vendit. 2. Realizimi shumë më i fuqishëm i rolit mbikëqyrës të komisioneve funksionale të Kuvendit të Kosovës ndaj Ministrisë së Drejtësisë dhe Ministrisë së Punëve të Brendshme në aspektin e çrrënjosjes së korrupsionit institucional. 3. Zbatimi i studimit në administratën shtetërore përkitazi me strukturën farefisnore, politike dhe rajonale të të punësuarve në administratën shtetërore, në aspektin e ndërlidhjes së punësimit me strukturat politike dhe qeveritare në vend, si në nivelin lokal ashtu edhe në atë qendror. 4. Përcaktimi i përgjegjësisë së institucioneve, që, në bazë të Kushtetutës, janë të obliguara të parandalojnë dhe të çrrënjosin korrupsionin në vend. 5. Ngritja e kapaciteteve njerëzore dhe profesionale të prokurorisë, përfshirë shkallën e domosdoshme të sigurisë si dhe kompensimin adekuat material. 6. Zbatimi i legjislacionit aktual antikorrupsion si dhe plotësimi i tij me norma të reja në procesin e aderimit, ratifikimit dhe nënshkrimit të instrumenteve ndërkombëtare në fushën penale. 7. Reformimi i gjyqësorit dhe freskimi i tij me kuadro të reja, profesionale dhe pa hipoteka në të kaluarën. 8. Fuqizimi i rolit të Agjencisë Antikorrupsion dhe ruajtja e paanësisë së saj. 9. Fuqizimi i medieve dhe shoqërisë civile si mekanizma fondamentalë për parandalimin dhe çrrënjosjen e korrupsionit në vend. ●

(1)Hysi, Vasilika. Hyrje në kriminologji dhe pentologji, Tiranë, 2000, f.66 (2)Hajdari, Azem. Kriminalitetit I Organizuar, Prishtinë, 2006, fq. 130 (3) Hajdar, Azem. Veprat penale me natyrë korrupsioni,,47-50. (4)http:wwwww.assembly-kosova.orgwcommonwdocswligjetw2004_34_al.pdf (5)Latifi, Vesel. Kriminalistika, Prishtinë, 2006, f. 202. (6)Latifi, Vesel. Politika kriminale, Prishtinë, 2008, f. 242 (7)Gjonça Luan, Korrupsioni, Tiranë, 2005, 228-229 (8)Hajdari, Azem, Ibid, f. 131.(7)Latifi, Vesel, Ibid f. 242



Dr. Islam Hasanaj

# Parimet dhe qëllimet e bankimit islam

Feja islame i rregullon dhe ndikon në të gjitha aspektet e jetës njerëzore, duke përfshirë edhe sjelljet në biznes dhe transaksionet komerciale. Shumë versete kuranore inkurajojnë tregtinë dhe biznesin në përgjithësi, dhe qëndrimi islam është se në biznes duhet pasur sinqeritet dhe se biznesi duhet të jetë i ligjshëm. Çdo sistem duhet të gjejë mbështetje në filozofinë e jetës së njerëzve të atij vendi, në mënyrë që të ketë sukses. Ne si myslimanë duhet t'i kthehemi urtësisë dhe etikës sonë të biznesit, që janë te bazuara në Kuran dhe Synet, të cilat janë shumë të qarta. Kurani dhe Syneti nuk kanë përshkruar një model ekonomike, sikur kuptohet në ditët e sotme. Por, këto dy burime kryesore të Sheriatit, përmbajnë rregullat kryesore në mënyrën më të përgjithshme, të cilat u japin mundësi dijetarëve myslimanë dhe ekspertëve të jurisprudencës islame dhe çështjeve ekonomike, që të gjejnë alternativa për aspekte të ndryshme për t'iu përgjigjur nevojave të kohës.

### KONCEPTI I BANKIMIT ISLAM

Bazuar në faktin se funksioni kryesore i bankave është të merren me para, mund të mos jetë shumë logjike nëse shpjegojmë për bankat dhe funksionimin e tyre para se t'i referohemi parasë si koncept. Është mirë që të kuptohet koncepti dhe roli i parasë, në mënyrë që të kuptohet dallimi në mes bankimit islam dhe bankimit konvencional. Bazuar në përkufizimin tradicional të parasë, paraja ka shumë funksione; është një njësi që ka rol llogaritjeje, ndërmjetës i këmbimit, vlerë për kursim, standard për pagesa të vona dhe një komoditet (produkt)[1], i cili mund të shitet dhe mund të jepet me qira dhe fitimi që del nga ky aktivitet, është kamata (interesi). Nga perspektiva ekonomike islame, paraja konsiderohet si një ndërmjetës i ndërrimit të mallit, vlerë për kursim dhe mjet për pagesa të vona. Paraja duhet të funksionojë si një mjet që ndihmon prodhimin e tregtinë dhe kurrsesi jo të konsiderohet një produkt që mund të shitet ose të jepet me qira dhe prej saj të fitohet kamatë pa bërë asnjë aktivitet ekonomik.[2]

Konsiderimi i parasë si një produkt në vetvete, është një mënyrë për ta bërë të varfrin më të varfër dhe të pasurin më të pasur, pa bërë asgjë po vetëm duke pritur kohën dhe duke marrë fitimin me çdo kusht. Dhënia e parasë me kamatë do të thotë që ata (dhënësit) do të marrin më shumë para në të ardhmen, sepse ligji i garanton kredidhënësit kapitalin bazë dhe kamatën mbi shumën bazë.

## PARIMET E BANKIMIT ISLAM

Bankat islame duhet të veprojnë bazuar në rregulla shumë precize, të cilat ndërtohen mbi bazat e Sheriatit. Parimet kryesore të bankimit islam janë:Ndalimi i Riba-s (kamatës) në të gjitha format, sigurimi se çdo aktivitet është hallall (konform rregullave të Sheriatit); Pagesa e Zekatit; Mënjanimi i Gharar –it (paqartësisë); Eliminimi i Mejsir-it (bixhozit).

## NDALIMI I KAMATËS

Termi Riba i referohet shtimit (rritjes) mbi shumën bazë të kapitalit të borxhit, bazuar në kohë për të cilën është dhënë hua. Ka pasur debate nëse termi riba i referohet një termi që dallohet edhe nga populli si kamatë apo si fajde; koncepti i termit riba i përfshin të dyja pa bërë ndonjë dallim, në aspektin praktik, që të dyja janë të njëjta dhe që të dyja janë të ndaluara. Edhe fetë e tjera, Krishterimi, Jahudizmi, Budizmi, Hinduizmi dhe në sistemet etike, kamata është konsideruar e ndaluar dhe diçka e pamoralshme. Në shekullin e katërt, kur Krishterimi u bë fe shtetërore, klerikët e patën ndaluar kamatën bazuar në Testamentin e Ri: "Duaje armikun tënd dhe bëj mirë; jep hua dhe mos prit rritje nga kthimi (i huasë). (Luka, 6:35) Kështu mbeti deri në fund të shekullit të 16, kur marrja dhe dhënia me interes, siç e quajtën ata - një përqindje e arsyeshme e interesit, u bë praktikë e pranuar nga të krishterët.[3] Edhe tek jahudinjtë kamata është e ndaluar, por në një shkallë më të ngushtë, tek ata është e ndaluar kur kanë të bëjnë me tregtinë ndërmjet veti, por nuk e kanë të ndaluar kur kanë të bëjnë me të tjerët (jo jahudinj). Kjo bazohet në Testamentin e Vjetër (Bibla Jahudite):"Te një i huaj ju mund të jepni hua me kamatë, por jo edhe te vëllai juaj" (Deuteronomy, 23:20). Ndalimi i kamatës është parimi më i rëndësishëm i bankimit islam dhe gjithashtu aspekti më dallues ndërmjet bankimit islam dhe bankimit konvencional. Ndalimi i kamatës është përmendur në katër kaptina të ndryshme të Kuranit të madhërishëm[4] dhe është shpjeguar nga Pejgamberi a.s. se ç'konsiderohet kamatë dhe fazat e ndalimit të kamatës. Marrja apo dhënia e kamatës, ashtu siç ndodh në sistemin konvencional, është e ndaluar rreptësisht në sistemin islam. "O ju që besuat, kini frikë Allahun dhe, nëse jeni të sinqertë, hiqni dorë nga ajo që ka mbetur nga kamata. E në qoftë se nuk e bëni këtë (hiqni dorë nga kamata), atëherë binduni se jeni në luftë me Allahun dhe të dërguarin e Tij. E nëse jeni penduar, atëherë juve ju takon shuma bazë (shuma që është dhënë pa e marrë kamatën), mos bëni padrejtësi dhe juve nuk ju bëhet padrejtësi."(El-Bekare, 278-279). Islami e ndalon kamatën për shkak se ajo është kundër shpirtit të drejtësisë; punëmarrësi mund të bëjë një fitim të madh me para të huaja dhe të paguajë një shumë të vogël për shkak të përdorimit të atyre mjeteve, ose ndodh që ai të humbë në investimin e bërë, dhe ai duhet të paguajë shumën e huazuar dhe kamatën e caktuar që nga fillimi, të dyja rastet janë të padrejta.[5]

## SIGURIMI SE ÇDO AKTIVITET ËSHTË HALLALL (NË PËRPUTHJE ME RREGULLAT E SHERIATIT)

Bankat islame duhet të ndërmarrin aktivitetet e tyre duke u siguruar se ato janë hallall. Për t'u siguruar se aktivitetet e bankave islame nuk vijnë në kundërshtim me rregullat dhe etikën islame, ato janë të obliguara të themelojnë bordin e Sheriatit, detyrë e të cilëve është të mbikëqyrin dhe të aprovojnë aktivitetet e bankës. Ky bord përbëhet prej juristëve myslimanë, të cilët punojnë si këshilltarë dhe auditorë të pavarur dhe njëkohësisht janë ekspertë për çështje të Sheriatit dhe kanë njohuri të mjaftueshme ekonomike. Qëllimi kryesor i këtij bordi është: Së pari të sigurojë se produktet bankare dhe shërbimet që u ofrohen klientëve, janë në pajtueshmëri me normat e Sheriatit. Së dyti, të sigurojë se investimet e projekteve në të cilat marrin pjesë bankat, janë hallall (të lejuara). Dhe qëllimi i fundit, që të sigurojë se vetë banka është e menaxhuar në përputhje me parimet e Sheriatit.



## PAGESA E ZEKATIT

Bankat islame duhet të paguajnë zekat nga operimet e tyre. Zekati në Islam nuk është vetëm një taksë e thjeshtë, por është më shumë se kaq, është një prej pesë shtyllave të Islamit dhe kryerja e këtij obligimi, është një ibadet (adhurim ndaj Zotit), për se pritet të shpërblehet nga i Plotfuqishmi. Bankat islame janë të detyruara të themelojnë një fond të Zekatit përbrenda bankës, ku e llogaritin dhe japin Zekatin për aktivitetet e tyre. Gjithashtu mundëson pagimin (mbledhjen) e Zekatit nga klientët e tyre e të tjerë dhe bëjnë shpërndarjen e këtyre fondeve në vendet e caktuara. Ky shërbim zakonisht bëhet falas, pa marrë asnjë shërbim administrativ, duke ditur qëllimin e tij. Feja islame i rregullon marrëdhëniet e njerëzve me Zotin dhe me shoqërinë, gjithashtu rregullon dhe organizon jetën e njerëzve në aspektin shpirtërore dhe material. Zekati është një instrument i shpërndarjes së drejtë, që pastron pasurinë nga lakmia egoiste dhe sjell një harmoni shoqërore.[6] Zekati është i detyrueshëm, shuma e dhënies është 2.5 % e vlerësimit të pasurisë/gjërave me vlerë, që janë mbajtur për një vit hënor.

## MËNJANIMI I GARAR-IT (PAQARTËSISË)

Termi garar gjuhësisht ka kuptimin 'rrezik' dhe ka të bëjë me spekulimet apo rrezikun e paarsyeshëm. Në terminologjinë e biznesit, garar do të thotë pasiguri që i referohet ndërmarrjes së projektit apo biznesit, pa pasur njohuri të mjaftueshme nga njëra apo nga të dyja palët rreth produktit apo atributeve të produktit të kontraktuar. Transaksionet me këto karakteristika janë haram (të ndaluara), edhe pse në disa raste të veçanta, në raste domosdoshmërie, paqartësitë e vogla mund të lejohen.

## ELIMINIMI I MEJSIR-IT (BIXHOZIT)

Fjala Mejsir përdoret në Kuran për të përshkruar çdo aktivitet, i cili përfshin bastet ose lojërat e fatit. Është një aktivitet që bazohet vetëm tek fati e jo në ndonjë aktivitet që shpërblehet si kundërvlerë e punës, por në saje të humbjes së dikujt tjetër, kur fituesi merr bastin komplet, kurse humbësi e humb komplet kapitalin e vendosur për bastin.

## QËLLIMET E BANKIMIT ISLAM

Qëllimi i bankave islame në përgjithësi është që të përkrahin dhe të zhvillojnë shërbimet dhe produktet bankare e t'i aplikojnë ato në transaksione dhe biznese të pranuara nga normat e Sheriatit. Bankimi islam ka një dimension fetar, një produkt nuk mund të adaptohet përderisa të mos jetë studiuar dhe vërtetuar nga ekspertët e Sheriatit se produkti nuk ka asnjë element që bie në kundërshtim me normat e Sheriatit dhe në të njëjtën kohë është fitimprurës. Elementi kryesor për të kuptuar kornizën e bankimit islam është kuptimi i drejtë se si kanë mundësi bankat islame të funksionojnë pa e përdorur kamatën. Bankat islame duhet të bëjnë patjetër profit, në mënyrë që të mbijetojnë dhe të zhvillohen në atë shkallë, që të jenë konkurrente në treg me produkte dhe shërbime. Profiti i tyre realizohet në tri fusha të veprimit: tregti, leasing-lizing (qira), dhe duke bërë financime në partneritet apo me vetëfinancime. Ligji i Sheriatit është kundër kamatës, por jo kundër fitimit, prandaj bankat islame kanë zhvilluar produkte bankare që u mundësojnë të fitojnë dhe të jenë në përputhje me normat e Sheriatit. Ekzistojnë shkrime që bankimin islam e përcaktojnë si 'bankimi pa kamatë'. Është dallim i madh në mes të këtyre dy termave: bankim islam dhe bankim pa kamatë. 'Bankimi pa kamatë' është një koncept më i ngushtë duke iu referuar një numri të vogël produktesh a shërbimesh, të cilat nuk përmbajnë kamatë. Ndërsa bankimi islam i referohet një sistemi të kompletuar, që është në harmoni me etikën islame. Bankimi islam jo vetëm që duhet të largohet nga kamata, por duhet gjithashtu që edhe investimet dhe biznesi në të cilin investojnë, të jenë hallall dhe në të njëjtën kohë t'i shërbejnë qëllimit për arritjen e objektivave të ekonomisë islame.[7] Janë dy metoda kryesore, nëpërmjet të cilave bashkëpunimi financiar merr formën e vet në aspektin islam: Investim i drejtpërdrejt dhe me ndërmjetësim. Nga një perspektivë islame, pa marrë parasysh se a është investim i drejtpërdrejtë apo me ndërmjetësim, nuk ka mundësi të ketë shumë fikse të paracaktuar mbi kapitalin apo huazimet. Sipas sistemit islam, nuk mohohet e drejta e fitimit, por mohohet fitimi në formë të kamatës, e cila bazohet vetëm në kohën që kalon, e jo në mënyrën se si ka përfunduar projekti për të cilin është bërë huazimi. Fitimi duhet të jetë si përqindje mbi fitimin, mirëpo kjo përqindje edhe mund të mos realizohet, por edhe mund të ketë humbje në investimin e bërë dhe të ndahet edhe humbja në mes tyre. Përndryshe, nëse huadhënësi (banka) nuk bart fare rrezik, por e ka të caktuar fitimin edhe nëse huamarrësi humb në investimin e bërë,
- atëherë kjo është e padrejtë dhe shpie drejt asaj që të pasurit të bëhen më të pasur e të varfrit më të varfër. ●

1)Gail E. Makinen, Money, Banking, and Economic Activity (New York: Academic Press, 1981) f. 8-13. (2)Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005), f 45.(3)Ingmar Wienen, Impact of Religion on Business Ethics in Europe and the Muslim World: Islamic Versus Christian Tradition, (Frankfurt: Peter Lang, 1997), f. 52-53. (4)Suret: Rrum 30: 39, Nisa 4: 161, Ali Imran 3: 130, Bekare 2: 275-281. (5)M. Ramzan Akhtar, "Modelling the Economic Growth of an Islamic Economy" The American Journal of Islamic Social Studies, Vol.10, No.4, f. 500-501. (6) Masudul Alam Choudhury and M. Kabir Hassan, "The Role of Zakah in an Interactive Model of Non-Wage Labour Force Activity", Review of Islamic Economics, No.10, f.. 41. (7)Shahzad Sheikh, Journey Towards Islamic Banking, (London: Institute of Islamic Banking and Insurance, 1996) f. 29.




Prof. Dr. Jusuf Ramiç

# Kurani - shkrimi, gjuha dhe përkthimet e para

Shkrimi arab është zhvilluar nga shkrimi nabatej. Nën ndikimin e shkrimit sinajian është formuar shkrimi kursiv, ku shumica e shkronjave lidhen njëra me tjetrën. Dy lloj tipash të shkrimit arab janë si kryesorë: shkrimi kufian dhe ai nes'h. Shkrimi kufian, emëruar sipas qytetit Kufe, i cili gjendet në Irakun Jugor, është shkrim monumental dhe këndor. Me këtë shkrim janë shkruar Mus'hafet për plotë katër shekuj me radhë. Në periudhën abaside u degëzua në më shumë se pesëdhjetë variante, në mesin e të cilave më të njohurit janë: shkrimi mukarrer, mushexh-xher, murebbe'a, mudevver dhe muteddehil. Ky shkrim vazhdoi të përdorej deri në shek. 10 H. / 16 M., pas të cilit u zhduk tërësisht. Në kohën e re, ky shkrim

ka filluar të ringjallet dhe të përdoret në arkitekturë. Shkrimi nes'h, në dallim nga ai kufian, është më kursiv dhe më i rrumbullakët. U zhvillua në Egjipt dhe, duke qenë larg ndikimit të gjuhës siriane, paraqitet si i vetmi trashëgimtar i shkrimit nabatejan. Është përdorur, gjithashtu, për shkrimin e mus'hafeve, dokumenteve zyrtare si dhe në monedha. Me kombinimin e këtyre dy tipave kryesorë të shkrimit arab, Kutbe Ibn El-Mularrir, aty nga fundi i dinastisë Emevite shpiku një formë të re të shkrimit të quajtur "xhelil". Diversiteti i këtij shkrimi mund të vërehet edhe në shembuj të shumtë të realizuar në mure të xhamive, shkollave dhe objekteve të tjera në qytetin e Kajros. Pas shkrimit xhelil, po i njëjti kaligraf, krijoi edhe shkrimin "tumar", i cili, për nga forma, është më i imët se shkrimi xhelil, dhe me anë të tij janë shkruar emrat e sulltanëve në fermanë dhe dekrete. Në periudhën abaside, Ibrahim Esh-Shexher, zbuloi shkrimin "sulus" - varianti i ri i shkrimit tumar, kurse vëllai i tij zbuloi shkrimin "tevki" – njëri nga variantet e shkrimit xhelil. Pas këtyre, Ebu Ali Muhamed ibn Mukle, kaligrafisti më i madh në historinë e kaligrafisë arabe, shkrimit nes'h, xhelil dhe varianteve të tjera, u dha formën përfundimtare gjeometrike. Dhe kështu, në këtë trajtë e formë, që të dy shkrimet, arritën edhe në viset perëndimore arabe (Magreb). Në Persi dhe Azi është përdorur shkrimi i quajtur "farisi", ndërsa në Turqi shkrimet rik'a, divani, ixhaz dhe tugra. Ishte pikërisht kaligrafisti më i njohur turk, Osman Ibn Ali, ai që disa sulltanëve turq ua mësonte kaligrafinë e shkrimit arab. Arabët perëndimorë dhe në Andaluzi, kryesisht iu përmbajtën shkrimit nes'h, me disa ndryshime dhe plotësime të vogla, dhe kjo ka vazhduar, që nga paraqitja e deri në ditët e sotme.

## GJUHA

Kurani është shpallur në gjuhën e pastër arabe, sipas dialektit të fisit Kurejsh. Stili i Kuranit është i paarritshëm. Pati shumë prej atyre që u munduan të bënin diçka të ngjashme si Kurani, mirëpo pikërisht këtu e treguan dobësinë e tyre. Disa të tjerë gjurmuan për të gjetur ndonjë proverb apo ndonjë fjalë të urtë arabe dhe atë ta krahasonin me ndonjë citat të Kuranit që sipas tyre do të kishte kuptim të njëjtë me të.Ata gjetën se proverbi arab "El-katlu enfa lil katli - "Mbytja më së tepërmi pengon mbytjen" - ka domethënie të njëjtë me ajetin kuranor: "Fil kisasi hajatin", pra kuptimi është jeta. Megjithatë, shumë filozofë kanë nënvizuar mbi njëzet pika, ku tregohet superioriteti i ajetit kuranor ndaj proverbit, p.sh. Ajeti është më i shkurtër, sepse përbëhet prej tri fjalësh, kurse proverbi prej katër fjalësh;Në ajet theksohet jeta, kurse te proverbi mbytja; dhe te proverbi përsëritet fjala mbytje, kurse tek ajeti kuranor nuk përsëritet asnjë fjalë, etj.. Krahas dialektit kurejshit, në Kuran hasim edhe dialekte të tjera, siç janë: dialektet e fiseve Hudhejl, Ajlan, Xhurhum, Kinan, dhe të fiseve të tjera arabe, që në atë kohë jetonin në hapësirat e Gadishullit Arabik. Zemahsheriu, Sujutiu, dhe komentatorë të tjerë të Kuranit Fisnik përmendin rreth 45 dialekte të ndryshme lokale, të cilat mund hasen në Kuran. Vetëm dialekti Hudhejl në Kuran haset në më shumë se 46 vende.

## PËRKTHIMET

Islami, jo shumë gjatë pas shpalljes së Kuranit, me një shpejtësi të madhe u përhap edhe te popujt e tjerë lindorë. Dhe, pasi ata nuk e njihnin gjuhën arabe, lindi nevoja e përkthimit të pjesëve të Kuranit në gjuhën perse dhe në gjuhë të tjera të Lindjes. Gjuha perse është gjuha e parë e huaj në të cilën, qysh herët, u përkthye Kurani. Imam Ebu Hanife dhe juristë të tjerë të kësaj shkolle konsiderojnë që ka mundësi të bëhet leximi i sureve të përkthyera kuranore në namaz, kurse juristët e shkollës shafite dhe hambelite, një gjë të këtillë e refuzojnë në mënyrë kategorike. Një gjuhë tjetër e Lindjes, në të cilën u përkthye Kurani, është gjuha hebraike. Sipas Enciklopedisë Hebraike, në bibliotekën e Oxfordit Bodelian në Angli, gjenden pjesë të Kuranit të përkthyera në gjuhën hebraike, që datojnë nga viti 1634 i erës sonë. Kurani, si përkthim i plotë në gjuhën hebraike, është përkthyer nga latinishtja. Përkthyes ka qenë Jakub b. Israil Haham Zante. Pas tij kemi përkthimin e Hermann Reekendorfit, botuar më 1857 në Lajpcig.

Krahas përkthimeve në gjuhën persiane, siriane dhe hebraike, Kurani u përkthye edhe në gjuhën urdu. Si përkthimi më i vjetër i Kuranit në këtë gjuhë, konsiderohet të jetë përkthimi i Abdulkadir ibn Shah Velijjullahut. Ky përkthim është botuar më 1790 në Delhi, dhe, së bashku me origjinalin në gjuhën arabe, ka pasur disa ribotime. Përkthyesi tjetër i Fjalës së Allahut në gjuhën urdu, ishte Imadudin Amritsar. Përkthimi i tij i Kuranit u botua më 1315 H., në Allahabad, i titulluar "El-Kur'anu-l-kerim", me përkthim në gjuhën perse dhe urde. Në gjuhën indoneziane, Kurani u përkthye, së bashku me Komentin e Bejdaviut, më 1913. Përkthyesi veten e konsideronte si një shërbyes të sulltanit turk. Ndërsa në gjuhën bengale, Kurani u përkthye në tërësi më 1908 nga një përkthyes evropian, i cili quhej Uiliam Glud Sak. Me përkthimin e Kuranit në gjuhën turke takohemi qysh në fillim të shekullit XX. Sulltan Abdylhamidi II ishte kundër përkthimit të Kuranit në gjuhën turke. Përkthim i parë në këtë gjuhë doli pas Revolucionit të Xhonturqve më 1908. Përkthyes qe Ibrahim Hilmi. Pas këtij, përkthimin e Kuranit në gjuhën turke e filloi Selim Sabit, dhe ai botohej në revistën "Islam-mexhmuasi". ●

"Preporod - 30 godina" (izbor testova 1970 – 2000), El-Kalem, Sarajevë, 1421 H. / 2000. Përktheu: Mehas Alija



Ajni Sinani

# Shpata e Islamit

Dëshmia Islame (Shehadeti) që kur shkruhet në arabisht është në formë shpate, është ajo që i ka këputur idhujt e rremë të injorancës dhe të padijes në zemrat e atyre që kanë pranuar të vërtetën hyjnore. Goditja e parë e saj ka qenë fatale për të gjitha ideologjitë dhe të gjitha fetë që ishin korruptuar dhe kishin humbur origjinalitetin e tyre". (Sejid Naser) "Shpata e Islamit nuk është shpatë prej çeliku. E di këtë nga eksperienca, sepse shpata e Islamit goditi thellë brenda në zemrën time. Ajo nuk solli vdekje, por një jetë të re, një vetëdijësim dhe një zgjim se kush jam unë dhe për çfarë jam këtu". (anglezi Ahmed Holt ) Islami filloi në qytetin e vogël të Mekës, që nuk ishte tjetër veçse një udhëkryq i rrugëve të karvanëve. Në Mekë, Muhamedi a.s. i ftoi njerëzit në fenë islame pa përdorur forcën, sepse, edhe po ta përdorte atë, nuk do t'ia dilte i vetëm t'i mposhtte apo t'i bindë arabët. Ishte gjuha e Kuranit fisnik dhe fuqia e madhështia e personalitetit të Muhamedit a.s., si pejgamber i Zotit, që ngadhënjeu dhe përfitoi zemrat e arabëve e më vonë edhe të shumë popujve të botës mes të cilëve edhe të popullit shqiptar. Koncepti i drejtë për Zotin në fenë islame, që pohon se Zoti është një Zot, i Vetëm dhe i pashembullt, qe më bindës kundrejt konceptit të Krishterimit që pretendon se Jezu Krishti është njëkohësisht njeri i vërtetë dhe Zot i vërtetë, duke pohuar një pluroindividualitet të Zotit: Zoti Atë, Zoti Bir dhe Shpirti i shenjtë dhe konceptit të bartësve të religjioneve false. Besimi islam, ngase përputhej dhe pajtohej me logjikën dhe arsyen e shëndoshë, që nga fillimi ka përvetësuar me miliona e miliona të krishterë dhe njerëz të religjioneve të tjera. Myslimanët nuk e kanë përdorur kurrë forcën për t'i kthyer njerëzit në Islam gjatë historisë, në asnjë skaj të botës. Kështu nisi dhe vazhdoi. Arabët nuk i kthyen me dhunë spanjollët, megjithëse atje sunduan për tetë shekuj. Kurse pas marrjes së Spanjës nga Ferdinandi dhe Izabela, ata që vazhduan të qëndronin myslimanë dhe nuk u kthyen në katolikë, u vranë.

## FORCA (SHPATA) MUND TË HAPË APO TË PUSHTOJË NJË VEND, POR NUK MUND TË HAPË APO TË PUSHTOJË ZEMRËN E NJERËZVE

Shumë misionarë mashtrues dhe orientalistë fanatikë pretendojnë se Islami nuk është përhapur në botë veçse me shpatë dhe se ai i ka nënshtruar njerëzit me forcë ndaj doktrinës së vet. Sipas tyre, sikur të mos ishte forca ushtarake e Islamit, zemrat e njerëzve nuk do të hapeshin ndaj tij dhe as që mendjet e tyre do të bindeshin. Ky pohim, sikurse thotë Thomas Arnold, "është pohim hiperbolik i kishtarëve, se është absolutisht e pamundur që Islami të përqafohet me bindje".Të tillëve ua bëjmë me dije, sikurse thotë edhe Jusuf El Kardavi, se forca (shpata) mund të hapë apo të pushtojë një vend, por nuk mund të hapë apo të pushtojë zemrën e njerëzve. Hapja e zemrave dhe depërtimi tek ato, kërkon që të bindet mendja, të përfitohen emocionet dhe të ndikohet psikologjikisht pronari i tyre. Besimi bazohet në bindje të palëkundshme, pa kurrfarë shtirjeje apo hipokrizie. Edhe më vonë, kur Islami filloi të përhapej në qendrat më të vjetra të qytetërimit njerëzor, me një shpejtësi të paparë, nuk pati armatë të kalorësve të panumërt, sepse në Arabi nuk kishte një ushtri të tillë. Shkrimtari spanjoll Ignjacin Ulagi shkruan: "Duhet besuar absolutisht se ato pushtime fantastike dhe me përmasa aq të mëdha, s'do të arriheshin me shpatë. Arma më e fortë, në duart e arabëve, ishte Islami. Sukseset e arabëve janë arritur falë forcës së ideve të reja, besimit të ri që bartnin ata, që i përvetësonin dhe i bënin për vete njerëzit dhe popujt e tjerë. Në të vërtetë, popujt e tjerë u pushtuan (u ngadhënjyen) nga Islami, e jo nga arabët".

Rozhe Garodi thotë se njeriu nuk mund të kuptojë një zgjerim aq të madh në perceptimin e mjeteve të luftës dhe të pushtimit ushtarak. Prandaj ai mund të jetë vetëm ajo që sot e quajmë "revolucion kulturor", d.m.th një ndryshim historik. Georg Sale, përkthyes i Kuranit në gjuhën angleze, shkruan: "Atyre që mendojnë se feja islame është përhapur me shpatë, u them se mashtrojnë vetveten". Kurani fisnik tregon se ndryshimi tek një popull mund të arrihet vetëm përmes vullnetit të brendshëm të bijve të atij populli dhe, më pas, vijnë faktorët e jashtëm që ndikojnë pozitivisht në atë ndryshim: "Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ai popull nuk e ndryshon vetveten" (Er Ra'd: 11). Sipas pretendimeve tendencioze, njerëzit u detyruan dhe u shtrënguan me tehun e shpatës, që të zgjidhnin në mes Islamit apo mbytjes, pra ose të bëheshin myslimanë, ose do t'u këputej qafa! Këto gënjeshtra i hedhin poshtë mësimet e Islamit, i përgënjeshtrojnë realiteti historik dhe vetë historianët objektivë orientalistë. Konfrontimet dhe luftërat në mes myslimanëve dhe njerëzve të librit, nuk ishin për shkak të fesë së tyre dhe nuk synonin që t'i detyronin ata të hynin me forcë në Islam, sepse kjo gjë është e papranueshme në Islam.




## ...VALLË, TI DO T'I DETYROSH NJERËZIT TË BËHEN BESIMTARË?!" (JUNUS: 99)

Konfrontimet që ndodhën më vonë, përfaqësojnë një qëndrim politik, një kundërreagim ndaj qëndrimit të shtetit islam. Mësimet e Islamit mohojnë kategorikisht detyrimin në fe. Askush nuk konsiderohet mysliman i vërtetë nëse nuk bazohet në bindje të thella dhe në liri për të zgjedhur. Nuk lejohet që dikush të detyrohet me forcë të bëhet mysliman, sepse Zoti nuk pranon një gjë të tillë. Allahu i Gjithëfuqishëm thotë: "S'ka shtrëngim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra!" (El Bekare: 256). Edhe ajeti tjetër, që është shpallur në formë pyetëse mohuese, thotë: "Sikur të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që gjenden në tokë. Vallë, ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?!" (Junus: 99). I Dërguari i Zotit, Nuhu a.s., sikurse na rrëfen Kurani fisnik, i tha popullit të tij: "Ai (Nuhu) tha: 'O populli im, mendoni pak! Nëse unë mbështetem në një provë të qartë që më ka ardhur nga Zoti im, dhe, nëse nga ana e Tij më ka ardhur një mëshirë, e cila është fshehur nga sytë tuaj, a mund t'ju bëjmë ta pranoni me detyrim (provën), kur ju e urreni?" (Hud: 28).Lufta kurrë nuk ka qenë mjet për t'i detyruar njerëzit që të pranojnë Islamin. Lufta ka qenë mjet për t'i larguar myslimanët nga Islami që nga koha e Ebu Xhehlit në Mekë. Thomas Arnold thotë: "Të krishterët që jetojnë ende në vende myslimane, janë dëshmia më e mirë e kësaj tolerance". Për fund, kujtojmë se vetë Muhamedi a.s. hyri në aleancë me fise të krishtera, mori përsipër që t'i mbronte ata dhe ua njohu lirinë e fesë, duke i lejuar klerikët e krishterë që të ushtronin të drejtat dhe ndikimin e tyre tek ithtarët e vet. ●

Kujtim Kasami

# Islami dhe dituria

Në të vërtetë, për këtë temë deri tani është biseduar dhe është shkruar mjaft shumë; kohët e fundit kjo është temë mjaft aktuale në të gjitha vendet. Një numër i madh i autorëve bashkëkohorë, në veprat e tyre theksojnë vendin, rolin dhe rëndësinë e shkencës në Islam. Më duket se çështja shtrohet gabimisht dhe sot e kësaj dite trajtohet gabimisht. Para së gjithash, shtruarja e çështjes së qëndrimit të Islamit ndaj shkencës, është absurditet. Shkenca është pjesë përbërëse e Islamit. Besimi i fortë dhe i shëndoshë mund të arrihet nëpërmjet studimit dhe diturisë së vërtetë. Ai besim që arrihet në bazë të diturisë, është besim i fortë dhe i rrënjosur thellë në shpirtin e besimtarit; atë bindje nuk mund ta lëvizë e as ta çrrënjosë asnjë ideologji dhe mendim tjetër. Injoranti asnjëhereëë nuk mund të kuptojë vlerën e besimit, e të mos flasim për fenë e Allahut xh.sh. Kurani, në mënyrë të vazhdueshme, nxit për shfrytëzimin e mendjes për qëllim të zgjerimit të diturisë, edhe kjo: "…Zoti im, më shto diturinë" ( Ta Ha, 14); "…A nuk po mendoni?" ( El-Bekare, 44); "… A nuk e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e ç'ka në tokë..." ( Lukman, 20). Edhe pse Allahu xh.sh. u ka dhënë njerëzve atë që nuk ua ka dhënë krijesave të tjera-logjikën dhe fuqinë e të menduarit, prapëseprapë kjo nuk mjafton që ai të njohë dispozitat e drejta të fesë islame dhe të njohë këtë botë në të cilën jeton, as mund të gëzojë frytet dhe zbulimet shkencore. Prandaj, Islami i urdhëron myslimanët që, në Emër të Allahut xh.sh., të studiojnë, të mësojnë dhe t'i shfrytëzojnë të gjitha dituritë, pasi feja islame nuk bën dallim në mes shkencës se është fetare apo jofetare. Është e vërtetë se, në radhë të parë, është e nevojshme të njihemi me degën e shkencës që do ta studiojmë. Pra, pikësëpari jemi të detyruar të mësojmë parimet themelore të besimit islam, me anë të të cilave do të ruajmë besimin tonë. Shpallja e parë drejtuar Muhamedit a.s.- pesë ajetet e para të sures Alek-, është e mundshme të lexohet si thirrje për përfitimin e shkathtësive dhe shprehive në lexim dhe shkrim: "Lexo me Emrin e Zotit tënd, Cili krijoi. Krijoi njeriun prej gjakut të ngjizur. Lexo për Zotin tënd Bujar. Është Ai Që ua mësoi penën. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte. ( El-alek, 1-5)



### SI PASOJË E PREZANTIMIT TË ISLAMIT NË NJË FORMË TË SHTREMBËRUAR, NJERËZIT FILLUAN TË KRIJONIN PËRSHTYPJEN SE ISLAMI ËSHTË "FE E PRAPAMBETUR"

Myslimani serioz mendon për Zotin dhe krijimin që bëri Ai, kur është në këmbë, kur është ulur dhe kur është shtrirë. Lufton për objektivitet e jo duke bërë supozim të thjeshtë. Një prej të pavërtetave të turpshme, që i është shpifur Islamit, ka qenë edhe tendenca që Islami të paraqitet si fe e përrallave dhe e trillimeve, si një gërshetim i raporteve ndërmjet Zotit e njeriut, dhe kinse Islami ka ardhur me ide, të cilat kanë qenë për njeriun e kohës mesjetare e jo për njeriun e sotëm bashkëkohor, të kohës së zbulimeve të mëdha shkencore. Si pasojë e prezantimit të Islamit në një formë të shtrembëruar, njerëzit filluan të krijonin përshtypjen se Islami nuk i përgjigjet shpirtit shkencor të hulumtimeve, prandaj, sipas kësaj, është "fe e prapambetur" dhe jo vetëm nuk nxit, po madje frenon progresin, me pretekst se e ngarkon besimtarin.

Prandaj, për këtë qëllim janë bërë dhe bëhen thirrje nga zëra të ndryshëm që shkenca Islame të ndahet plotësisht nga përditshmëria, pra po trumbetojnë pandërprerë "shekullarizmin e famshëm". Mirëpo, në qoftë se u hedhim një shikim kalimthi bazave themelore të Islamit dhe historisë së tij, do të bindemi se Islami ka qenë faktor i rëndësishëm në krijimin e një sërë shkencash të reja, të cilat deri atëherë nuk ishin të njohura dhe luante një rol vendimtar në themelimin dhe plotësimin e shkencave që ekzistonin. Gjithashtu do të konstatojmë se, me të vërtetë, Islami nuk ka pse të turpërohet kur shtrohet çështja e raporteve të Tij me shkencën. Islami asnjëherë nuk ka qenë kundër veprimtarisë shkencore, edhe pse të tjerëve u ka ndodhur diçka e ngjashme. Islami, faqebardhë, mund t'i thërrasë edhe armiqtë më të hapur që të analizojnë historinë e tij, sepse ata, me të vërtetë nuk do

të gjejnë që dikush të digjet në turrë të druve, siç ndodhi me Xhordano Brunon, Galileun etj., të cilët njerëzimit i lanë zbulime të mëdha shkencore dhe, për meritat e tyre, u "shpërblyen" me vdekje. Islami në asnjë moment nuk është konfrontuar me shkencën dhe metodat e saj eksperimentale, asnjëherë nuk e ka frenuar përparimin e mendimit njerëzor, e kjo as që mund të ndodhë, sepse mësimet e tij në thelb janë në pajtim me logjikën dhe mendjen e shëndoshë.

### "THUAJ, A JANË TË BARABARTË ATA QË DINË DHE ATA QË NUK DINË". (EZ-ZUMER, 9)

Si një fakt se sa rëndësi të madhe i jepte Muhamedi a.s. shkrim-leximit, mund të na shërbejë argumenti se robërit e zënë në luftën e Bedrit, i pati liruar, nëse ata do t'u mësonin shkrim-leximin dhjetë myslimanëve. Islami urdhëron për një arsimim të përgjithshëm, të pakufizuar, dhe thotë:"Thuaj, a janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë".(Ez-zumer, 9)

Në këtë ajet, konkretisht me fjalën ilmun nënkuptohet shkenca në përgjithësi dhe nuk kufizohet vetëm në shkencat fetare, siç mendon dikush, po synim kryesor është kërkesa për çdo dituri që e largon padituriné, qoftë ajo dituri fetare apo për çështje të kësaj bote. Për të vërtetuar se bëhet fjalë për shkencën në përgjithësi, mund të na shërbejë si shembull edhe hadithi i njohur i Pejgamberit a.s.:"Kërkoni diturinë, qoftë edhe në Kinë",- përpjekje që sot mund të korrespondojë me udhëtimin në Hënë. Mbase në Kinë atëherë nuk kishte myslimanë, kuptohet qartë se me këtë Muhamedi a.s. kishte për qëllim diturinë (shkencën në përgjithësi).

Kurani nxit që të studiohet dhe të hulumtohen Toka dhe gjithësia. Ai intelektin e njeriut e identifikon me aparatin për të menduar dhe studiuar, në realitet është pranim i arsyes dhe kërkesë që arsyeja të zhvillohet dhe të forcohet, sepse, duke zhvilluar intelektin e vet, njeriu do t'i njohë të vërtetat shkencore, do ta njohë Zotin më mirë dhe do të lirohet nga trillimet dhe përrallat.

Në këtë mënyrë Islami u bë fe e logjikës, fe e arsyes, fe e shkencës, sepse Kurani, për sa i përket diturisë si një urdhërim, ka konstatuar se për lënien pas dore të shkencës do të ketë përgjegjësi edhe në Botën tjetër dhe citon fjalët e atyre që intelektin e vet nuk e shfrytëzuan për të njohur të vërtetën, e thotë:" Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit". (Mulk, 10). Keqpërdorimi i mendjes dhe shqisave të tjera që na janë dhënë, me qëllim që të orientohemi dhe të sillemi drejt në këtë botë, në të cilën jetojmë, në të vërtetë nuk nxit për tjetër, përveçse për pasoja negative e të dëmshme për sa i takon kësaj bote. Jo vetëm kaq, por në të njëjtën kohë, kjo përbën edhe mëkat, për të cilin do të kemi përgjegjësi të madhe përpara Allahut xh.sh., prandaj, për keqpërdorim të diturisë, ka përgjegjësi të dyfishtë: para shoqërisë dhe para Allahut xh.sh.

### ISLAMI NUK KËRKON PREJ BESIMTARIT QË TË BESOJË NË ATË QË ËSHTË E PAKAPSHME PËR MENDJEN E NJERIUT

Njeriu do të përgjigjet për aftësitë që i janë dhënë në dispozicion, dhe është i obliguar t'i shfrytëzojë ato për qëllimin dhe funksionimin që i janë dhënë. Islami i pastër si kristali, nuk kërkon prej besimtarit që të besojë në atë që është e pakapshme për mendjen e njeriut, dhe konstaton: 'Mos paso atë për se nuk di, edhe për të pamët, edhe për të dëgjuarit, edhe për të kuptuarit, - për të gjitha këto me siguri ka përgjegjësi " (El-isra, 36) Pra, Kurani nuk lejon që njeriu të mbetet në dyshime e dilema, ai urdhëron të bëhen hulumtime dhe e vërteta të njihet plotësisht. S'është i kënaqur me të vërtetat jo të plota. Pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., u ka dhënë shumë rëndësi shkencës dhe shkencëtarëve, saqë historianët objektivë e pranojnë se Pejgamberi në këtë fushë kishte bërë më shumë se çdokush tjetër në historinë e njerëzimit.

Sa për ilustrim, do të sjellim disa hadithe nga përmbledhja e pasur e udhëzimeve të Muhamedit a.s., ku ai thotë:"Pasojat e vdekjes së një fisi janë më të lehta se pasojat e vdekjes së një alimi". Në një rast tjetër Muhamedi a.s. punën shkencore e vlerëson më shumë sesa lutjen dhe thotë: " Të prezantosh në një tubim shkencor është më mirë sesa të falësh një mijë rekate (nafile), të vizitosh një mijë të sëmurë dhe të përcjellësh një mijë të vdekur (xhenaze). Dikush prej të pranishmëve tha: "A është më mirë se leximi i Kuranit?", e Muhamedi a.s. iu përgjigj: "ve hel jenfeul Kur'anu il-la bil ilmi, - Kurani vlen vetëm me dije, që do të thotë: Kurani është i endur mbi parime dhe themele shkencore, ai është i pandashëm prej shkencës. Respektimi i mësimit dhe diturisë nga Pejgamberi a.s. shihet qartë edhe në një hadith, në të cilin thotë:" Ditën e Gjykimit ngjyra e dijetarëve dhe gjaku i shehidëve do të peshohen, dhe ngjyra e dijetarit do të peshojë më shumë sesa gjaku i shehidit". I urti Sari Abdullahu ka shkruar:"Sado që të jetë nxirë zemra, sado që të jesh privuar nga edukimi, nëse fillon të shoqërohesh me njeriun e mençur dhe të edukuar, ti, me ndihmën e Zotit, do të gjesh lumturinë dhe shpëtimin, do të arrish në lartësitë më të mëdha.Për rëndësinë dhe pozitën që u dha dijetarëve Allahu është se ata e njohin më së miri Krijuesin dhe kanë frikë e respekt më të madh ndaj Krijuesit të tyre. "Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, dijetarët". (El-Fatir, 28) Islami i ka kushtuar rëndësi të madhe diturisë, sepse ajo është bazë për përparimin e njerëzve në këtë botë dhe për lumturi në Botën tjetër. Muhamedi a.s. më shumë e lakmonte shkencën sesa pasurinë. Ai kërkonte gjithnjë t'i shtohej dituria. Edhe Musai a.s., posa dëgjoi se Hidri ishte më i ditur se ai, u nis ta kërkonte atë dhe iu nënshtrua kushteve të tij, duke dashur të mësonte gjëra të reja, dhe kështu Musai a.s. kishte mësuar prej tij shumë fshehtësi. ●

Arta Tahiri

# Islami dhe demokracia

## Sistemi më ideal?

Mënyra se si konceptohet një sistem i drejtë, i lirë, respektues i të drejtave dhe lirive të njeriut etj., ndryshon në kohë dhe nga ideologji të caktuara. Ideologji të shumta që kanë mbretëruar në shoqëri njerëzore, kanë përcaktuar kritere e parime të veçanta rreth ngritjes së vlerave dhe përcaktimit të një sistemi a të një udhëheqësi të drejtë. Shpesh ato vlera mund të duken absurde, të kritikueshme për konceptimin e sotëm, por në periudhën kohore konkrete ato kanë qëndruar fort dhe janë parë si baza të themelit të mënyrës së të jetuarit dhe të qeverisjes. Mbi të gjitha, mund të thuhet pa ngurrim se ato ideologji kishin sjellë edhe pasoja dhe realiteti me parimin ishin shumë larg nga njëri-tjetri. Në krahasimin e regjimeve - në qoftë se mendohet që përkundrejt demokracisë qëndron monarkia e individëve, dinastia apo aristokracia, e cila shumicën e popullit që qeveris, e shpie në rrafsh të të marrëve, apo edhe teokracia, një sistem ku klerikët (priftërinjtë) konsiderohen të pagabueshëm - demokracia, në zgjedhjen e shumicës së njerëzve, pa dyshim do të marrë vend parësor.[1] Por në fakt, ajo që duam të analizojmë në këtë rast, është mënyra e të konceptuarit të një sistemi të drejtë, liberal dhe kompakt etj.. Shpesh, kur flitet për sistemin demokratik si sistemi më i mirë dhe më i drejtë nga të gjitha sistemet e mëparshme, po dhe nga ato ekzistuese, ajo krahasohet me sisteme si monarkitë, aristokracitë apo dhe teokracinë, dhe kjo sigurisht që do ta bëjë këtë një sistem të mirëfilltë e të përqafuar nga të gjithë dhe si sistemin më ideal. Nëse analizojmë Islamin përballë demokracisë, aludojmë që Islami fokusohet në aspektet e pandryshueshme të jetës dhe ekzistencës, ndërsa sistemet apo ideologjitë politike, sociale dhe ekonomike interesohen vetëm për disa aspekte të paqëndrueshme shoqërore të jetës sonë tokësore, gjë që e kanë dëshmuar mjaft deri më tani që nga timokratia, teokracia e deri tek demokracia.[2]

### PËRSE TË DREJTAT NJERËZORE DHE EKONOMIA E TREGUT TË LIRË ME DEMOKRACINË, QËNDROJNË PARALELE E NUK PËRSHKOHEN?

Përgjithësisht, në qarqet e atyre që i ofrojnë përkrahje pa rezervë demokracisë, në aspektin e përkufizimit të saj ekziston një konfuzion. Sipas sociologut italian Pareti, demokracia është, më së paku, një perceptim i paqartë si edhe 'feja', kurse reputacioni i saj është më i rëndësishëm se vetë ajo. Duke e theksuar lirinë e vet, Perëndimi dhe OSBE, kanë deklaruar tri standarde: të drejtat e njeriut, demokracinë dhe ekonominë e tregut të lirë. Mirëpo, nuk është e qartë sa duhet për se ndërmjet këtyre tri vlerave detyrimisht shtrohet njëfarë lidhshmërie. Sepse, në bazë të përvojës sonë, shohim që as gjatë historisë dhe as në epokën bashkëkohore nuk kemi argumente të forta për ekzistueshmërinë e detyrueshme të lidhshmërisë ndërmjet tri vlerave të cekura; pikërisht është e kundërta, në zgjidhjen përfundimtare, në lëmin e së drejtës së Sheriatit (civile, qytetare), nëse tashmë jo edhe në të drejtën zyrtare (orf), së bashku me rendin e vet të sulltanit, Qeveria Osmane në mënyrë obligative kishte respektuar të drejtat e njeriut gati gjatë tërë historisë së vet dhe kishte ruajtur me kujdes cilësinë e respektit të shtetit.[3]

Në librin e tij "Islami dhe Demokracia", Ali Bulaç shtron një pyetje dhe një çështje mjaft të rëndësishme lidhur me tri standardet bazë dhe të rëndësishme të demokracisë. Ai pyet – Për se të drejtat e njeriut dhe ekonomia e tregut të lirë me demokracinë, qëndrojnë paralele e nuk përshkohen? Kjo është një pyetje me mjaft rëndësi, sepse, nëse tashmë demokracia, sipas përkufizimit të vet, në vete përmban të drejtat e njeriut, atëherë këto të dyja nuk mund të trajtohen si të ndara. Pastaj, nëse të drejtat e njeriut mund të garantohen vetëm në demokraci, në këtë rast demokracia do të duhej të jetë e ndarë nga të drejtat e njeriut. Lidhshmëria e ngjashme vlen edhe për ekonominë e tregut të lirë. Dihet fare mirë se ekzistojnë përkufizime të shumta, rreth treqind sosh përafërsisht, se si mund të përkufizohet fjala demokraci, por në një të përbashkët ose në një përmbledhje thelbësore se çfarë është fjala demokraci, ajo mund të theksohet në një plan të parë si 'administrim popullor'.

Në pajtim me këtë, demokracitë, sidomos ato perëndimore, ndahen në tri parime kryesore:

1. Sigurimi i lirive të individëve dhe mbrojtja e tyre kushtetuese, d.m.th. garantimi (individualizimi).
2. Sistemi parlamentar (përfaqësues) si institucion për mirëqenien e popullit (delegimi apo përfaqësimi) dhe,
3. E drejta e votës krahas administrimit në pajtim me dëshirën e shumicës. Mbështetja e demokracisë në këto tri parime fondamentale përcakton karakterin e saj permanent.[4]

### KARTA E MEDINËS PËRMBAN MODELIN E HAPJES PËR PJESËMARRJEN E PLOTË POLITIKE TË GRUPEVE TË NDRYSHME FETARE, KULTURORE DHE ETNIKE

Duke u mbështetur në këto mekanizma dhe ideale a vlera bazë, duket se demokracia në pamje të parë është me të vërtetë një sistem përfaqësimi dhe qeverisjeje, që mund të zbatohet dhe duhet të zbatohet nga të gjitha vendet dhe sistemet e qeverisjes. Por gjithashtu në këtë rast nuk duhet harruar se këto parime dhe këta mekanizma janë gjendur dhe kanë funksionuar edhe shumë kohë më përpara, para demokracisë, të cilat janë realizuar mbi baza dhe parime të tjera dhe jo në emër të demokracisë, po, thënë më mirë, me mekanizma demokratikë.Respektimi i të drejtave dhe lirive të njeriut, mbrojtja dhe garantimi i ligjit apo vendimeve të përgjithshme, ekonomia e lirë, e drejta për të qeverisur dhe për t'u zgjedhur e parime të tjera si këto, me të cilat demokracia ka marrë mbështetjen dhe epërsinë në krahasim me çdo sistem tjetër, kanë ekzistuar dhe shumë kohë më përpara, dhe kjo mund të argumentohet shumë mirë në Kartën e Medinës. Edhe pse kjo Kartë nuk njihet nga të gjithë, mund të cilësohet si dokumenti i parë juridik, përgjithësisht i shkruar, në bazë të të drejtave të barabarta për të gjithë dhe mbrojtjes së vlerave demokratike, dhe ky dokument është më i vjetër se ato që do të paraqiteshin në shekujt XVII e XVIII. Veçantia e qartë e Kartës së Medinës është se ajo u jep përparësi veçorive fetare, juridike dhe kulturore, mbështet modelin pluralist dhe atë pluralizëm e vë nën garanci kushtetuese.[5] Me iniciativën e Profetit Muhamed a.s., në Medinë u nënshkrua Karta e Medinës, e cila në vete përmbante modelin e hapjes për pjesëmarrjen e plotë politike të grupeve të ndryshme fetare, kulturore dhe etnike, kurse në aspektin e veçorive fetaro-juridike, mbështetej në pluralizëm. Ndarja e barabartë e të drejtave politike, obligimeve ushtarake dhe pasurive materiale, përpos që përcaktonte parimin kryesor të afrimit të grupeve shoqërore, njëkohësisht bashkësive të ndryshme fetare u mundësonte një jetë të qetë të përbashkët. Ky model në tërësi ishte i hapur për pjesëmarrjen e përgjithshme politike dhe veprimin e opozitës, përkatësisht garantimi i tyre kushtetues sendërtohej ndërmjet marrëveshjeve dhe të drejtave që opozita posedonte.[6]

Besojmë se ky argument tregon qartë idenë se sistemi islam i të qeverisurit, bazat morale, etike, ligjore, politike e të tjera si këto, ku mbështetet sot demokracia, kanë qenë dhe janë pjesë e këtij sistemi të mirëfilltë islam, bile mund të cilësohet se këto parime në krahasim me sistemin demokratik, që më shumë qëndrojnë në aspektin teorik sesa në atë praktik, - në Islam ato qëndrojnë shumë të forta në të dy aspektet. E pra, cilat janë ndryshimet apo, thënë më mirë, epërsitë e një sistemi islam ndaj demokracisë? Louay M. Safi, në një punim të saj zbërthen një analizë të mirëfilltë dhe shumë të rëndësishme në lidhje me këtë aspekt. 'Kur i kthehemi shqyrtimit të dallimeve në mes demokracisë dhe shura-s (këshillimit në Islam), apo nëse dëshironi, demokracisë në kontekstin e botëkuptimeve moderne dhe islame, qartësohen tri sfera problematike: (1) Struktura thelbësisht nacionaliste e rendit demokratik, (2) kufizimet në liritë individuale, dhe (3) qëllimi i pushtetit legjislativ.

### LIRIA NGA NDËRHYRJET SHOQËRORE PO PËRDORET SI LICENCË PËR TË GJITHË TIPAT E PRAKTIKAVE IMORALE.

Fillojmë me sferën e parë. Në lidhje me këtë Louay shkruan: 'Mund të jetë interesante të vëmë në dukje se përshpejtimi i kolonializmit përkoi me ngjitjen në pushtet të institucioneve demokratike në Francë e Angli. Vërtet, edhe në vendlindjen e demokracisë moderne mund të gjenden shembuj të një përbuzjeje të plotë të dinjitetit dhe të drejtave të qytetarëve jo të vet. Një shembull i tillë është Akti i Provës së Fshehtë, i miratuar nga Kongresi më 1997, i cili në këto vende të lira dhe demokratike lejoi burgosjen pa gjyq të nënshtetasve jo të tyre. Nacionalizmi demokratik ka qenë, dhe madje vazhdon të jetë edhe sot, një vegël e fuqishme për shfrytëzimin e një grupi nga një tjetër pa pasur nevojë për të braktisur tërësisht angazhimin e spikatur të këtij të fundit ndaj vlerave të demokracisë dhe ndaj të drejtave të njeriut.Sfera e dytë ku Islami dallon nga demokracia, lidhet me kufizimet që shoqëria mund t'i imponojë lirisë individuale. Por, ndërsa në kontekstin e shoqërisë perëndimore, liria ia doli mbanë të mbronte të drejtat e dinjitetin individual, dhe njëherazi siguroi një qëndrueshmëri politike më të qenësishme, ajo u ka hapur udhë forcave dhe mënyrave të jetesës që janë ushqyer me thelbin e pëlhurës morale të shoqërisë. Liria, nga ndërhyrjet shoqërore, po përdoret si licencë për të gjithë tipat e praktikave imorale. Më akut këtë problem e bën fakti se në kulturën bashkëkohore nuk ka asnjë pikë arkimediane, nga e cila mund të vlerësohen procedurat sociale apo nga e cila të stiset gjykimi rreth shmangieve sociale.[7] Sfera e tretë i përket ligjit. Nga këndvështrimi islam, ligji nuk është tërësia e asaj që individët racionalë mendojnë se është e drejtë dhe korrekte në çfarëdo momenti specifik të historisë, por ligji ka cilësi transhedentale që ngrihen mbi bashkësinë historike. Në traditën liberale, Ruso ishte më pranë shprehjes së këtij nocioni ligjor. Ai ishte mjaft i vetëdijshëm për rëndësinë, apo thënë më mirë, domosdoshmërinë e një burimi ligjor që transhendon çdo bashkësi specifike historike. Ruso madje ishte i vetëdijshëm për kufijtë e arsyes njerëzore dhe theksoi se qeniet njerëzore duhen udhëhequr nga një burim që ngrihet mbi dhe sipër individëve historikë.[8] •

(1)Ali Bulaç, Islami dhe Demokracia, teokracia dhe totalitarizmi, Logos-A. Shkup, 1998. (2) Ferid Kamberi, Bachelor i Sociologjisë dhe aktualisht Master në Sociologji.(3) Për demokracinë, të drejtat e njeriut dhe ekonominë e tregut dhe theksimin e tyre permanent si vlera dominante të Perëndimit si dhe për qeverisjen e osmanlinjve, më gjerësisht shih: Ali Bulaç, Islami dhe Fanatizmi, Stamboll, 1993. (4) Ali Bulaç, Ibid ((5) Po aty, f. 31. (6)Po aty, f. 43. (7)Louay M. Safi, Shura dhe Demokracia - Ngjasimet dhe dallimet, ese.(8) Po aty.




Hamdi Nuhiju

# Njeriu i mirë - shok i Pejgamberëve!

Dikush mund të thotë se nuk ka njeri të mirë dhe të keq. Do të mendojë se të gjithë njerëzit janë të mirë, por kanë disa cilësi të jashtme të këqija. Pajtohem edhe me këtë mendim të mbështetur tek Prof. Sejjid Kutubi, i cili i tha motrës së tij: "Ki kujdes nga njerëzit, ngaqë të gjithë njerëzit janë të mirë, por me rëndësi është se si të arrihet tek mirësia e tyre.." Nëse vërtet të gjithë njerëzit do të ishin të mirë edhe në pamje, veprime, edhe në esencë, atëherë Profesor Sejjid Kutub nuk do të kishte nevojë të porosiste të motrën për kujdes. Në këshillën e tij nuk do të ekzistonte fraza :"Ki kujdes nga njerëzit.". Profesori i nderuar ka menduar për esencën e njerëzve jo edhe për veprimet e tyre. Në esencë të gjithë njerëzit janë të mirë. Ata i nënshtrohen Zotit qysh në ezel,

kur u pyetën 'Kush është Zoti juaj', ata thanë: 'Ti je Zoti ynë..' Vetë pranimi i ekzistencës së Zotit, pushtetit të Tij, dhe nënshtrimi ynë ndaj Tij, dëshmojnë mirësinë tonë. Ajo ana e brendshme jona pajtohet me Ligjet dhe Urdhrat e Zotit. Për këtë arsye ekziston bindja ose mosbindja.Njeriu që nuk u bindet Urdhrave të Zotit, domosdoshmërisht nuk është njeri i mirë. Ai bën pjesë në grupin e njerëzve jo të mirë. Njerëzit jo të mirë janë miq, shokë e kushërinj të djajve. Ndërkaq, njerëzit e mirë, gjithmonë kanë qenë miq, shokë të Pejgamberëve. Është me rëndësi që njeriu të reflektojë gjithmonë esencën e tij, atë të mirësisë, dhe të mos reflektojë mendime që rrjedhin si rezultat i ndikimeve të djallit të mallkuar. Këto reflektime zakonisht njeriun e shtyjnë të shajë, të thyejë premtimet, të mos jetë i përgjegjshëm, të vjedhë e të përdhunojë. Ai më nuk logjikon me kokën e tij, por emocionet dhe ndjenjat e tij janë nën dirigjimin e djallit të mallkuar. Me siguri që ky njeri nuk do të ketë mundësi të njohë as veten dhe as familjen e tij. Ndoshta do të jetonte në mesin e njerëzve, por jashtë tyre. Thjesht, në koncept, do t'i ngjasonte shumë ekzistencës së 'përrallës' së shekullit të kaluar, të titulluar si 'jashtëtokësor'.

## NJERIU BËHET I KEQ PËRMES IDEVE TË KËQIJA, DHE JO VETËM PËRMES VEPRAVE

Njerëzit e këqij janë ata të përbuzurit, që gjatë ecjes së tyre në këtë botë, përmes veprave të ndyta, mundohen të ndotin komplet sistemin njerëzor. Njeriu bëhet i keq përmes ideve të këqija, dhe jo vetëm përmes veprave. Përderisa ideja krijohet në kokën e njeriut në rrethin vicioz të së keqes, dhe nuk realizohet në praktikën e përgjithshme të dëmtimit dhe ndotjes së sistemit njerëzor, - ky njeri ka shanse që të kthehet tek Zoti i tij, i pastër dhe i pranuar. Por, krijimi i idesë në kokën e tij, furnizimi vazhdimisht me elemente të reja të idesë së të keqes, përplasja e njeriut me vetveten përmes kësaj ideje, dhe realizimi në praktikë i saj, krijojnë rrugën e degradimit dhe dënimit në 'Ahiret'. Gjithmonë ekziston një shteg, i cili i lejon njeriut që të rikthehet në esencën e tij. Sipas shumë tefsirologëve, njeriu nuk do të ketë mundësi të qëndrojë gjithmonë në 'Xhehenem', në atë vend të përgatitur enkas për njerëzit me ide të këqija. Por, një ditë, sipas këtyre tefsirologëve, do të dalin të gjithë njerëzit në 'Xhenet', të pranuar në mirësitë dhe mëshirën e të Plotfuqishmit. E keqja e njeriut të keq, nuk duhet të paragjykohet nga të mirët dhe të luftohet së bashku me njeriun. Në esencë, njeriu gjithmonë është i mirë. Kështu na porositi Profesor Sejjid Kutub. Njerëzit e mirë duhet të luftojnë të keqen tek njeriu dhe jo vetë njeriun. Përderisa luftojnë njeriun, nuk i japin hapësirë dhe mundësi atij për t'u përmirësuar ose për të ndryshuar gjendjen e tij, gjendjen e keqe në atë të mirë. Në këtë gjë na ka mësuar vetë Resulullahu s.a.v.s., kur u tha besimtarëve myslimanë 'ne duhet të urrejmë 'kufrin' e 'kufarëve' dhe jo vetë 'kufarët'. Ai na mësoi që të na vijë keq për 'kufarët' dhe jo t'i sulmojmë ata, t'u vërsulemi dhe të mos u japim asnjë hapësirë për t'u shprehur nga ana e tyre. Sot, fatkeqësisht, shohim shumë myslimanë e myslimane që kalojnë kohën e tyre duke kërkuar e gjetur gabime të ndryshme të dijetarëve të caktuar myslimanë, madje edhe në etiketimin e atyre dijetarëve me fjalë të ndryshme, të cilat nuk thuhen as për mosbesimtarët për hir të etikës së shprehjes, e të mos flasim për besimtarët myslimanë dhe kurrsesi për dijetarët. Njerëzit e shpenzojnë kohën kot duke etiketuar Shejh Rumiun ose Ibn Arabiun, si 'të humbur', të dalë jashtë rrugës së të Vërtetës, të devijuar, ndërsa, në anën tjetër, armiqtë e Islamit dhe myslimanëve pushtojnë mediet e caktuara me ide që helmojnë komplet shoqërinë tonë. Këta të rinj nuk e shpenzojnë kohën e tyre në orientimin e masave nga dashuria ndaj Allahut, ose edhe në gjetjen e argumenteve dhe përgjigjeve ndaj gjithë atyre që sulmojnë 'dinin' islam.Nuk ka njeri pa gabime, sepse Zoti Vetë na ka krijuar të tillë. Por, gabimet e dijetarëve shpërblehen me nga një shpërblim. Kështu na mëson vetë i Dërguari i Allahut a.s. Njeriu i mirë, gjithmonë është shok i Pejgamberëve. Këtë gjë na e dëshmon vetë Kurani famëlartë, përmes rrëfimeve të shumta gjatë historisë së njerëzimit. Ishte njeriu i mirë, ai që e mësoi Musain a.s. dhe gjithë njerëzimin me mësimet shumë të dobishme. Musai a.s., edhe pse Pejgamber i Allahut, nuk kishte mundësi të kuptonte brendësinë e çështjeve, për se ishte frymëzuar njeriu i mirë, prandaj edhe ishte i padurueshëm shpeshherë.

## NJERËZIMI JANË 'AMANETI' I PEJGAMBERËVE TË ALLAHUT

Sipas kësaj, për t'u bërë njeri i mirë, duhet të jemi të ditur, të mençur, besimtarë, të moralshëm, të sjellshëm, të vendosur në vendime dhe të urtë. Nëse nuk i kemi këto cilësi, nuk do të kemi mundësi të jemi të zgjedhurit e Allahut në shoqëri me Pejgamberët. Prandaj, njeriu duhet të mundohet që të arrijë këto cilësi. Ai duhet të punojë ditë e natë, dhe në fund rezultatet t'i lërë në dorën e Zotit e jo në mendimet e tij. Kjo sepse rezultatet e lëna në mendimet tona janë shtegu i depërtimit të djallit të mallkuar nëpër vena. Ejub el Ensari ishte shumë i moshuar. Ai kishte një synim të madh në këtë jetë. Për t'u bërë njeri i mirë, i duhej të nisej rrugës për të çliruar Stambollin. Edhe pse i lodhur nga mosha dhe koha, ai nuk dorëzohej. Bile, të birit, që provoi ta ndalte prej luftës, i tha: "Më gjej vetëm një ajet kuranor që ndalon pjesëmarrjen në luftë për pleqtë, dhe unë po ndalem". I biri nuk kishte mundësi të gjente asnjë ajet kuranor, dhe Ejubi trim u nis në rrugë për të çliruar Stambollin. Ai e la amanet që, nëse vdes në atë rrugë, të mos e kthenin në vendlindje, po të varrosej në vendin ku do të binte dëshmor. Ai donte të ringjallej në Ahiret duke dëshmuar se kishte dashur të bëhej njeri i mirë. Stambolli nuk u çlirua nga ai, por Ejub el Ensariu arriti të bëhej njeri i mirë duke u përpjekur në atë rrugë. Ai edhe u bë shok i Pejgamberëve në Xhenet, përgjithmonë. ●



Driton Kastrati

# Si mund të mbrohet njeriu nga shejtani

Në pjesën e parë pamë disa nga metodat e shejtanit për mashtrimin e njeriut, ndonëse ndoshta kanë mbetur edhe shumë të tjera pa u përmendur. Pavarësisht nga kjo, njeriut nuk i mjafton që vetëm të dijë format e mashtrimit të tij, por njëkohësisht duhet të dijë edhe si të mbrohet, që të mos bëhet viktimë e tij. Për këtë qëllim Allahu xh.sh. thotë: ”Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e tij për ju, ashtu që të ruheni”. (El-En'am:153). Rruga më e mirë për mbrojtjen nga shejtani dhe ushtria e tij, është strehimi tek Allahu dhe mbrojtja me Të, sepse vetëm Ai është i fuqishëm ndaj tij. Allahu i Madhëruar e urdhëroi të Dërguarin e Tij a.s.., që të kërkojë strehim tek Ai nga cytjet e shejtanëve dhe nga prania e tyre:” Dhe thuaj:”O Zoti im, unë mbrohem me Ty, prej cytjeve të shejtanëve! Dhe mbështetem tek Ti, që ata të mos më afrohen!” (El-Mu'minun:97-98).

### VENDET E KËRKIMIT TË STREHIMIT

Janë të shumta vendet ku duhet kërkuar strehim tek Allahu, por ne do të mundohemi t'i përmendim disa prej tyre, si p.sh. duke hyrë në nevojtore. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Enes Ibni Maliku r.a., se Muhamedi a.s., para se të hynte në nevojtore, thoshte:”Ty, o Zot, të kërkoj strehim nga të fëlliqurit (shejtanët meshkuj) dhe nga të fëlliqurat (shejtanët femra)”. Po ashtu transmeton Ebu Davudi nga Zejd Ibni Erkami r.a., se Muhamedi a.s.. tha:” Këto nevojtore janë të banuara (tek ato qëndrojnë xhindet dhe shejtanët, me qëllim që t'u bëjnë dëm njerëzve), për këtë arsye myslimanët edhe duhet ta përdorin këtë dua.

- Kërkimi i strehimit tek All-llahu me rastin e hidhërimit - Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Sulejman Ibni Suredi r.a., se tha:”U fyen dy persona ndërmjet tyre në prani të Profetit a.s., derisa ishim duke ndenjur tek ai; njëri e shante tjetrin duke qenë i hidhëruar dhe i ishte skuqur fytyra. Muhamedi a.s. tha: ”Unë di një fjalë që, sikur ta thotë ai (i hidhëruari), do t'i largohej hidhërimi: Eudhu bil-lahi minesh-shejtani-rraxhim:- Tek All-llahu kërkoj strehim nga shejtani i mallkuar”. Kërkimi i strehimit tek All-llahu gjatë marrëdhënieve seksuale. - Muhamedi a.s.. na nxit që të kërkojmë strehim tek Allahu gjatë marrëdhënieve me gruan, sikur transmeton Ibni Abbasi r.a., që tha:”Sikur ndonjëri nga ju të thotë, kur dëshiron t'i afrohet gruas së tij (për marrëdhënie):”Në emër të Allahut, të lutem, o Zot, largoje shejtanin nga ne dhe largoje atë nga ai (fëmija) të cilin (fëmijën) na e dhuron”. Sikur pas kësaj të jetë caktuar nga Allahu që ata të kenë fëmijë, atë nuk do ta dëmtonte shejtani kurrë”.

## KËRKIMI I STREHIMIT TEK ALLAHU DUKE HYRË NË SHTËPI

Po ashtu i Dërguari i Allahut na mësoi se si të kërkojmë strehim tek Allahu duke hyrë në shtëpi. Sikur transmeton Havletu Bintu Hakim r.anha, se Muhamedi a.s. tha:"Sikur ndonjëri nga ju të thotë kur të hyjë në ndonjë shtëpi:" Kërkoj strehim tek Allahu me fjalët e Tij të plota nga çdo e keqe që Ai krijoi", nuk do ta dëmtonte në atë shtëpi asgjë derisa të largohet prej aty".

Kërkimi i strehimit tek Allahu në fillim të leximit të Kuranit – Thotë Allahu xh.sh.:

".. Vërtet, ai nuk ka kurrfarë fuqie kundër atyre që besuan dhe i janë mbështetur Zotit të tyre". (En-Nahl,98-98)

Kërkimi i strehimit tek Allahu për fëmijët dhe familjen – Transmeton Ibni Abbasi r.a., se Muhamedi a.s. kërkonte strehim tek Allahu për Hasanin dhe Husejnin r.a.(dy nipat e tij), e thoshte:"Ju kërkoj strehim tek Allahu me fjalët e Tij të plota nga çdo shejtan e nga çdo gjallesë helmuese (apo gjallesë dëmprurëse) dhe nga çdo sy dëmprurës.

Suret kuranore më të mira, me të cilat kërkohet strehim. – Ato janë kaptinat El-Felek dhe En-Nas. Në një hadith të transmetuar nga Nesaiu, Muhamedi a.s. thotë:"Asnjë lutës nuk është lutur me diçka më të mirë se këto dhe asnjë kërkues i strehimit nuk ka kërkuar strehim me diçka më të mirë se këto". Mirëpo, ka edhe të atillë që thonë: Ne kërkojmë strehim tek Allahu nga shejtani, por megjithatë ne ndiejmë se shejtani na bën vesvese, na nxit për sherre dhe na pengon gjatë namazit. Përgjigjja është: Kërkimi i strehimit i ngjan shpatës në dorën e luftëtarit; nëse dora e tij është e fortë, e godet dhe e vret armikun e tij, përndryshe ai mund të mos i lërë kurrfarë gjurme edhe nëse shpata është shumë e mprehtë. Po ashtu, nëse kërkimi i strehimit bëhet nga një i devotshëm e besimtar i fortë, është zjarr i cili e djeg shejtanin; e nëse kërkimi i strehimit bëhet nga një njeri me besim të dobët, nuk ndikon fuqishëm mbi armikun e tij aq sa duhet. Pashë një njeri nga Ymeti im të cilit i ishte shtuar dënimi i varrit; në atë moment erdhi abdesi i tij dhe e shpëtoi nga ajo gjendje. Pashë një njeri nga Ymeti im, të cilin e kishin rrethuar shejtanët; në atë moment erdhi kujtimi i Allahut nga ana e tij, dhe i përzuri shejtanët nga ai. Pashë një njeri nga Ymeti im duke u ndezur (në një transmetim tjetër thuhet: duke dihatur nga etja), i cili, sa herë që afrohej afër ndonjë pusi, pengohej dhe përzihej, në atë moment erdh agjërimi i tij i Ramazanit dhe i dha të pinte e u ngop. Pashë një njeri nga Ymeti im dhe i pashë profetët të ulur në rrathë; sa herë që ai afrohej afër ndonjë rrethi të tyre, përzihej; në atë moment erdhi pastrimi i tij nga xhunubllëku e kapi për dore atë dhe e uli afër meje. Pashë një njeri nga Ymeti im, para të cilit kishte një errësirë, mbrapa tij kishte errësirë, në të djathtë të tij



kishte errësirë, në të majtë të tij kishte errësirë, mbi të kishte errësirë dhe nën të kishte errësirë, e ai ishte i hutuar në atë errësirë; në ato momente erdhën Haxhxhi dhe Umreja e tij dhe e nxorën nga errësira në dritë. Po ashtu pashë një njeri nga Ymeti im duke u mbrojtur me duart e tij nga flaka e xixat e zjarrit; në atë moment erdhi sadakaja e tij (zekati dhe lëmosha që u kishte dhënë fukarenjve për Allahun) dhe u bë mburojë në mes tij dhe Xhehenemit dhe ia mbuloi kokën. Pashë një njeri nga Ymeti im duke u folur besimtarëve, po ata nuk i flisnin; në atë moment erdhi lidhja e tij farefisnore e tha: O ju grup i myslimanëve, ai mbante lidhje të mira me farefisin e tij, pra, folni me të, atëherë i folën besimtarët, ai u zgjati dorën dhe ata ia zgjatën dorën. Pashë një njeri nga Ymeti im, të cilin e kishin rrethuar Zebaninjtë (melekët e zjarrit); në atë moment erdhi urdhërimi i tij për vepra të mira e pengimi i tij nga veprat e këqija dhe e shpëtuan nga duart e tyre dhe e futën te melekët e mëshirës. E pashë një njeri nga Ymeti im të gjunjëzuar dhe në mes tij e Allahut të Madhërishëm kishte një pengesë; në atë moment erdhi morali i lartë i tij, e kapi për dore dhe e futi tek Allahu i Madhëruar. Pashë një njeri nga Ymeti im, të cilit i vinte libri i tij nga ana e majtë; në atë moment erdhi frika e tij ndaj Allahut të Madhëruar, e kapi librin e tij dhe ia vuri në dorën e djathtë.

Pashë një njeri nga Ymeti im, të cilit i kishte dalë peshoja e lehtë; në atë moment erdhën fëmijët e tij (të



cilët i kishin vdekur të vegjël) dhe ia rënduan peshojën. Pashë një njeri nga Ymeti im, i cili qëndronte në buzë të Xhehenemit; në atë moment erdhi shpresa e tij në Allahun e Madhëruar, e shpëtoi prej aty dhe ai shkoi. Pashë një njeri nga Ymeti im, i cili ishte hedhur në zjarr; në atë moment erdhi loti i tij që kishte derdhur nga frika ndaj Allahut të Madhëruar dhe e shpëtoi prej aty.

Pashë një njeri nga Ymeti im duke qëndruar në Sirat dhe dridhej sikur dridhen degët e hurmës nga një erë e fortë; në atë moment erdhi mendimi i tij i mirë ndaj Allahut të Madhëruar, e qetësoi të dridhurit e tij dhe ai vazhdoi rrugën. Pashë një njeri nga Ymeti im duke u zvarritur në Sirat, nganjëherë zvarritej e nganjëherë mbetej i lidhur; në atë moment erdhi salavati i tij për mua (Muhamedin a.s.), e ngriti në këmbë dhe e shpëtoi. Dhe pashë një njeri nga Ymeti im, i cili kishte arritur të dyert e Xhennetit, po ato iu mbyllën; në atë moment erdhi shahadeti (dëshmia) e tij La ilahe il-lAllah- 'nuk ka zot tjetër përveç Allahut', ia hapi dyert dhe e futi në Xhenet". Këtë hadith e transmetoi El-Hafidh Ebu Musa El-Medinij dhe tha se ky hadith është hasenun xhidden- me transmetim shumë të mirë, e transmetuan nga Seid Ibnul-Musejjibi; Amar Ibnu Azer, Alij Ibni Zejd Ibni Xhedan dhe Hilal Ebu Xhibil-le. Nga ky hadith kemi për qëllim të theksojmë fjalën e tij a.s.:" Pashë një njeri nga Ymeti im, të cilin e kishin rrethuar shejtanët; në atë moment erdhi kujtimi i Allahut të Madhëruar nga ana e tij dhe i largoi shejtanët prej tij".

Ndjekja e xhematit të myslimanëve- Prej çështjeve që e largojnë myslimanin nga rënia në mashtrimet e shejtanit, është jeta në vendet islame dhe zgjedhja e shoqërisë së mirë, e cila të ndihmon në të vërtetën, të nxit për të dhe të rikujton mirësitë, sepse bashkimi bën fuqinë. Transmetohet nga Ibni Omeri, i cili tha:"Na mbajti Omeri r.a. një ligjëratë në El-Xhabijje, e tha:" O ju njerëz, unë jam ngritur para jush sikurse u ngrit i Dërguari i Allahut para nesh, dhe nga ajo që na tha ishte: "Përmbajuni xhematit dhe ruajuni nga përçarja, sepse shejtani është me të vetmuarin, kurse nga dy persona ai qëndron më larg…".

## KUNDËRSHTIMI I SHEJTANIT

Nëse e dimë se një çështje e do shejtani dhe është cilësi e tij, për ne është obligim që të veprojmë të kundërtën. P.sh. shejtani ha, pi dhe merr me dorën e majtë, për këtë arsye u bë obligim për ne që të veprojmë të kundërtën, sikurse transmeton Ebu Hurejre r.a.,se Muhamedi a.s. tha:" Ju hani me dorë të djathtë, pini me dorë të djathë, merrni me dorë të djathtë dhe jepni me dorën e djathtë, sepse shejtani ha, pi, jep dhe merr me dorën e majtë".Ngutësia është prej shejtanit.- Prej cilësive që i dëshiron shejtani, është ngutësia, sepse ajo e hedh njeriun në gabime të shumta. Thotë i Dërguari i Allahut: "Mosngutja është prej Err-Rrahmanit (Allahut të Gjithëmëshirshëm), kurse ngutësia është prej shejtanit". Për këtë arsye i tha i Dërguari i Allahut. Eshexhxhu Abdul-Kajsit:" Ti ke dy cilësi, të cilat i do Allahu: butësinë dhe mosngutjen".

## GOGËSIMA

Transmeton Ebu Hurejre r.a., se Muhamedi a.s. tha: Gogësima është nga shejtani; kur të gogësijë ndonjëri nga ju, le ta kthejë atë sa të ketë mundësi, sepse kur ndonjëri nga ju thotë:"Haaa (kur është duke e hapur gojën nga gogësima qeshet shejtani me të". Ai qeshet me të, sepse gogësima është shenjë e përtacisë. Toubeja dhe istigfari (Pendimi dhe kërkimi i faljes) .– Nga çështjet me të cilat njeriu ballafaqohet shejtanin, është shpejtimi për t'u penduar e për t'u rikthyer tek Allahu kur e mashtron atë shejtani. Kjo është edhe rruga e robërve të mirë të Allahut. Thotë i Madhëruari:"Vërtet, ata që janë të ruajtur, kur i prek ndonjë iluzion nga shejtani, ata E kujtojnë (Allahun, dhe atëherë shohin (të vërtetën)". (El-A'raf, 201). Transmeton Imam Ahmedi se i Dërguari i Allahut a.s. na lajmëroi se shejtani I tha Allahut të Gjithëfuqishëm: "Betohem në fuqinë Tënde, o Zot, nuk do të pushoj duke u munduar që t'i devijoj robërit e Tu përderisa janë shpirtrat e tyre në trupin e tyre. Allahu i tha: Betohem në Fuqinë e Madhështinë Time, Unë do t'ua fal atyre pandërprerë përderisa ata të Më kërkojnë falje". ●



**MYFTIU TËRNAVA VIZITOI LIBANIN**

Me ftesë të Myftiut të Libanit Verior, prof. Dr. Malik Shear, Muftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga Dr. Sulejman Osmani, më 3 e 4 maj, ka qenë për vizitë në Liban, ku u takua me autoritetet më të larta fetare.

Më 3 maj u takua me Myftiun e Libanit Verior, prof. Dr. Malik Shear, i cili Myftiut Tërnava i përgatiti një pritje shumë miqësore dhe të përzemërt. Në nderim të Myftiut Tërnava, në takim qenë ftuar edhe të gjithë bashkëpunëtorët e Myftinisë dhe autoritete të tjera shkencore.

Myftiu Tërnava e njohu mikpritësin me rrjedhat në Kosovë, periudhat nëpër të cilat ka kaluar ajo deri në shpalljen e Pavarësisë dhe me progresin që po shënon. Më pastaj, biseda vazhdoi me prezantimin e BIK-së, pozitën e saj, strukturën organizative, institucionet mësimore në nivele të ndryshme, duke theksuar sfidat me të cilat ballafaqohet BI në veprimtarinë e saj.

Mikpritësit më pastaj shprehën interesimin për çështje të ndryshme, rreth temave që preku Myftiu nga Kosova.

Autoriteti më i lartë i Libanit Verior tregoi gatishmërinë që të ndihmojë BIK-në në forma të ndryshme, veçanërisht, në planin mësimor e shkencor. Ai poashtu theksoi se do të jetë një zë i fuqishëm për Kosovën dhe popullin e saj, si në planin e brendshëm, ashtu edhe në atë të jashtmin. Premtimet e tij janë shumë domethënëse, ngase Myftiu mikpritës gëzon një autoritet shumë të respektuar si në masën e gjerë, ashtu edhe në organet e pushtetit .

Në mbrëmje Myftiu Tërnava u takua me Myftiun e rrethit të Akës, Dr. Usame Er Rrifaij, i cili i uroi mirëseardhjen përzemërsisht mysafirit nga Kosova. Ata biseduan për çështje të interesit të përbashkët dhe trajtuan tema të ndryshme që prekin fushën e zhvillimit të mendimit islam dhe nevojën e racionalizmit të fetvasë në sfera të caktuara, të gjitha në shërbim të interesit të përgjithshëm islam.

Ndërkaq më 4 maj Myftiu Tërnava u prit në rezidencën e Myftiut të Republikës së Libanit, Dr. Muhamed Rashid Kabani, i cili shprehu respekt shumë të thellë për Myftiun e Kosovës, duke vënë në dukje nevojën e një vizite të tillë, e cila, në interes të dy vendeve, ishte dashur të realizohej shumë më herët. Sidomos për shkak se ky takim shënonte vizitën e parë të një niveli të tillë.

Myftiu Tërnava e njohu homologun e tij me shumë rrjedha në Kosovë, si në fushën politike, ashtu edhe në atë fetare, duke vënë theksin në rolin që Myftiu i Libanit mund të ketë në lobimin për njohjen e pavarësisë së shtetit të Kosovës si brenda, në shtetin e tij, ashtu edhe jashtë tij.

Nga ana e tij, Muftiu i Libanit tha se ata i kanë ende të freskëta kujtimet për ditët e luftës në Kosovë dhe vuajtjet që përjetuan vëllezërit atje, duke theksuar se çmon shumë lart sakrificën e popullit të Kosovës për të arritur Pavarësinë, "së cilës i jemi gëzuar që të gjithë" – vuri në dukje. Në fjalimin e tij, në vazhdim, përcolli urimet më të sinqerta për mbarë popullin dhe Qeverinë e Kosovës, duke premtuar se do të jetë një përkrahës aktiv në angazhimin e tij për njohjen e Pavarësisë së Kosovës nga shtetet arabe dhe islame. Si hap i parë në këtë drejtim qe deklarata e përbashkët që bënë me Myftiun e Kosovës. Myftiu i Libanit shprehu gatishmërinë për bashkëpunim në të gjitha fushat, dhe sidomos në atë shkencore. Në fund të takimit, Myftiu Tërnava, pati një paraqitje para mjeteve të informacionit.

Më pas Myftiu bëri një vizitë të shkurtër në Universitetin Islamik të Bejrutit, ku u takua me udhëheqjen e këtij universiteti.

Në orët e pasdites,

Myftiu i Kosovës u prit në universitetin "El Xhinan" të Tripolit, ku, në një takim të zgjeruar, bisedoi me Kryetaren e Universitetit, dekanët dhe personelin mësimor.
Po atë ditë në mbrëmje, Myftiu Tërnava mori pjesë në mbrëmjen kulturore të organizuar në shtëpinë e kulturës të qytetit për nder të Myftiut të Tripolit dhe Libanit Verior, prof. Dr. Malik Shear, me rastin e përurimit të tij në postin e Myftiut. Para masës së tubuar, të pranishmëve, personaliteteve politike, shkencore dhe diplomatike, që merrnin pjesë në këtë manifestim, Myftiut Tërnava iu bë një nderim i veçantë. Ai nga të gjithë mori epitetin "mysafir nderi i Libanit".

**FJALIMI I MYFTIUT TË LIBANIT, MUHAMED RESHID KABANI**

"Kosova është një vend mik, që ka përjetuar vështirësi të mëdha në rrugën e gjatë të lirisë dhe pavarësisë përgjatë shekujve, dhe sidomos ndodhitë e fundit që përjetoi si popull para dhjetë vjetësh, kur, për pasojë, kanë rënë me dhjetëra mijëra viktima kosovarësh, derisa ky vend e fitoi Pavarësinë. Dhe falënderoj Zotin që deri më tani këtë vend e kanë njohur më se 67 vende, prej tyre ShBA, Britania e Madhe, Kanadaja, Australia dhe vende të BE-së. Ndihem shumë keq si Myfti i Libanit, që disa vende arabe ende nuk e kanë njohur pavarësinë e Republikës së Kosovës me popullsi shumicë myslimane. Vërtet mosnjohja e këtij shteti nga vendet tona arabe dhe islame është për të ardhur keq.
Ne si shtete arabe dhe islame asnjëherë nuk duhet t'u nënshtrohemi presioneve ngado qofshin ato; populli kosovar me shumicë dërrmuese islame ka të drejtën e vetëvendosjes, e drejtë kjo e bazuar në kartën e OKB-së, ashtu siç ka bërë çdo popull dhe shtet në rrugën e lirisë dhe pavarësisë.
Prej këtu unë kërkoj dhe shpresoj që të gjitha vendet arabe dhe islame të mos hezitojnë, po të shpejtojnë në njohjen e pavarësisë së Kosovës, e cila këtë pavarësi e ka arritur me gjak dhe sakrificë të shumë bijve e bijave të këtij vendi.
Po ashtu kërkojmë nga këto vende që të thellojnë bashkëpunimin me Republikën e Kosovës duke filluar nga Presidenti i saj, Qeveria e Parlamenti, por edhe si popullatë kosovare, në mënyrë që të përshpejtohet zhvillimi i saj i gjithanshëm dhe të marrë rolin e saj që i takon në ndërtimin e kulturës botërore, e cila ngrihet mbi bazën e dialogut, tolerancës në të mirën e njerëzimit.
Unë, Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnavës, dhe të gjithë përgjegjësve të këtij vendi, u uroj dhe dëshiroj sukses dhe rrugë të mbarë në realizimin e aspiratave të popullit kosovar në të gjitha fushat e jetës".
*4 maj 2010*

**MYFTIU TËRNAVA DHE HATEM EL -KADI NËNSHKRUAN MARRËVESHJEN E HAXHIT**

Më 5 prill 2010, në Mekë të Arabisë Saudite, në ambientet e Ministrisë së Haxhit të Mbretërisë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe zëvendësministri i Haxhit, Hatem el Kadi- në emër të Arabisë Saudite, nënshkruan marrëveshjen e Haxhit, për vitin 2010, me të cilin rregullohet shkuarje e haxhinjve kosovarë për të kryer Haxhin .
Në takimin e organizuar enkas për këtë Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi autoritetet e Arabisë Saudite për lehtësimet e procedurave administrative për haxhinjt e Kosovës, e të cilat ofrojnë kushte më të mira, për akomodim, kryerjen e haxhit si dhe kujdes më cilësor shëndetësor për haxhinjët.
Myftiu shprehu gatishmërinë e plotë që ky bashkëpunim i frytshëm të vazhdojë edhe në të ardhmen në mes dy institucioneve, ndërsa zv.ministri El - Kadi, u shpreh me fjalë miradije për organizatorët e haxhit kosovarë - Bashkësinë Islame të Kosovës, si organizatore me tradite dhe i vetmi institucion zyrtar në Kosovë. Zv. Ministri shprehu fjalë miradije posaçërisht për haxhinjtë e Kosovës, të cilët janë gjithnjë të mirëseardhur në vendin e dy faltoreve të shenjta.
Gjatë ditëve në vijim, delegacioni kosovar në përbërje të të cilit përpos myftiu Mr. Naim Tërnava, janë edhe Kryeimami Sabri Bajgora, Drejtori i sektorit për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, dhe Besim Mehmeti nga kabineti i myftiut, do të ketë takime të tjera me institucionet relevante të organizimit të haxhit, për lehtësimin e procedurave të nevojshme për haxhinjtë tanë, në Mekë, Xheda dhe Medinë.





## PAK FJALË PËR EMËRIMIN E DR. REXHEP BOJËS AMBASADOR NË RIAD (ARABIA SAUDITE)

NJERIU I DUHUR NË VENDIN E DUHUR

Arabia Saudite është një shtet shumë i fuqishëm dhe me ndikim të madh në botën arabe , ndërsa me hapjen e ambasadës sonë në Riad e vërteta për Kosovën më nuk do të mund të ngulfatet nga qarqe antishqiptare, të cilat kanë ndikime në atë zonë dhe kjo është shumë e dobishme për rrethanat tona.

Këto ditë, në të përditshmen "Infopress" ka nisur një polemikë për dhe kundër emërimit të dr. Rexhep Bojës ambasador i Republikës së Kosovës në Arabinë Saudite, përkatësisht në kryeqytetin e këtij vendi në Riad. Nga përmbajtja e polemikave, hetohet një anshmëri, varësisht prej përkatësisë fetare, duke filluar nga autori i shkrimit kundër emërimit të Bojës, i cili në paraqitjen e tij nuk mund ta fshehë gjuhën e urrejtjes ndaj një emërimi, si ky. Pa dashur të hy në detaje dhe në ndonjë sintezë të kësaj gjuhe që përdoret me këtë rast dhe pa u lëshuar edhe në specifikat e ekstremeve fetare, të cilat, deshëm apo nuk deshëm ta pranojmë, janë të pranishme edhe në Republikën tonë, konsideroj me plot të drejtë se emërimin e dr. Rexhep Bojës ambasador në Arabinë Saudite e cilësoj mjaft të arsyeshëm dhe njeriun e duhur në vendin e duhur. Ata që e kundërshtojnë një emërim të tillë, mjaft të qëlluar, konsideroj se nuk marrin vesh nga politika dhe diplomacia dhe këtë veprim e bëjnë të shtyrë nga urrejtja fetare .



Dëshiroj t'i them lexuesve se dr. Rexhep Boja, para së gjithash, është një intelektual i nivelit të lartë dhe si i tillë është i barabartë me të gjithë intelektualët e sferave të tjera dhe fusha ku vepron (Bashkësia Islame e Kosovës), nuk e bën aspak dhe as më shumë intelektual se të tjerët. Edhe Bashkësia Islame, sikur edhe Bashkësia Katolike, janë pjesë e shoqërisë dhe ne i nderojmë që të dyja, pa dallim. Bie fjala, dr. Rexhep Boja është intelektual po aq sa është edhe dr. dom Lush Gjergji. Dhe mua, si autor i këtij shkrimi, aspak nuk do të më mbetej hatri sikur dr. Gjergji të emërohej ambasador i Republikës së Kosovës në Vatikan, sepse unë nuk ndiej urrejtje as ndaj njërës fe e as ndaj tjetrës. Kur është interesi i shtetit është e nevojshme që të futën në funksion të gjithë mekanizmat e tij , madje edhe ata religjiozë. Konsideroj se emërimi i dr. Bojës ambasador, para së gjithash, është interes i shtetit, e këtë sot mund ta dinë edhe fëmijët. Fundja, Arabia Saudite është një shtet shumë i fuqishëm dhe me ndikim të madh në botën arabe, dhe njëra prej shteteve, e cila nuk hezitoi shumë dhe njohu shtetin e ri të Kosovës. Me autoritetin që ka ky shtet ka ndikuar dhe do të ndikojë edhe në njohje të reja në adresë të Republikës sonë në atë zonë. Hapja e ambasadës sonë në Riad do të ketë edhe efekte të tjera pozitive edhe në planin diplomatik, dhe jo vetëm në atë. E vërteta për Kosovën më nuk do të mund të ngulfatet nga qarqe antishqiptare, të cilat kanë ndikime në atë zonë dhe kjo konsideroj se është shumë e dobishme për rrethanat tona . Ndaj, të gjithë ata që ngrenë zërin kundër emërimit të Bojës ambasador , në radhë të parë, nuk e njohin si njeri, flasin me gjuhën e urrejtjes dhe të djallit dhe nuk i kontribuojnë në asnjë mënyrë demokracisë dhe tolerancës fetare, që më së paku i duhen Kosovës.

(Mr. Zeqir Bekolli )

## MYFTIU TËRNAVA NË TAKIM ME DR. REXHEP BOJËN

MISIONI YNË NË RIAD DO JETË NJË ZË I FUQISHËM NË PASIMIN E TË VËRTETËS HISTORIKE PËR KOSOVËN DHE POPULLIN E SAJ

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, priti më 30 prill 2010, të ngarkuarin me punë në Ambasadën e Kosovës në Riad të Arabisë Saudite, dr. Rexhep Boja.

Në takim, Myftiu pasi që e ka uruar dr. Rexhep Bojën për detyrën e re, si diplomat i Kosovës në Arabinë Saudite, dr. Bojës i shprehu mirënjohje dhe e falënderoi për kontributin që ka dhënë ai në institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës, si ish - myfti i Kosovës, e tash së fundi si Dekan i Fakultetit të Studimeve Islame.

Myftiu, gjithashtu, çmojë lartë rolin dhe kontributin e dr. Bojës në afirmimin e Kosovës tek vendet e Konferencës Islamike. "Puna, angazhimi dhe përkushtimi i juaj për çështjen e Kosovës si para, gjatë dhe pas luftës, janë dëshmia më e mirë e një misionari të devotshëm për vendin e tij. Jam i bindur që këtë mision tash e tutje do e vazhdoni me shumë sukses edhe në misionin diplomatik të Kosovës në Riad të Arabisë Saudite"- tha myftiu Tërnava.

Ndërsa, duke folur për rëndësinë që ka hapja e ambasadës në Riad, myftiu Tërnava tha: "Hapja e misionit tonë në Riad është e një rëndësie të

veçantë, ngase tani e tutje përpos që do i formatizojmë marrëdhëniet diplomatike me Arabinë Saudite, si një ndër shtetet më të rëndësishme në botën islame, misioni ynë në Riad do jetë një zë i fuqishëm në pasimin e të vërtetës historike për Kosovën dhe popullin e saj. Ndërsa, emërimi i juaj si diplomatë i parë i Kosovës në Botën Arabe, është një hap i qëlluar, dhe jemi të bindur që këtë mision do ta kryeni me shumë sukses në dobi të shtetit të Kosovës".
Ndërsa, dr. Rexhep Boja tha që emërimi i tij përpos që është nder, më shumë është obligim ndaj shtetit të Kosovës, që atë ta prezantoj në mënyrë sa më dinjitoze. Dr. Boja tha se ai do të angazhohet tek misionet diplomatike të shteteve të Konferencës Islamike të akredituar në Riad që të loboj për njohjen e pavarësisë së Kosovës. Ai shtoi se do të angazhohet që të sjell edhe investitor nga Arabia Saudite në Kosovë.

**MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADORIN E EMIRATEVE TË BASHKUARA ARABE RASHED AL-MUALLA**

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava priti më 28 prill 2010, Khalid Khalifa A. Rashed Al-Mualla, ambasador i Emirateve të Bashkuara Arabe në Turqi, jorezident për Kosovë.
Në takim Myftiu Tërnava pasi ka falënderuar ambasadorin e Emirateve të Bashkuara Arabe për ndihëm që ka dhënë qeveria e këtij vendi për Kosovën si para, gjatë dhe pas lutës, vlerësoi lart rëndësinë që ka njohja e Republikës së Kosovës nga Emiratet e Bashkuara Arabe, si dhe përkrahjen që po jep ky vend për Kosovën në Konferencën Islamike për sigurimin e njohjeve të reja për Kosovën.
"Kosova dhe populli i saj nuk e harron përkrahjen, ndihmën dhe kujdesin e Emirateve për ne. Për këtë, ne u jemi mirënjohës, dhe presim që edhe në të ardhmen të kemi përkrahjen e Emirateve të Bashkuara Arabe "- tha myftiu Tërnava.
Ambasadori Khalid Khalifa A. Rashed AL Mulla, tha se Emiratet me vëmendje përcjellin zhvillimin e ngjarjeve në Kosovë, dhe shprehu gatishmërinë e qeverisë së vendit të tij që të bashkëpunoj me Kosovën, sidomos në fushën ekonomike, atë kulturore, arsimore e fetare.
Në takim qe i pranishëm edhe dr. Rexhep Boja- i ngarkuar me punë në ambasadën e Kosovës në Arabinë Saudite.



dhe nga bashkëpunëtorë të tjerë. Kryetari Bardakoglu në shenjë respekti për mysafirët shtrojë drekë solemne.
Takimet po rrjedhin në një atmosferë të ngrohtë dhe miqësore.
Delegacioni i Kuvendit të BIK-së autoriteteve më të larta fetare të Turqisë po ju shpreh falënderimet më të thella edhe në emër të qytetarëve të Kosovës për përkrahjen që i ka dhënë dhe po i jep ky vend Kosovës, si në rrafshin politik dhe në atë diplomatik.



**NGA VIZITA E DELEGACIONIT TË KUVENDIT TË BIK NË TURQI**

Me ftesën e Diyanet-it një delegacion i Kuvendit të BIK-së i përbërë prej 11 vetave po qëndron në vizitë tri ditore (6-8 prill 2010), në kryeqytetin e Turqisë Ankara ku po zhvillon takime me institucionet më të larta fetare organizative administrative dhe edukative të këtij vendi.
Delegacioni i Kuvendit të BIK-së, në krye me Dr. Xhabir Hamitin u prit nga kryetari i Diyanet-it të Republikës së Turqisë, Prof. Dr. Ali Bardakoglu dhe nga zëvendësi i tij Prof. dr. Mehmet Gurmez si

Qëllimi kryesor i kësaj vizite është shkëmbimi i përvojave në fushën e organizimit të jetës fetare , të formave dhe të mënyrave të qasjes ndaj nevojave të besimtarëve të besimit Islam, për faktin se kjo organizatë që nga themelimi i sajë e deri më sot, në këtë drejtim është treguar shumë e suksesshme, e cila edhe tani po vazhdon të ndjek rrugën mesatare të interpretimit të burimeve fondamentale të Islamit: Kuranit dhe Synetit.
Delegacioni u prit edhe nga ambasadori i Republikës së Kosovës në Ankara, z. Bekim Sejdiu.



## PROGRAMI MADHËSHTOR KUSHTUAR DATËLINDJES SË PEJGAMBERIT A.S.

Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, në bashkëpunim me Fondacionin Arsimor dhe Kulturor "SEMA", organizuan më 17 Prill 2010, për të pestin vit radhazi, Programin Festiv, "Profeti Muhamed – Krenaria e Njerëzimit dhe Kur'ani Mesazhi Hyjnor". Programi i këtij viti është organizuar për herë të parë pa pjesëmarrjen e artistëve profesionistë, siç është bërë vitet e kaluara, por me interpretimin e vetë nxënësve të medreseve të ndryshme të Shqipërisë.
Si fillim është kënduar himni kombëtar, e më pas ka vazhduar me këndimin e një pjese nga Kurani. Më pas programi ka vazhduar me recitime dhe këndim ilahish (lirika fetare) në disa gjuhë. Udhëheqës artistik i këtij programi qe Kujtim Alija dhe regjia nga Agron Hoxha.
Të ftuar në këtë program kanë qenë përfaqësues të komuniteteve fetare, personalitete të vendit, trupi diplomatik i akredituar në Tiranë, miq dhe të ftuar nga vendi, trevat shqiptare, si dhe nga shumë vende të tjera.
Në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e BIK me në krye dr. Fahrush Rexhepin – zëvëndës kryetar i Kryesisë së BIK, Resul Rexhepi – sekretar i Kryesisë së BIK, dr. Rexhep Boja –dekan i FSI-së, Rexhep Luma- ndihmëms sekretar dhe Ramadan Shkodra –gazetar.
Gjatë programit të ftuarit janë përshëndetur nga Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë H. Selim Muça, i cili vuri theksin në përkujtimin e jetës dhe veprës së Profetit më të Madh të njerëzimit. Më pas ka përshëndetur edhe Kryegjyshi Botëror i Bektashinjve H. Dede Reshat Bardhi.
Programi është ndjekur nga mijëra shikues dhe spektator, të cilët kishin tejmbushur sallën e Pallatit të Kongreseve. Programi është përcjellur me interes nga mediat e ndryshme kombëtare dhe të huaja. (R. Shkodra)



## VIHET GURTHEMELI I XHAMISË NË FSHATIN KOVAÇEC

Më datën 25.04.2010 u vu gurthemeli i xhamisë së fshatit Kocaçec të Kaçanikut. Në këtë solemnitet morën pjesë përfaqësuesit nga Kryesia e BIK-së, Isa ef. Tërshani dhe Rexhep Suma, nga KBI-ja Kaçanik, imamë dhe shumë nga banorët e këtij fshati. Fjalën përshëndetëse në emër të Kryesisë së BIK-së e mbajti Isa ef. Tërshani, i cili përçoi përshëndetjet e Muftiut nr. Naim ef Tërnava." Sot është një ditë e begatshme për xhematin e këtij fshati por edhe për ne pasi që po hedhim gurthemelin e kësaj xhamie e cila si institucion do të edukojë rris dhe formoj të rinjtë mysliman. Falënderoi edhe donatorin z Alagoz i cili me bamirësin e tij ka shprehur vullnetin që të ndërtoj këtë xhami,Allahu e shpërbleftë me të mirat e tij në dynja e ahiret". Fshati Trimor ka 200 shtëpi dhe nuk ka pasur më parë xhami. Këtë tubim e përshëndeti edhe z. Alagoz i cili në emër të tij shprehu mirënjohjet dhe respektin për Republikën e Kosovës që iu mundësua që të investojë në këtë xhami të këtij fshati i cili dha 6 dëshmor në luftën e fundit, dhe për 10 familje skamnore dhe të nevojshme ka prerë një kurban. Ndërtimin e kësaj xhamie e financon bamirësi nga Turqia, Fuat Alagoz, kurse tokën për ndërtimin e xhamisë e dhuroi axha Sami Muqa. Fshatarët kanë marr përsipër që të ngritin bodrumin,kurse pjesën tjetër bamirësi Fuat Alagoz. (M. Shehu)

## VIHET GURTHEMELI PËR NDËRTIMIN E XHAMISË NË FSHATIN RAMOC

Në prani të mysafirëve dhe qytetarëve, më 14.04.2010, në fshatin Ramoc të Gjakovës, Këshilli i BI-së i Gjakovës u vu gurthemeli i xhamisë. Këtë manifestim, e nderuan prania e zyrtarëve të lartë të BIK-së, z. Resul ef. Rexhepi, sekretar i BIK-së, me bashkëpunëtorët. Resul ef. Rexhepi, duke përshëndetur të pranishmit, theksoi se "Sot mua dhe vëllezërit e tjerë na ka nderuar për të qenë bashkëpjesëmarrës të një solemniteti si ky. Prandaj lavdi dhe falënderime të panumërta i qofshin të Madhit Zot xh.sh.. Me këtë rast dëshiroj t'ju përcjell selamet dhe përshëndetjet e Kryesisë së BIK-së dhe të Myftiut Naim ef. Tërnava, i cili objektivisht nuk pati mundësi të jetë këtu prezent, sepse gjendet në një udhëtim zyrtar jashtë Kosovës. Allahu e shpërbleftë me të mira z. Ademin dhe familjen e tij të nderuar, që sot janë bërë 'shkaktarë' që ne jemi tubuar". Kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef. Iljazi, tha: "sigurisht se qëllimi i mbledhjes sonë në këtë vend është vënia

e gurthemelit për nisjen e xhamisë, por në të njëjtën kohë jemi mbledhur që të çmojmë lart, të vlerësojmë dhe të mbështesim kontributin e jashtëzakonshëm, aktin madhor, veprën madhore të dhurimit të parcelës së tokës për ndërtimin e xhamisë, nga z. Adem Dash Koci, prandaj neve nuk na mbetet tjetër veçse të bëjmë lutje, për të dhe familjen e tij". (E. Rexha)



**HATME NË PODUJEVË**

Më 6 mars 2010, në xhaminë "Met Podujeva" të Podujevës u mbajt për herë të parë një program me rastin e duasë së hatmes, të 14 nxënëseve moshash të ndryshme, pa përjashtuar edhe vullnetin e nënave mbi të 50-at. Për përfundimin e këtij projekti ka ndihmuar teologia Fetie Osmani, në bashkëpunim me KBI-në e Podujevës..Hapja e programit u bë me leximin e një pjese nga Kurani. Kryetari i këtij Këshilli, Idriz ef. Bilalli, në fjalën e tij ka përshëndetur të pranishmit dhe u ka drejtuar mesazh nxënëseve për këtë sukses, e po ashtu edhe mësueses së tyre për punën e palodhshme në mësimbesimin islam në trevën e Llapit. Programi më pastaj vazhdoi me ilahi e poezi dhe me lexime të një pjese të Kuranit nga të gjitha ato, të cilat tashmë kishin bërë hapat e parë në leximin e Kuranit. Në fund të kësaj atmeje, u shpërndanë dhurata dhe ishin përgatitur embëlsira për të pranishmet. (M. Fazliu)



**DUA TË HATMES NË FSHATIN NOVOSELLË TË PRIZRENIT**

Më 18.04.2010, në fshatin Novosellë të Prizrenit, fshat i banuar nga komuniteti boshnjak, u bë duaja e hatmes për vijuesit e mësimbesimit në xhaminë e këtij fshati. Imami i kësaj xhamie, Ibrahim ef. Haziri, i cili i kishte përgatitur këta 5 nxënës për 2 vjet, i falënderoi të gjithë për pjesëmarrje. Më pas, nxënësit vazhduan programin e tyre, që ishte i pasur me lexim të Kuranit, ilahi dhe kaside. Pastaj, imami ia dha fjalën kryetarit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëkut, i cili foli para të pranishmëve për rëndësinë e mësimit dhe leximit të Kuranit, dhe për rëndësinë e edukimit të fëmijëve në frymën islame. Në fund, duanë e hatmes e bëri Mr. Faruk ef. Ukallo. Emrat e vijuesve të mësimbesimit, të cilët bënë hatme, janë:
1- Melisa Vehapi (15 vjeç);
2- Menil Jonuzi (13 vjeç);
3- Rasiha Jonuzi (12 vjeç);
4- Amra Saiti (12 vjeç); 5- Emsada Murselji (12 vjeç). (F. Ukallo)



**DY FAMILJE HASJANE SHTRIJNË DORËN E PAJTIMIT**

Familja Shala i shtrin dorën e pajtimit familjes Hoti nga Rogova e Hasit "I fortë është ai që fal, jo ai që vret" - "Njerëzit e mëdhenj falin" -Falja është traditë e të dërguarit të Allahut xh.sh. Muhamedit a.s.
Me iniciativën e Këshillit të pajtimtarëve të gjakut me Mulla Fetah ef.Bekollin (ish-imam në xhaminë e Rogovës) në krye, me bashkëpunëtorët e tij: Rrahmon ef.Hoxha, imam i xhamisë së Rogovës, sheh Besim Shehun nga Rahoveci, Islam Gashin, kryetar i fshatit të Rogovës etj., më datën 18.04.2010 në sallën e KK të Gjakovës është organizuar ceremonia me rastin e shtrirjes dhe shtrëngimit të dorës së pajtimit dhe faljes së ngatërresave e gjakut në mes të familjeve Shala dhe Hoti. I zoti i shtëpisë, kryefamiljari Emrush Shala nga Rogova, bashkë me familjarët e tij ia shtrinë dorën e pajtimit dhe ia falën gjakun kryefamiljarit Sejdi Hoti, po ashtu nga Rogova e Hasit. Pas një pune aktive dhe të palodhshme të pajtimtarëve, me ndihmën e Allahut të Madhëruar, më në fund u arrit qëllimi që këto dy familje të hasmëruara të pajtoheshin. Në këtë ceremoni të pranishëm ishin imamët e Këshillit të KBI-së të Gjakovës, imamët e Këshilli të KBI-së të Rahovecit, imamët e KBI-së të Malishevës, përfaqësues të Tarikatit, strukturat institucionale me kryetarin komunës , Dr.Pal Lekaj në krye, dhe qytetarë të shumtë nga Rogova e Gjakova. Fetah ef.Bekolli, udhëheqësi dhe organizatori i kësaj ceremonie, pasi përshëndeti familjet Shala e Hoti dhe të pranishmit e tjerë, tha: "Kjo vepër që po bëjmë sot këtu në këtë kuvend burrash, është e shenjtë. Njerëzit e mëdhenj, me zemër të madhe dhe shpirt fisnik, falin, nuk hakmerren.." Dr.Pal Lekaj, kryetari i komunës, tha: "Kjo është një ditë e madhe që në prag të 20-vjetorit të pajtimeve të gjaqeve në Kosovë, këtu në sallën e Kuvendit të komunës po shtrihet dora e pajtimit, po krijohet paqja, dashuria dhe mirëkuptimi. Në emër të Këshillit të pajtimit të Republikës së Kosovës dhe të imamëve të pranishëm, fjalën e mori veprimtari i njohur, imami i xhamisë së Bubavecit dhe kryetari i KBI-së të Malishevës, mulla Xhevat ef. Kryeziu, i cili, në mes të tjerash, theksoi: "Pa pajtim të shpirtrave dhe të zemrave, nuk ka pajtim as bashkim kombëtar...." (E. Rexha)



**MYSLIMANËT PLANI-NIFIKOJNË NGRITJEN E NJË RRJETI KLINIKASH**

Kreu i Myslimanëve të Aleancës në Amerikën e Veriut, Imami Siraxh Vehaxh u diagnostikua me kancer në prostatë një vit më parë dhe zbuloi se sigurimi i tij shëndetësor nuk mundte të mbulonte trajtimin mjekësor, prandaj propozoi që sa më shpejt të ngihen disa klinika, ku do të ofroheshin shërbime sociale për myslimanët dhe shërbimet për komunitetin mysliman në mbarë vendin do të bëheshin vullnetarisht. Ai mendon se personeli do të jetë profesional dhe do të përkujdesen për komunitetin mysliman, duke nisur që nga Filadelfia, dhe do të kjetë një organizim të mirëfilltë për myslimanët e Amerikës, sepse deri më tash askush nuk kishte çarë kokën për ta.

**I VË FLAKËN XHAMISË, DËNOHET ME 15 VJET HEQJE LIRIE**

Gjykata e lartë në Uashington ka shqiptuar dënimin prej 15 vjetësh (183 muaj) për Eric Ian Baker (34), i cili dy vjet më parë kishte shkatërruar pronën fetare dhe pati djegur Qendrën Islame të Kolumbias. Baker pranoi fajësinë para gjykatës, se ai dhe dy të tjerë në atë sulm kishin përdorur koktej mollotovi dhe mjete të tjera shpërthyese, për shkatërrimin e xhamisë, më 9 shkurt 2008. Baker pranoi se kishte kryer veprën kriminale - zjarrëvënie me motive fetare dhe kishte vizatuar kryqe në mure të xhamisë. Për të kryer këtë krim, ai qe ndihmuar nga Michael Corey Artë, të cilin gjykata e e dënoi me 14 vjet për rolin e tij në zjarrvënie, kurse i pandehuri tjetër, Jonathan Edvard Stone, ndihmoi në përhapjen e zjarrit dhe vodhi një sistem stereo. Ky i fundit ka pranuar fajin, por nuk është dënuar ende. Thomas E. Perez, asistent i Prokurorit të Përgjithshëm në Divizionin për të Drejta Civile, deklaroi: "Ne do të ndjekim penalisht në mënyrë agresive të gjithë ata që kërkojnë të frikësojnë apo të plagosin për motive besimi apo religjioni, pa dallim se kush mund të jenë autorët e kësaj vepre". "Ky lloj krimi, atakon të drejtat tona civile dhe liritë fetare në Amerikë. Unë jam shumë i kënaqur që nëpër lokale, shtetërore dhe federale, bashkëpunuan të gjithë, që të kapeshin të pandehurit dhe të shpalleshin përgjegjës për këtë sulm të turpshëm ," - tha prokurori i SHBA-së, Edvard Yarbrough

**MYSLIMANËT DHE TË KRISHTERËT KENIAS KUNDËR MARTESËS GAY**

Komuniteti mysliman dhe ai i krishterë në shtetin e Kenias janë bërë bashkë për të penguar dhe ndaluar martesën e dy të rinjve gjinie të njëjtë (homoseksualë) .Ngjarja ka ndodhur në qytetin Mombassa. Shoqëria e këtij vendi doli kundër kësaj martese, sepse e konsideron si traditë të huaj për këtë komunitet të këtij vendi, i cili shquhet për konservatizëm. "Ne bëmë tonën. Sikur të ndodhte diku tjetër, mund të ishte fare normale, por të ndodhë këtu në mesin tonë, kjo nuk do koment dhe as që ma kishte marrë mendja," - tha Mustafa. Kurse Mejmuna Salim (26) thotë se janë veçanërisht të shqetësuar për të ardhmen e tyre. "Jemi kategorikisht kundër kësaj praktike dhe asnjëherë s'mund të përqafohet tek ne një traditë e tillë", - tha ai. Dy të rinjtë që kishin dashur të martoheshin si gay, janë arrestuar, por identiteti tyre nuk u zbulua. Sikur të kryhej kjo martesë, do të ishte martesa e parë publike e dy vetave gjinie të njëjtë në Afrikën Lindore. Homoseksualiteti është i ndaluar me ligj në Kenia dhe sanksionohet me Kushtetutë. Ai që kryen këtë vepër dënohet me burg deri në 14 vjet. Afrika ka vënë një rezistencë të fortë për këtë lloj martese për shkak të fesë, besimit dhe ndërgjegjes. Më 2006, Afrika e Jugut u bë i pari shtet në Afrikë, dhe i pesti në botë, që e shpalli të ligjshme martesën brenda së njëjtës gjini..

**TEKSTET PËR TË DISKREDITUAR MYSLIMANËT NË SHBA**

Pjesëtarë të komunitetit mysliman në Amerikë kanë shprehur shqetësimin e tyre përkitazi me shkeljen e të drejtave të tyre në tekstet shkollore në ShBA, kur është fjala për Islamin, dhe konsiderojnë se ky është një mashtrim dhe njëkohësisht veprim provokues të të njëjtin rast. Sipas tyre, botimet e tilla shkelin të drejtën e myslimanëve dhe fëmijët e tyre ndihen të ofenduar nga kjo shkelje. Kjo, sipas tyre, krijon dhe formon armiqësi në mes fëmijëve në shkollë .Tekstet shkollore kanë përmbajtje fyese, sepse në to myslimanët paraqiten si terroristë për shoqërinë amerikane, si dhe bëhet tallje me shaminë (hixhabin) islam, që nga tekstet shkollore konsiderohet si kërcënim për sigurinë e vendit. Myslimanët kërkuan që këto gabime të evitohen, në mënyrë që të ketë një harmoni dhe prosperitet e bashkëpunim në mes komuniteteve dhe feve të ndryshme që jetojnë në këtë vend.

**UDHËHEQËSIT MYSLIMANË MBRAPA DIALOGUT NDËRFETAR PËR PAQE**

Në një workshop me karakter ndërkombëtar, për të promovuar dialogun si një mënyrë për arritjen e paqes në botë, në Manila (Filipine) u mblodhën përfaqësues të besimeve të ndryshme: Dr Ebulhajr Tarason, nënkryetar i Konferencës Ulemaja Kombëtare e Filipineve, Antonio Ledesma, arqipeshkv i Konferencës së Peshkopëve Katolikë të Filipineve, dhe Peshkopi Efraim Tendero nga Këshillit Filipine për Kisha Ungjillore.Tarason shprehu optimizëm rreth dialogut ndërfetar dhe përgëzoi IVFC dhe Qeverinë e Filipineve për të pritur takimin e punës. "Unë shpresoj se kjo na çon në të kuptuarit e njëri-tjetrit dhe kontribuon në drejtim të ndërtimit të paqes e në forcimin e marrëdhënieve reciproke , veçanërisht në mesin e kulturave të ndryshme në shoqërinë tonë,"- tha ai.



### REVISTA ISLAME AMERIKANE "HORIZONTE" FITUESE E TRI ÇMIMEVE TË " DEROSE-HINKHOUSE"

Revista islame " Horizonte", organ i Shoqërisë Islamike të Amerikës së Veriut (ISNA) është nga fituesit e "Çmimit 2010 DeRose-Hinkhouse". Kjo revistë islame fitoi çmime në tri kategori: the "Best of Class" " dhe " Avard of Excellence " , dhe " Certificate of Merit ". Kjo revistë është dymujore dhe shërben si dritare e informimit të myslimanëve në gjuhën angleze. Ky është çmimi i dytë i tillë për revistën islame "Horizonte" në redaktim të Omer bin Abdullahut. Çmimi Avards DeRose-Hinkhouse jepet çdo vit për anëtarët aktivë të Këshillit Communicators Fe, që demonstrojnë përsosmëri në komunikimet fetare dhe marrëdhëniet me publikun.

### DR. KARDAVI DËNON SHPËRTHIMET VETËVRASËSE NË MOSKË

Dijetari islam Shejh Jusuf el Kardavi ka dënuar ashpër sulmet vetëvrasëse që kanë ndodhur në metrotë e Moskës, duke thënë se grupet militante që synonin civilët, duhet të rishikojnë dënimet e tyre të adoptuara të xhihadit. Në predikimin e tij të së premtes, Shejh Kardavi tha se xhihadi duhet të jetë vetëm mbrojtës dhe se personat joushtarakë nuk duhet të jenë në shënjestër në një luftë të tillë. "Kurani thotë se vrasja e një personi të pafajshëm është njëlloj me vrasjen e tërë njerëzimit. Për këtë arsye, Islami i ka ndaluar ushtrive myslimane për të vrarë gra, fëmijë apo pleq në kohë lufte", - shtoi Kardavi, i cili njëherësh është edhe kryetar i Unionit Ndërkombëtar për Studiuesit Myslimanë. Megjithatë, ai u kërkoi udhëheqësve rusë që të fillojnë një dialog politik me grupet militante të Kaukazit dhe të mos përdorin forcën e armatosur për të zgjidhur konfliktin. "Unë shpresoj se udhëheqësit rusë do të fillojnë një dialog konstruktiv. Ata mund të kërkojnë edhe ndërmjetësim nga liderë të vendeve arabe e myslimane për të ndërmjetësuar midis Rusisë dhe militantëve të Kaukazit",- theksoi ai.



### CITY UNIVERSITY I LONDRËS, NUK LEJON DHOMË PËR FALJE TË STUDENTËVE MYSLIMANË

Autoritetet e Universitetit " City" në Londër i kanë thënë jo kërkesës së studentëve myslimanë që studiojnë në këtë universitet, për ndarjen e një dhome për lutje (falje), me arsyetimin se ky hap është kundër vlerave shekullare . Studentët myslimanë lutjet po i bëjnë në rrugë, për shkak të një mosmarrëveshjeje lidhur me objektet – një dhomë për lutje. Universiteti thotë se është kundër filozofisë që të sigurohet një dhomë vetëm për studentët islamë."Ne mendojmë se dhënia e një dhome për lutje për studentët myslimanë nuk përputhet me vlerat e universitetit tonë", - tha prof. Julius Veinberg, i cili është duke vepruar si zëvendës-kancelar në Universitetin e qytetit."Ne jemi një organizatë laike. Vlerat tona universitare nuk lejojnë që këta student të kenë një dhomë të dedikuar për falje-lutje, për faktin se kjo është krejtësisht kundër vlerave themelore të Universitetit".



### SHKATËRROHET XHAMIA NË ONTARIO

Policia rajonale e Ontarios po heton një krim të mundshëm të shkatërrimit të një xhamie të Shoqërisë Myslimane të Vaterloo & Vellington. Xhamisë i janë thyer dy dritaret dhe janë pikturuar grafite fyese, që kanë shkaktuar dilema tek shumë anëtarë - pse dikush do të bënte një gjë të tillë në një vend të adhurimit. Simbolet fyese pesëkëndore dhe numrat 666 ishin pikturuar rreth ndërtesës. "Është një krim dhe një urrejtje. Është shumë i keq dhe shumë tronditës një veprim i tillë", - tha Fehimuddin, kryetar i xhamisë. "Ne vetëm lutemi për personin, i cili e ka bëri këtë, që Zoti ta udhëzojë. Ne jemi njerëz të paqes, që jetojnë. Ne i duam të gjithë dhe ne duam të gjithë të na duan", - tha Abdul Mennan. Incidente të ngjashme kanë ndodhur në xhaminë e Hamiltonit dhe Montrealit

### KARDINALI ÇEK THOTË SE MYSLIMANËT GRADUALISHT PO PUSHTOJNË EVROPËN

Kryepeshkopi i Pragës dhe njëherësh kardinali çek Miloslav Vilk, tha se myslimanët janë të vendosur për të mbushur zbrazëtinë shpirtërore që kemi krijuar ne si evropianë tek krishterët në jetën e tyre. "Evropa do të paguajë shtrenjtë për zbrazëtinë shpirtërore që ka krijuar dhe kjo është periudha e fundit për të ndërmarrë diçka, sepse kjo çështje nuk do të vazhdojë gjatë. Dhe është shansi i fundit për të bërë diçka për këtë", - tha ai. "Nëse të krishterët zgjohen, jeta mund të bëhet e tillë që Islamizmi dhe Krishterimi nuk do të kenë forcë për ta ngulitur karakterin e tyre në jetën e njerëzve."Evropa ka mohuar rrënjët e saj të krishtera, nga të cilat ajo është rritur dhe të cilat mund t'i jepnin forca për të shmangur rrezikun se do të jetë e pushtuar nga myslimanët, gjë që po ndodh gradualisht. Në fund të mesjetës dhe periudhës moderne, Islami ka dështuar për të pushtuar Evropën me armë. Më pas të krishterët i mundën ata. Sot, luftimet bëhen me armë shpirtërore, të cilat Evropës i mungojnë, kurse myslimanët janë të armatosur plotësisht, dhe janë gjithnjë e më afër Evropës". Ai u bëri thirrje të krishterëve që t'i përgjigjen kërcënimit nga islamizimi, duke manifestuar dhe dashur besimin e krishterë. *(mr. R. Suma)*

**Autor: Agim Gashi**

BESIMTARET (arab.)
TË BASHKUARAT
E NDALUARA NË ISLAM
E ZBËRTHYER
QË KA TË BËJË ME GOJËDHËNAT
PËREMER PRONOR
LLOJ VESHJE GRASH
ILIR SHAQIRI
VULA E PROFECISË (a.s.)
BANORI I QYTETIT NË FOTO
NJËZËRI
PRANIM
INDIA / KËPËR TË
SHTET EVROPIAN (pashq.)
INDIANA PUBLIC RADIO / MAJKË
ADASHE E NAMIKUT
DY ZANORE
KAMURI
RADON / TOKË RREZE MALIT
PASURIA E MALIT
BEKIM SIPAS TË KRISHTERËVE
QË SHËRBEN PËR LESHIMIN E RAKETAVE
LIBRI I PARË SHKOLLOR (pashq.)
NEDNI / ARIANIT (dim.)
1 ROMAK / TITULL
EMËR F. ISLAME / E.N.
LIBRI I ALLAHUT (pashq.)
ATERRLES / SHTET NË AM. LATINE
I VENDIT KU GJENDET MEKA
ZOG FËRRALLOR / MELODIA
MBËSHTJELLJA ME LETËR TË FORTË
NOMINIMET
ATA
EDHE (tal.)
TITANI
NJOLLË / MENDJEHOLLË
ZBRET / BOMBAY STOCK EXCHANGE
VJETËT / SHUMË I MADH
FIGURË SHAHU / KËSHILLTAR LIGJOR
EMËR FEMRE ISLAME
VENDËS, ANAS / EPILEPSIA
LITRI
ZBULUESE / KODËR RËRE
MENDIM I RI
HALITI (variant) / DHOMA E BURRAVE
KËNË, MANA
LLOJ PESHKU / AMERICI
KËNGËTARJA, GAZIMI
BREGDET
BAKËR / REPUBLIKA
KOËSHKIMI, DËNIMI
PAK I LAGUR



## ZGJIDHJA E KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | E | B | U | T | A | L | I | B | I |
| | | | | | M | A | R | A | T | O | N | I | K |
| | | | | | I | | A | S | O | R | T | O | J |
| | | | | | R | I | N | I | M | I | | K | E |
| | | | | | A | M | I | | I | K | S | I | |
| | | | | | T | I | | SH | K | U | | M | I |
| | | | | | L | T | I | K | L | | T | I | D |
| A | N | A | L | I | T | I | K | E | | D | I | K | E |
| T | A | T | I | M | | M | A | T | U | R | | E | A |
| A | N | A | M | F | S | | N | F | R | O | N | | L |
| K | U | | A | K | A | E | A | | A | J | E | T | I |
| I | R | A | N | | D | E | K | A | N | A | T | I | |
| M | I | L | I | A | R | D | E | R | | | | | |
| E | S | E | | D | I | E | T | A | | | | | |
| T | | T | U | M | U | I | | S | | | | | |
| | U | E | R | I | | I | K | I | | | | | |
| S | A | T | I | R | A | | U | K | | | | | |
| A | L | | M | I | N | A | R | E | | | | | |




**EL AHIR**

**"Ai është i Pari (Evvel) që s'ka fillim dhe i FUNDIT (AHIR) që s'ka mbarim,**
**i Dukshmi (Zahir) dhe i Padukshmi (Batin), dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë."**

**EL HADID, 3**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A'RAF, 180**

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRAT







TË INTERESUARIT LIBRAT MUND T'I SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS